LETRA E MYFTIUT TËRNAVA KONFERENCËS ISLAMIKE DHE LIGËS ARABE

# DITURIA ISLAME

NUMER 241 | VITI 25 | GUSHT 2010 | RAMAZAN 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## RAMAZANI
## MUAJ I GËZIMIT



*Muaji i Ramazanit
në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani,
është udhërrëfyes për njerëzit dhe
sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues
(i së vërtetës nga gënjeshtra)*
*el-Bekare:
185*

DEKLARATË E MYFTIUT TË KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA
PAS VENDIMIT TË GJYKATËS NDËRKOMBËTARE TË DREJTËSISË,
PËR LEGJITIMITETIN E SHPALLJES SË PAVARËSISË SË KOSOVËS

MYFTIU KËRKON ANULIMIN E UDHËZIMIT ADMINISTRATIV 6/2010

www.dituriaislame.net

# HAXHI 2010

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendorë.

Aranzhmani për këtë vit është:

**UDHËTIMI ME AUTOBUS 2.050 €**

**UDHËTIMI ME AEROPLAN 2.750 €**

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2010 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës










DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

NE E ZBRITËM ATË (KUR'ANIN) NË NATËN E KADRIT. E Ç'TË BËRI TY TË DISH SE Ç'ËSHTË NATA E KADRIT? NATA E KADRIT ËSHTË MË E RËNDËSISHME SE NJË MIJË MUAJ! ME LEJEN E ZOTIT TË TYRE (ATË NATË) ZBRESIN ENGJËJT DHE SHPIRTI (XHIBRILI) PËR SECILËN ÇËSHTJE. AJO (QË PËRCAKTON ZOTI) ËSHTË PAQE DERI NË AGIM TË MËNGJESIT.
(EL-KADR: 1-5).

# FRESKIA SHPIRTËRORE E RAMAZANIT

*Vapa përcëlluese e këtyre muajve verorë, dalëngadalë po i hap rrugë freskisë së muajit më të dashur të Allahut, Ramazanit. Kalimi i njeriut nga një jetë e zakonshme në atë mbushur me përkushtim e ibadet të veçantë e me sakrifikime sublime trupore, - kjo është e veçanta e këtij muaji mubarek. Një gjë jo fortë e lehtë. Duke u bazuar në filozofinë e këtij muaji të Agjërimit ( Ramazanit) dhe vlerën e madhe të tij, besimtari me bindje më të thellë e me vullnet i përgjigjet thirrjes hyjnore që, në emër të Tij të heqë dorë nga jeta normale dhe kërkesat e ulëta e të përditshme, duke synuar jetën shpirtërore e shpërblimet e panumërta, që janë përgatitur për këtë agjërues. Agjërimi është një shkollë dhe qendër e edukimit dhe skalitjes shpirtërore dhe morale, pse jo...*

*Ditën agjërojmë, pak pas iftarit falim bashkërisht namazin e teravive, një përjetim shpirtëror ky shumë i rrallë. Dëgjohen ajete nga kaptina të ndryshme kur'anore; bile në disa xhami ky namaz vjetor falet edhe me hatme. Ato lutje, ato dua e salavate që këndohen nga qindra e qindra xhematlinj, rrisin imanin dhe e forcojnë atë në zemrën e besimtarit.*

*Në këtë muaj mubarek nafilja është në rang të farzit, kurse farzi që kryhet në muajin e Ramazanit, shpërblehet sa 70 farze që ke kryer jashtë muajit të Ramazanit. Pra, vlerësohet dhe shpërblehet, po nuk i zëvendëson farzet e tjera që na kanë mbetur.*

*Muhamedi a.s., në një rast u tha ashabëve se një umre në Ramazan ka vlerën e një Haxhi, po nuk e zëvendëson Haxhin kurrsesi.*

*Në këtë muaj hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe lidhen shejtanët, që ai me veset e tyre të mos na shqetësojnë dhe ne të mos i zgjidhim me gibet e të shara dhe cigare.*

*Ramazani është muaji kur myslimanëve iu shpall kushtetuta hyjnore (Kur'ani), që të drejtojë dhe fuqizojë zhvillimet jetësore, të kanalizojë veprimtarinë e njeriut, t'i japë kuptim kësaj jete dhe jetës tjetër, të rregullojë raportet Krijues dhe i krijuar, nga njëra anë, si dhe, nga ana tjetër, krijesë me krijesë. Në këtë muaj është edhe nata më e vlefshme e gjithë vitit: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit."( El-Kadr: 1-5). Pra, me një matematikë e thjeshtë një mijë muaj janë të barabartë me 83 vjet e 4 muaj. Duke ditur se jeta mesatare e njerëzve në këtë botë nuk i kalon 74 vjet, do të thotë se kjo natë është më me vlerë se tërë jeta e njeriut. Kurse Pejgamberi a.s. thotë :"Atij që bën ibadet (lutje) Natën e Kadrit, me besim e duke shpresuar për shpërblimin (që do t'i japë Allahu xh.sh.), do t'i falen ato që i kanë paraprirë prej mëkateve". (Buhariu, Muslimi)*

*Pra është një rast tepër i volitshëm që myslimanëve duhet t'u japë edhe më shumë kurajë, pasi Muhamed Mustafaja a.s. ka garantuar se Agjërimi dhe Kur'ani bëjnë shefat për të devotshmit dhe Ymetin e Pejgamberit a.s..*

*Në fund të Ramazanit besimtari, i vetëdijshëm e me përulje të plotë, jep nga pasuria e tij sadekatul-fitrin, kjo sadaka që populli ynë tradicionalisht e ka adresuar në institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës, për t'i mbajtur dhe për të funksionuar institucionet që ajo drejton - medresenë e mesme "Alauddin" me paralelet e saj në Gjilan e Prizren, dhe Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës. Allahu na e pranoftë agjërimin tonë dhe për hajr Fitër-Bajrami të gjithë Ymetit të Muhamed Mustafasë!* ●

*Mr. Rexhep Suma*




Orhan Bislimaj

# Ramazani, muaj i gëzimit

**“Dhe se Ai (Allahu) bën për të qeshur dhe bën për të qarë”**
**(En-Nexhm, 43)**

Agjërimi i muajit të Ramazanit, si një prej ibadeteve bazë në fenë islame, nuk harron të vijë për çdo vit. Ai nuk vjen shumë herë brenda vitit, veçse një herë. Kjo e bën agjërimin mjaft atraktiv, të pritshëm dhe të mirëseardhur. Edhe në këtë vit, sikurse edhe vitet e tjera, atmosfera e gëzimit të agjërimit ka filluar t’i pushtojë zemrat e besimtarëve islamë, qysh nga ardhja e muajit Rexhep, në të cilin shënohet dita që fikson ndarjen e ashtuquajtur të “tre muajve të Ramazanit”.

## "TË QESHURIT" DHE "TË QARËT" NJË MREKULLI HYJNORE

Në ajetin e sipërcituar, Allahu i Lartësuar në Kur'anin e madhërishëm ka vërtetuar se të qeshurit dhe të qarët e vërtetë, vijnë prej Allahut. Kuptohet, këtu nuk bëhet fjalë për një gjendje artificiale, që zakonisht artistët dhe aktorët e shprehin nëpër shfaqjet e tyre teatrore. Jo, në ajetin e sipërthënë bëhet fjalë për një gjendje natyrore e origjinale nga Allahu, respektivisht për të qeshurit e vërtetë, që, edhe po deshe, nuk mund ta ndalësh, dhe për të qarët e vërtetë, që shfaqet në lot të zjarrtë, që burojnë nga thellësia e zemrës dhe e shpirtit. Në të vërtetë, ajeti flet për një mrekulli hyjnore, që ekziston në vetë individin, të cilën thuajse njeriu nuk e heton. Mendimtari i madh islam, Muhamed Mutevel-li Sha'ravi, duke shpjeguar këtë ajet, thotë: "Shumëkush e lexon këtë ajet fisnik pa u thelluar fort në të, mirëpo duhet ditur se ky ajet kur'anor përmban në vete një mrekulli të madhe hyjnore".[1] Le të parashtrojmë pyetjen: Ku qëndron fshehtësia e kësaj mrekullie hyjnore? Pa dyshim, mrekullia hyjnore që shfaqet në këtë ajet, përmbahet në faktin se gjendjen e të qeshurit dhe të qarët të natyrshëm e krijon vetëm Allahu dhe jo njeriu. Mrekulli e vërtetë, apo jo!? Prandaj, të qeshurit dhe të qarët e natyrshëm vjen vetëm nga Allahu xh.sh. për të gjithë njerëzit njësoj. Nuk ka buzëqeshje angleze, buzëqeshje amerikane apo buzëqeshje afrikane, por ekziston vetëm një buzëqeshje e përbashkët për të gjithë. As nuk ka qarje aziatike apo qarje australiane, po ekziston vetëm një qarje e përbashkët. Nëse ato artificializohen, do të ndryshojnë, e nëse janë natyrore, do të jenë të njëjta".[2]

## ARDHJA E RAMAZANIT MOTIV PËR GËZIM TË VËRTETË

Ajo që u tha më sipër, është vetëm një uvertyrë për atë që synojmë ta themi në vijim. Përderisa gjendja e të qeshurit natyror, apo e të qarit natyror, është e përbashkët për të gjithë njerëzit dhe është e njëjtë, ngaqë vjen prej Allahut, në anën tjetër, shkaqet që i motivojnë ato, ndryshojnë nga një rast tek tjetri. Le t'i kthehemi çështjes! Allahu në ajetin në fjalë thotë: "Innehu ad'hake ve ebka" - "Dhe se Ai (Allahu) bën për të qeshur dhe bën për të qarë". (En-Nexhm, 43). Secili njeri, sapo ta lexojë këtë ajet, arrin ta kuptojë se Allahu nuk e realizon të qeshurit dhe të qarët te njeriu, nëpërmjet ndonjë mënyre që nuk përmban motive. Transmeton imam Kurtubiu në Tefsirin e tij hadithin e Pejgamberit a.s. nga hazreti Aisheja r.a., e cila ka thënë: "Ka kaluar Pejgamberi a.s., pranë një populli prej shokëve të tij, të cilët ishin duke qeshur. Ai tha: Sikur ta dinit atë që di unë, me siguri do të qeshnit pak dhe do të qanit shumë!" Menjëherë pas kësaj, Pejgamberit



a.s. i zbriti Xhibrili a.s. dhe i tha: "O Muhamed! Allahu po të thotë: "Dhe se Ai (Allahu) bën për të qeshur dhe bën për të qarë". Pejgamberi a.s. u kthye tek ata, dhe tha: Nuk i kam kaluar katërdhjetë hapa prej sa u largova nga ju, kur më erdhi Xhibrili dhe më tha: Shko tek ata dhe thuaju: Allahu i Lartësuar thotë: "Dhe se Ai (Allahu) bën për të qeshur dhe bën për të qarë".[3] Imam Kurtubiu thotë se kjo domethënë "i ka krijuar shkaqet e të qeshurit dhe të qarit". Nga ky aspekt, një rëndësi të jashtëzakonshme, duket ta ketë natyra e motivit, që në njëfarë mënyre tregon formimin shpirtëror të individit.

## MUAJ ME PLOT BEGATI

Tani, kur jemi në vigjilje të muajit të shenjtë të Ramazanit, ardhja e tij për dikë është motiv për të qeshur, pra për t'u gëzuar, dhe për dikë motiv për të qarë, pra për t'u dëshpëruar. Kjo pasqyron tërësisht gjendjen natyrore të vetë besimtarit dhe qëndron në themelin e formimit të natyrshëm të individit. Apo, që të themi më drejt, varet nga niveli i fortësisë së imanit të besimtarit, sepse prirja për të agjëruar bazohet në impresionimin e ndjenjës imanore – besimore. Secili besimtar, në dialog me vetveten, mund t'i bëjë llogari vetvetes. Nëse gjendja e tij shpirtërore (flasim për gjendjen e natyrshme, të cilën e di secili njeri për vetveten), i gëzohet ardhjes së Ramazanit, atëherë mund të themi se i ka punët mirë me imanin e vet, e nëse nuk i gëzohet ardhjes së Ramazanit, ai çalon nga imani i dobët, pavarësisht se shtiret para njerëzve kinse po i gëzohet ardhjes së Ramazanit.

### VËSHTIRËSITË E AGJËRIMIT KËNAQËSI PËR BESIMTARIN

Me të vërtetë, agjërimi është një gëzim për besimtarët, ndërsa muaji i Ramazanit një festë madhështore. Pejgamberi a.s. dhe shokët e tij -ashabët (kënaqësia e Allahut qoftë me të gjithë ata) ardhjen e Ramazanit e prisnin me mallëngjim dhe gëzim të madh. Kur afrohej fillimi i Ramazanit, i Dashuri i Allahut i drejtohej Ymetit të vet me këto fjalë:

"O ju njerëz, ju erdhi një muaj i madhërishëm përplot me begati, në të cilin një natë ka vlerat e një mijë muajve të tjerë. Allahu xh.sh. e ka bërë obligim agjërimin e tij…".

Me një rast është pyetur hazreti Omeri r.a. se a qeshnin shokët e Resulullahut a.s.,? Ai ishte përgjigjur: "Po, qeshnin, por betohem në Allahun se imani në zemrat e tyre ishte më i fortë sesa kodrat e patundura".[4]

### ATMOSFERA E RAMAZANIT – GËZIM NË DY BOTËT

Besimtari i vërtetë është i brumosur me lumturinë e ibadeteve. Secilin ibadet ndaj Allahut, e pret me gëzim të madh, e realizon me përkushtim të thellë, dhe e shoqëron me lot devotshmërie. Asnjëherë nuk brengoset për ardhjen e tyre. Përkundrazi, ibadetin ndaj Allahut e shikon si një privilegj për vetë njeriun, i cili e pati nderin që, nëpërmjet tyre, t'I bëjë përkushtim dhe respektim Madhërisë së Allahut. Që nëpërmjet adhurimit të dëshmojë modestinë e vogëlsisë së vet, dhe njëkohësisht të konfirmojë se çdo ibadet ndaj Allahut, në të vërtetë transformohet në dobi për vetë njeriun. Allahu është i Gjithëpasuri, dhe jemi ne që kemi nevojë për Të. Besimtari pret Ramazanin me padurim, sepse e do ibadetin e agjërimit, dhe e do agjërimin, sepse E do Allahun. Përgjatë një muaji, aq sa zgjat agjërimi i muajit të Ramazanit, besimtari feston mëngjes e mbrëmje, në syfyr dhe iftar. Vizitat e ndërsjella, shkuarje-ardhjet në iftare të përbashkëta, veçse e bëjnë të pashlyer në kujtesën e besimtarit atmosferën festive të Ramazanit dhe falja e namazit të teravisë në xhami, bashkërisht me xhematin, - të gjitha këto muajin e Ramazanit e shndërrojnë në një kongres të vogël të përditshëm për besimtarët. Po jo vetëm kaq, për atmosferën e Ramazanit mbetet shumë për t'u thënë. Nuk mund t'i harrojmë tekbiret e përbashkëta për madhërimin e Allahut dhe salavatet për Pejgamberin a.s.. Këto i japin muajit të Ramazanit një imazh të veçantë. Ushqimet e llojllojshme në tryezën e syfyrit dhe të iftarit, janë për çdo lakmi. Në krye të ushqimeve të mira (ndër ne) qëndron e ashtuquajtura "pitarka e Ramazanit", që me mjaft mbresa na kujton kënaqësitë e këtij muaji të madhërishëm. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjëruesi ka dy gëzime që e gëzojnë: një gëzim kur bën iftar, dhe gëzimi tjetër kur E takon Allahun (Ditën e Kiametit) gëzohet për agjërimin e tij.[5] Nëse e analizojmë këtë hadith të Pejgamberit a.s., do të vërtetojmë me lehtësi se që të dy gëzimet e sihariquara janë tejet përmbajtësore, dhe kjo si për trupin e njeriut, si për shpirtin e tij.

### TRUPI, GJATË AGJËRIMIT, PËRJETON TRI GËZIME

a) Në iftar, kur ha dhe pi, përjeton gëzim të madh, sepse gjatë agjërimit ai është ndier i rrezikuar në vetë ekzistencën e vet, dhe kjo është nga natyra e trupit, sepse burim tjetër të ekzistencës ai nuk ka;

b) Ndihet i lumtur, ngase është duke respektuar kërkesën e eprorit të vet – shpirtit; dhe

c) Nëpërmjet agjërimit, trupi ndihet më i lehtë dhe më i shëndoshë e i qëndrueshëm ndaj shumë bakterieve që do të mund të shndërroheshin në sëmundje të vërteta.

### NGJASHMËRISHT ME KËTË, EDHE SHPIRTI PËRJETON TRI GËZIME TË MËDHA

a) Në iftar shpirti gëzohet për qëndrimin e tij dinjitoz dhe, me anë të këtij gëzimi, ai feston fitoren ndaj pasioneve dhe kënaqësive biologjike të trupit, me të cilat është në luftë të vazhdueshme e të përhershme;

b) Me anë të agjërimit shpirti gëzohet se është duke kryer një obligim dhe ibadet ndaj Allahut dhe

c) Shpirti gëzohet atëherë kur do të dalë para Madhërisë së Allahut xh.sh.. Ky gëzim është më madhështori prej të gjithave.

Pikërisht, gëzimi në botën tjetër, veçse do të vërtetojë gëzimin e besimtarit me rastin e agjërimit dhe të ardhjes së muajit të shenjtë të Ramazanit. Zaten, ajeti i Kur'anit: "Dhe se Ai (Allahu) bën për të qeshur dhe bën për të qarë", - nuk ndalet vetëm në këtë botë, por edhe në Botën tjetër. Këtë e vërteton me ajetin paraprak në kaptinën e njëjtë "En-Nexhm", ku Allahu thotë: "Dhe se kthimi i fundit do të jetë tek Zoti yt". (En-Nexhm,42). Sipas Rraziut, këto dy ajete sqarojnë gjendjen e njerëzve në Botën tjetër. Ashtu sikurse Urdhëresat dhe Ndalesat e Allahut, disa i presin me qeshje e gëzim, e disa të tjerë prej njerëzve i presin me qarje e pikëllim, po këtë gjendje Allahu do t'ua japë atyre në Ahiret.[6] Në këtë kontekst, dhe duke u bazuar në atë që u tha më lart, përfundimisht konstatojmë se ai që u gëzohet ibadeteve të Allahut, në këtë rast agjërimit, ai me këtë gëzim do të ringjallet në Ditën e Kiametit, e ai që pikëllohet për ardhjen e tij, me këtë pikëllim do të ringjallet në Ahiret. Allahu udhëzon në rrugën e drejtë!

(1)Muhamed Mutevel-li Sha'ravi "Argumentet lëndore mbi ekzistimin e Zotit", përkth. Sabri Bajgora, boton: KBI, Prishtinë, Prishtinë, 1997, f. 57. (2)Po aty, f. 58-60. (3)El-Kurtubij "El-Xhamiu liahkami'l-Kur'ani", komentimi i ajetit En-Nexhm, 43. (4)El-Kurtubij, po aty. (5) Buhariu dhe Muslimi. (6)Er-Rrazi, "Mefatihu'l-gajbi – et-tefsiru'l-kebir", komentimi i ajetit En-Nexhm, 42

Mr. Adnan Simnica

# Ramazani dhe pranimi i lutjeve

**"Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes së lutësit, kur ai Më lutet Mua. Prandaj, për të qenë të udhëzuar, ata le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të Më besojnë Mua"**

**(El-Bekare, 186)**

Në kuadër të ajeteve paraprake ku obligohet agjërimi, dhe atyre vijuese, ku sqarohen dispozita të agjërimit, hasim një qasje mahnitëse dhe të çuditshme që depërton thellë në shpirtrat tanë, meqë shprehet një kompensim lehtësues ndaj vështirësive të agjërimit me shpërblim të shpejtë - me pranim të lutjeve tona. Ky ajet vjen pas dëshmisë hyjnore se Kur'ani, i cili është udhëzues për njerëzit, ka filluar të zbresë në Ramazan; kjo për të na sqaruar se devotshmëria që arrijmë përgjatë agjërimit, na bën të gatshëm për t'u pranuar duaja-lutja jonë, e cila nuk ka synim esencial pranimin e lutjes, por adhurimin e Krijuesit. Me fjalët e shprehura në këtë ajet të pranimit të lutjeve me plot dashuri, ledhatim, inkurajim, butësi dhe afërsi me Krijuesin, a thua si mund të ketë nga agjërimi lodhje dhe vështirësi? Allahu xh.sh. këtu ka përmendur shprehjen "robërit e Mi", ndërsa përgjigjen ndaj tyre e ka shprehur drejtpërdrejt, dhe nuk ka përdorur shprehjen: "thuaju atyre", por ka thënë drejtpërdrejt: "Unë jam afër".

## ALLAHU XH.SH. PRANON LUTJEN PA ASNJË LLOJ NDËRMJETËSUESI

Kështu, Ai, me Qenien e Tij të lartë, merr përsipër përgjigjen ndaj robërve të Tij me përdorimin e shprehjes "Unë jam afër". Ai, gjithashtu, nuk tha: "Unë dëgjoj lutjen", por shpejtoi duke thënë: "i përgjigjem lutjes së lutësit, kur ai Më lutet Mua".[1] Ardhja e përgjigjes hyjnore drejtpërdrejt për pyetjen e parashtruar për Muhamedin a.s. dhe jo nëpërmes shprehjes "thuaju (o Muhamed) atyre", e cila largon afërsinë e lutësit me Krijuesin, - tregon qartë afërsinë e Allahut xh.sh. me rastin e përgjigjes-pranimit të lutjes pa asnjë lloj ndërmjetësuesi.[2] Në këtë ajet shprehet qartazi premtimi i Zotit Fuqiplotë, që të pranojë lutjen e lutësit, një fakt i cili konfirmohet me përdorimin në origjinal të "idha" – "kur", derisa lutja nuk përmban ndonjë mëkat apo shkëputje – prishje të raporteve familjare, prandaj Muhamedi a.s. thotë: "Nuk ka besimtar që lutet me ndonjë lutje, e cila nuk përmban ndonjë mëkat e as shkëputje të raporteve familjare, e të mos i japë Allahu një prej këtyre tri gjërave: (ose) ia shpejton pranimin e lutjes në këtë botë, (ose) ia deponon për Botën tjetër, dhe (ose) me atë lutje i largon një të keqe sikurse ajo (e mirë nga pesha)".[3] Derisa besimtari shijon kënaqësinë e agjërimit, atëherë falënderon Allahun xh.sh., prandaj në përputhshmëri me këtë fakt, Krijuesi atij i dhuroi këtë dhuratë me fjalët: "Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin ty për Mua Unë jam afër", dhe ja, Allahu xh.sh. konfirmon se besimtari, meqë shijon madhështinë e agjërimit, falënderon dhe madhëron Atë.[4] Muhamedi a.s. thotë: "Tre personave nuk u kthehet lutja mbrapsht: Agjëruesit derisa të hajë iftar, udhëheqësit të drejtë, dhe duaja-lutja e atij që i është bërë e padrejtë, Allahu e ngre atë lart dhe i hap dyert e qiellit e thotë: "Pasha krenarinë Time, do të të ndihmoj patjetër qoftë edhe pas një kohe".[5] Shprehja 'robërit" ka për qëllim besimtarët që ndiejnë me plot sinqeritet se adhurimi i përket vetëm Allahut xh.sh. dhe ndiejnë kënaqësi e shfaqin përkushtim të plotë. D.m.th., "...kur ata të pyesin ty për Mua, Unë jam shumë afër..." anës shpirtërore të tyre, "... kur ata ndiejnë sinqerisht adhurimin ndaj Meje, ndërsa Unë jam afër tyre me përkujdesje dhe mbikëqyrje".[6]

## KRIJUESI BËN THIRRJE BESIMTARËVE QË TË AGJËROJNË RAMAZANIN

Allahu bën thirrje që t'i drejtohemi Atij me lutje, ngase Ai është afër besimtarëve dhe i pranon ato menjëherë.[7] Transmetohet se shkak i zbritjes së këtij ajeti ishte rasti i betejës së Hajberit, kur besimtarët Iu lutën Allahut xh.sh. me zë të lartë, e Muhamedi a.s. u tha: "O ju njerëz, mëshironi vetveten, ju nuk jeni duke lutur të shurdhrin e as dikë që nuk është i pranishëm, ju jeni duke lutur Atë Që ju dëgjon dhe është afër jush, është me ju".[8]

Me këtë rast Zoti Fuqiplotë premton pranimin e lutjes së besimtarëve, të cilët ndiejnë fuqishëm madhështinë e adhurimit ndaj Tij, ndiejnë sinqerisht afërsinë tek Krijuesi dhe vetëm tek Ai mbështeten për çdo gjë, sikur lutjet e tyre mishërohen me ta dhe ata luten, për se Allahu xh.sh. thotë: "Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin ty për Mua, Unë jam afër", prandaj, edhe ka përdorur në origjinal "idha" –"kur", që dëfton konkretisht ndodhjen e pyetjes nga ana e tyre, meqë ata me atë rast vepronin me përkushtim dhe sinqeritet të plotë. Afërsia e theksuar në ajet, nuk ka për qëllim afërsinë nga aspekti i vendit, por nga aspekti i kënaqësisë dhe mëshirës së Allahut xh.sh. ndaj lutësit, ashtu siç thotë Ai: "Zoti juaj ka thënë: "Lutmëni Mua, se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të Më adhurojnë, do të hyjnë në Xhehenem të poshtëruar"![9] Pjesa e ajetit "Me të



vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të Më adhurojnë" - tregon se lutja është adhurim-ibadet. Se lutja është adhurim, këtë e vërteton edhe thënia e Muhamedit a.s., i cili thotë: "Lutja (duaja) është (truri) esenca e adhurimit".[10]

Lutja paraqet adhurim ndaj Krijuesit, shprehje të dëshirës për të mirë, dhe lartësim të Krijuesit tonë. Duaja - lutja bëhet dhe pranohet kur kemi plot sinqeritet, devotshmëri dhe i përmbahemi ligjit hyjnor të Allahut xh.sh. dhe me atë rast s'ka nevojë të ngrihet zëri, ngase Ai di dhe dëgjon çdo gjë, prandaj Ai e dëshmon këtë fakt: "Ne jemi më afër tij se damari i qafës së tij".[11]

Meqë lutja ka një rëndësi të veçantë, Allahu xh.sh. ka afruar tek Vetja e Tij ata që I luten, prandaj thotë: "Prandaj, ata, për të qenë të udhëzuar, le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të Më besojnë Mua", kjo, sepse duaja-lutja kërkon përgjigje, dhe derisa ti, o besimtar, kërkon përgjigje-pranim të lutjes, atëherë përmbaju ligjit të Tij dhe do ta marrësh përgjigjen pozitive nga Ai. Njeriu besimtar duhet të kuptojë patjetër të mirën dhe rrugën drejt së mirës dhe të lutet për të mirë, sepse, nëse nuk përfillet kjo, atëherë dikush mendon se është lutur për diçka të mirë dhe ajo është jo e mirë, e personi i tillë mund të thotë: Përse nuk po më përgjigjet Allahu? Le ta dijë ky lutës se Allahu xh.sh. nuk i përgjigjet diçkaje kur lutësi ka menduar që po lutet për diçka të mirë, po e vërteta nuk është ashtu, Krijuesi thotë: "Njeriu (e tepron) lutet për keq, ashtu sikurse lutet për mirë, (por Zoti nuk i pranon lutjet e tij për keq), njeriu (nga vetë natyra) është i ngutshëm".[12]

## ALLAHU XH.SH. DI GJITHÇKA RRETH BESIMTARËVE, I DËGJON DHE U PËRGJIGJET LUTJEVE

Për t'u pranuar lutja jonë, doemos duhet t'i përmbahemi Ligjit të Krijuesit, ngase ajo nuk pranohet kur punojmë në kundërshtim me Ligjin e Tij, ashtu siç veproi një njeri në kohën e zbritjes së Kur'anit, ai iu lut Allahut xh.sh., por Muhamedi a.s., me atë rast, pati thënë: "Ushqimi i tij është nga e ndaluara (harami), veshmbathja është nga e ndaluara, ushqehet nga e ndaluara, e si t'i pranohet duaja të tillit"?[13] Besimtari i devotshëm, me rastin e lutjes nuk e bën qëllim kryesor pranimin e saj-përgjigjen hyjnore, por adhurimin e Krijuesit. Fuqiploti thotë: "Thuaj: "Zoti im nuk do t'ju përfillte (nuk do të kujdesej për ju), sikur të mos ishte lutja juaj".[14] Derisa lutja ka vlerë të lartë, atëherë Allahu xh.sh. i ka bërë të afërt tek Ai ata që I luten, për se thotë: "Prandaj, ata, për të qenë të udhëzuar, le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të Më besojnë Mua". Në origjinal "(fe)ljestexhibu li" – "le t'i përgjigjen thirrjes Sime", pjesëza "fe" sqaron kushtëzimin që mendohet në aspektin e përmbajtjes, që d.m.th.: "...nëse Unë jam afër tyre, atëherë i pranoj lutjet e tyre dhe pranoj adhurimin e tyre, ngase duaja është adhurim dhe kërkim ndihme nga Unë. E nëse Unë jam i tillë me ju, atëherë, përgjigjuni thirrjes Sime duke Më adhuruar vetëm Mua...", duke qenë të devotshëm, duke vepruar me drejtësi, duke luftuar të keqen dhe padrejtësitë dhe duke rregulluar raportet ndërmjet jush. Të tillët le të Më besojnë Mua si të vetmin Krijues, i Cili ka krijuar dhe ka shpikur çdo gjë, le ta ndjekin Ligjin Tim hyjnor në çdo çështje dhe vetëm tek Unë të mbështeten. Kjo nënkupton se besimi i sinqertë në Krijuesin dhe zbatimi i Ligjit Tij në çdo sferë të jetës, është rruga e vetme e udhëzimit në këtë jetë.[15] Ja, Zoti Fuqiplotë, pasi i urdhëron besimtarët për agjërim dhe madhërim e falënderim ndaj Tij, sjell këtë ajet, i cili tregon se Allahu xh.sh. di gjithçka rreth besimtarëve, i dëgjon ata dhe u përgjigjet lutjeve të tyre. Ai konfirmon prerazi afërsinë e Tij me lutësit dhe premton pranimin e lutjeve të tyre.[16] Ramazani me përkushtim rezulton devotshmëri, e devotshmëria rezulton pranimin e lutjeve tona!

(1) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kur'an, v. I, f. 173, 1996, Daru esh-shuruk, Bejrut (2)Tefsiru Esh-Sharavi, v.II, f. 781, pa vit botimi, Ahbarul jevm, Kajro(3) Ruhul Meani fi Tefsir El-Kur'an el-Adhim ve es-seb'ul methani, Imam Alusi, f. 64, komentimi i xhuzit II, Ihja et-turathul arabijj, Bejrut. Ndërsa hadithi transmetohet në sahih nga Ebi Seidi(4) Tefsiru Esh-Sharavi, f 780(5) Tefsir El-Kur'an El-Adhim, Ibn Kethiri, v.I, f. 219 pa vit botimi, El-Mektebetu Tevfikije, Kajro. Hadithin e transmeton Tirmidhiu, Ibni Maxhe, Nisaiu dhe Imam Ahmedi në mesnedin e tij nga Ebu Hurejre(6) Muhamed Ebu Zehra, Zehretu et-Tefasir, f. 562, pa vit botimi, Darul fikr el-arabijj, Kajro (7) Gjithashtu transmetohet nga Ibn Ebi Hatim se një beduin (arab) e pyeti Muhamedin a.s.: A është Zoti ynë afër që ne t'i lutemi (me zë të ulët), apo është larg e ne ta thërrasim? Muhamedi a.s. heshti dhe nuk iu përgjigj. Pas pak Allahu xh.sh zbriti këtë ajet. Tefsiri i Ibni Kethirit, f. 218(8) Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsirul-Meragi, komentimi i xhuzit të II, f. 75, bo.I, 1946, Kajro. (9) Gafir 60 (10) Zehretu Et-Tefasir, f. 562, hadithin e transmeton Tirmidhiu nga Enes bin Maliku.



Fitim Flugaj

# Aspekti shpirtëror i muajit Ramazan

## Realizimi i devotshmërisë

Në shkencën e edukimit është e njohur se, për të realizuar edukimin e individit, duhet krijuar një ambient edukues, në të cilin të mund të kryhen të gjitha llojet e veprimeve edukuese në kushte të volitshme, duke ia lehtësuar individit mundësinë që ta kuptojë misionin e tij në këtë jetë dhe përfitimin që ka nga ky mision, në mënyrë që të ngrihet niveli i tij reaktiv në aspektin logjik, shpirtëror dhe edukativ ndaj të mirave të edukatës së mirëfilltë. Nëse shikojmë nga kjo dritare edukative drejt agjërimit të muajit Ramazan, me konsideratat se është mjeti më i rëndësishëm që ka caktuar Zoti i njerëzimit dhe botës me gjithë ç'ka në të, për të mirën e njerëzimit dhe pastrimin e tyre, e gjejmë se vetë muaji Ramazan është një ambient i veçantë dhe shumë i rrallë edukimi, i cili ofron kujdes të jashtëzakonshëm hyjnor për realizimin e qëllimit të agjërimit, që është realizimi dhe rrënjosja e cilësisë së lartë të devotshmërisë në shpirtin e agjëruesit. Siç dihet, koha e agjërimit është e caktuar, nuk kalon vit që shpirti i besimtarit të mos ndiejë nevojë që një muaj të agjërojë dhe ta kalojë me intensitet të adhurimeve për Krijuesin e vet dhe të sprovojë durimin e tij e të bëjë ndryshime rrënjësore nga rutina ditore dhe mujore e gjithë vitit. S'ka dyshim se përmbajtja e agjërimit është një ndryshim rrënjësor nga jeta e zakonshme, nga të ushqyerit dhe gjumi i rregullt e gjithë ç'përfshihet brenda tyre, për gjithçka besimtari angazhon trupin e tij në një sistem krejtësisht ndryshe, një sistem të ri që thyen krejtësisht rrjedhën normale të jetës. Për të realizuar një ndryshim të tillë rrënjësor, kërkohet patjetër një përgatitje e lartë shpirtërore.

### AGJËRIMI PËRSOS MËSHIRËN DHE DEVOTSHMËRINË

Besimi i paluhatshëm që ekziston te besimtarët, mundëson që ndryshimin e tillë dhe pikërisht agjërimin ta presin me plotë emocione, kënaqësi dhe aktivitet, duke pasur parasysh se është detyrim nga Krijuesi i vet i Plotmëshirshëm. Në anën tjetër, besimtari e di fare mirë se agjërimi sjell vetëm dobi për besimtarin dhe se për të ka lehtësime. Në fund të fundit, agjërimi qëllim kryesor ka përsosjen e mëshirës dhe devotshmërisë. Si në Kur'an, gjithashtu edhe në Synet, na paraqiten inkurajime të mëdha dhe stimulime që ofron Allahu i Gjithëmëshirshëm dhe këshillat që jep Pejgamberi a.s. për besimtarët. Allahu i Madhërishëm thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), të një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju". (El-Bekare 183-184)

Ajetet kur'anore që obligojnë agjërimin, mbyllen me këto thënie të të Fuqiplotit Allah: "..., Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi dhe që të falënderoni". (El-Bekare, 185)

Gjithashtu Syneti i Pejgamberit a.s., inkurajon dhe stimulon besimtarët edhe më shumë, që ta duan agjërimin dhe ta kenë për shpirt. Pejgamberi a.s., në hadithet e tij, flet për dobitë që sjell agjërimi, e ne po citojmë disa prej tyre: Transmetohet nga Emame, i cili thotë: Shkova te i Dërguari i Allahut, dhe i thashë: O i Dërguari i Allahut, më urdhëro të bëj një vepër e cila ma mundëson Xhenetin, e ai më tha:- Të këshilloj të agjëroni, sepse është i pakrahasueshëm! Pastaj i thashë edhe një herë, ai përsëri më rekomandoi që të agjëroj".[1]

Transmetohet nga Ebi Said El-Hudri r.a. se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Sa herë që robi i sinqertë agjëron një ditë për hir të Allahut, Allahu e largon zjarrin e xhehenemit nga fytyra e tij për shtatëdhjetë vjet largësi".[2]

Takimi ma i afërt me Allahun, angazhimi intensiv në adhurim dhe largimi më i mirë e më i madh nga mëkatet, s'ka dyshim që të gjitha këto janë në muajin e bekuar dhe të begatshëm të Ramazanit, më shumë se në cilindo muaj tjetër. Ditët dhe netët e këtij muaji kalojnë në një atmosferë përplot kënaqësi shpirtërore dhe ngazëllim, i cili depërton thellë në zemrat e besimtarëve dhe ata i bën të lumtur. Me fjalë të tjera, sjell një gjendje krejtësisht tjetër nga ajo e zakonshmja dhe reflekton një gatishmëri për pendim e sakrificë.

## HAPJA E DYERVE TË XHENETIT I GËZON BESIMTARËT

E gjithë kjo ndodh nga fakti se çdo gjë ndryshon në botën e ndjenjave metafizike, që nga momenti kur shfaqet Hëna e këtij muaji të bekuar, e deri në përfundim të tij. Ashtu siç na paralajmëron i Dërguari i Allahut kur thotë se dyert e Xhenetit hapen, ndjenjat shpirtërore të besimtarëve lidhen patjetër për muajin e Ramazanit dhe kanë një ndjenjë të veçantë gëzimi. Pastaj, kur thotë Besniku i besnikëve a.s., se mbyllen dyert e Xhehenemit, s'ka dyshim se zemrat e besimtarëve ndiejnë një siguri të madhe dhe janë krejtësisht larg shqetësimit. I Dërguari thotë se gjatë muajit të agjërimit prangosen djajtë (shejtanët), kjo gjë sjell një gëzim tjetër për besimtarët, sepse janë të sigurt nga pëshpëritjet dhe nxitjet e djallit, i cili ua zbukuron të keqen dhe të ndaluarën e i nxit që të veprojnë gjëra të këqija dhe të ndaluara.

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a., se i Dërguari i Allahut a.s., sa herë që vinte muaji Ramazan, thoshte: "Erdhi për ju muaji i bekuar, në të cilin jeni të obliguar të agjëroni, në të hapen dyert e Xhenetit, mbyllën me dry dyert e Xhehenemit dhe prangosen shejtanët. Në këtë muaj është një natë më e vlefshme se një mijë muaj, kush nuk e arrin atë ka humbur mirësitë e saj."[3] Në një transmetim tjetër shtohen edhe fjalët:"Dhe engjëlli (meleku) thërret: O kërkues të mirësisë, pranoni dhe: O kërkues keqbërës, ndalohuni, e kjo vazhdon deri në përfundim të Ramazanit.

Pra, nuk mund të ketë muaj më të përshtatshëm për ushtrimin, stërvitjen dhe edukimin e zemrës me devotshmëri dhe për pastrimin nga hamendja dhe ndjekja e epsheve e dëshirave të djallëzuara, sidomos pasi janë të prangosur shejtanët dhe u është dobësuar ndikimi i tyre për të nxitur për punë të ndyta dhe lajthitje, e zemrat janë të drejtuara drejt Zotit të tyre me frikë dhe respekt.

Ka hadithe të tjera të cilat ndalojnë rreptësisht vazhdimin e jetës normale në muajin Ramazan, në mënyrë që njeriu të mos fillojë t'i japë arsye vetvetes dhe të bëjë ndonjë nga devijimet. I Dërguari a.s., thotë:" Kush ha brenda një dite të Ramazanit pa arsyet që i lejon Allahu, nuk do të ketë mundësi ta kompensojë atë edhe sikur të agjërojë tërë vitin, nëse do ta agjëronte"[4] Përveç këtyre që theksuam, në muajin Ramazan gjithçka merr një pamje krejtësisht tjetër: xhamitë janë të mbushura përplot me besimtarë, shtohen ligjërata këshilluese, tribunat, shtohet xhemati në namazin e Teravisë, lexojnë Kur'an, takohen miq e shokë në sofrën e iftarit, zgjohen në imsak, shtohet solidariteti familjar shoqëror, - që të gjitha këto i japin ngjyrën e lartë shpirtërore dhe duket sikur shpirti i besimtarit lundron qetë-qetë në oqeanin e rehatshëm të imanit- besimit tek Allahu, ose, thënë ndryshe, njeriu fluturon me krahë fluture në puhinë përplot aromë besimi e dashurie. Pse të mos ndihet aq mirë besimtari mysliman, kur dihet se gjatë tërë muajit të bekuar Ramazan, arrin të bëjë pastrimin komplet të qenies së tij dhe gjithçka që zotëron ai. Adhurimet islame, që marrin intensitet të lartë sidomos në muajin Ramazan, kryejnë edhe një funksion më të madh dhe më fisnik për njeriun, ato bëjnë pastrimin e tërë qenies së besimtarit me të gjitha ato që zotëron ai.

## ADHURIMET AFROJNË TEK ZOTI

Këtë e konfirmojnë ajetet kur'anore dhe hadithet e Pejgamberit a.s.. Pastrimi nëpërmjet adhurimeve nënkupton fshirjen e mëkateve të vogla nga regjistri i besimtarit, duke e konsideruar si rezultat të asaj që ka vepruar. Thotë Pejgamberi a.s.:" Kush e agjëron Ramazanin me besim të paluhatshëm dhe me kujdes të veçantë, i falën mëkatet e bëra më parë".[5] Gjithashtu thotë: "Pesë namaze, namazi i xhumasë deri në xhumanë tjetër dhe agjërimi i Ramazanit deri në Ramazanin tjetër, besimtarin e pastrojnë nga mëkatet nëse nuk bën mëkate të mëdha".[6] Pastrimi i zemrës së besimtarit nëpërmjet adhurimeve, ka edhe kuptimin e largimit të besimtarit nga njollat e lajthitjeve dhe devijimeve të ndryshme që e shpien besimtarin në mëkate. Adhurimet ndikojnë që besimtari të afrohet sa më shumë tek Zoti, ta respektojë Krijuesin më shumë, t'i frikësohet Allahut. Për të arritur një gjë të tillë, në radhë të parë kërkohet që në zemrën e tij të

rrënjosë imanin-besimin tek Allahu. I Madhërishmi Allah thotë: "Allahu juve jua bëri të dashur besimin dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, jua bëri që t'i urreni. Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë". ( El-Huxhurat: 7)

Mirëpo, këtë besim në zemrat e besimtarëve e zbukuron Allahu dhe e rrënjos thellë në to, nëpërmjet pastrimit të tyre që ua bën me adhurimet ose ibadetet me të cilat e ka obliguar besimtarin. Secili farz ka rolin e pastruesit dhe zbukuruesit të imanit në zemrën e besimtarit. Namazi kryen një funksion të tillë pastrimi. Për të thotë Allahu: "Një xhami e cila që prej ditës së parë është themeluar për respekt ndaj Allahut (pa hile), është më e drejtë të falesh në të, aty ka burra që dëshirojnë të pastrohen mirë, e All-llahu i do të pastrit". (Et-tevbe:108) Gjithashtu farzi i Zeqatit kryen funksionin e pastrimit. Mëshirëploti Allah thotë: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat) dhe njëkohësisht lutu për ta, se lutja jote është qetësim për ta. Allahu dëgjon dhe sheh". ( Et-Teube 103) Të njëjtin funksion të pastrimit të zemrës së besimtarit e bën edhe Haxhillëku, i cili ia shton devotshmërinë. Allahu xh.sh. thotë: "E kush madhëron dispozitat e Allahut (është fjala për dispozitat e Haxhit), ajo është shenjë (pjesë) e devotshmërisë së zemrave." –(Haxhxh, 32). Ndërsa agjërimi për të cilin flitet në veçanti në këtë artikull, shton devotshmërinë në zemër duke e ndaluar besimtarin nga ngashërimi pas dëshirave dhe epsheve të lejuara të barkut dhe marrëdhënieve intime, si dhe e largon nga fjalët e ndyta dhe shpifjet e gënjeshtrat. Allahu xh.sh., lidhur me këtë, na thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."( El-Bekare 183) Në fund, duhet theksuar se devotshmëria është kulmi i pastërtisë dhe edukimit shpirtëror. Agjërimi i muajit Ramazan mbetet shkolla më e spikatur për edukimin dhe pastrimin e shpirtit të njeriut dhe për kthimin e tij në natyrën e pastër të krijuar nga Allahu. Sepse në të gërshetohen shumica e llojeve të adhurimeve. Atmosfera që krijohet në mjediset ku jetojnë besimtarët, flet vërtet për shumë të mira shpirtërore, që njeriun e bëjnë të lumtur dhe sikur ia shtojnë ëmbëlsinë jetës. Muaji i bekuar Ramazan arrin që edhe brengat e jetës, për besimtarët t'i zvogëlojë e nganjëherë edhe t'i zhdukë fare. Prandaj, a nuk duhet t'i themi:

MIRË SE VJEN, O MUAJI I MËSHIRËS,
O MUAJI I EDUKIMIT SHPIRTËROR
DHE DISIPLINËS!

1) Ahmedi, Nesaiu dhe Hakimi, i cili e koleksionon nga hadithet sahih.(2) Buhariu dhe Muslimi(3) Ahmedi, Nesaiu dhe El-Bejhekiu.(4) Ebu Davudi,Ibni Maxhe dhe Termidhiu.(5) Hadith sahih i transmetuar dhe i aprovuar nga të gjithë transmetuesit.(6)Muslimi.



Rrustem Spahiu

# Ramazani shpëtim për njerëzimin

Allahu xh.sh. shton shpërblimet dhe dhuron me plotëni. Gjatë këtij muaji hapen dyert e të mirave për çdonjërin që synon të mirën. Ky është muaj i mirësisë dhe bereqetit, muaj i shpërblimeve dhe dhuratave. Ky është muaji Ramazan, në të cilin është shpallur Kur'ani a.sh., si udhëzim për njerëzit, udhërrëfyes i qartë për rrugën e drejtë dhe që e dallon të vërtetën nga gënjeshtra. Ky është muaji që është i mbuluar dhe i shtruar me mëshirën (rahmetin) e Allahut. Muaj i faljeve të mëkateve (magfiret) dhe shpëtimit nga zjarri i Xhehenemit. Janë shumë hadithe që flasin për vlerat dhe rëndësinë (fadiletet) e këtij muaji. Në shihet, d.m.th. në dy përmbledhjet më besnike të haditheve, që i shënojnë Buhariu dhe Muslimi, ndodhet edhe ky: "Kur të arrijë muaji Ramazan, hapen dyert e Xhenetit që të mbyllen dyert e Xhehenemit dhe të pengohen shejtanët". Dyert e Xhenetit në këtë muaj hapen për shkak të shumë veprave të mira dhe për shkak të respektit për autorët e këtyre veprave të mira. Dyert e Xhehenemit mbyllen për shkak të mëkateve të vogla të kryera nga besimtarët e devotshëm – mu'minët. Ndërsa, për sa u përket shejtanëve, ata lidhen dhe pengohen, në mënyrë që të mos mund të bëjnë atë që bëjnë gjatë muajve të tjerë. Këtu mendohet në mashtrimin nga ana e tyre të njerëzve të dobët, për vepra të liga. Imam Ahmedi shënon një hadith, në të cilin Pejgamberi Muhamed a.s.,., thotë:"Umetit tim (d.m.th., ithtarëve të mi) u janë dhënë pesë cilësi në Ramazan, ndërkohë që diçka e tillë nuk i është dhënë asnjë populli tjetër para Ymetit tim:

- era e gojës së agjëruesit, gjersa agjëron, është më e dashur për Allahun se aroma e myshkut;
- melekët luten për faljen e mëkateve të Ymetit tim derisa të përfundojë agjërimi;
- Allahu çdo ditë e zbukuron Xhenetin për ta, duke thënë: Edhe pak dhe nga robët e mi do të mënjanohet çdo brengë dhe shqetësim, dhe ata do të vijnë tek ti;
- pengohen të gjitha intrigat e shejtanit dhe ata nuk mund të bëjnë atë që bëjnë zakonisht;
- do t'u falen mëkatet natën e fundit. Dikush pyeti: Mos është natën e Lejletu-l-kadrit, o Pejgamber i Allahut? Ndërsa ai u përgjigj: Jo, por kur ndonjë punëtor kryen punën e vet deri në fund, atëherë për atë punë i jepet edhe pagesa". Këto pesë vlera Allahu i ka përgatitur dhe rezervuar vetëm për ne, Ymetin dhe ithtarët e Muhammedit, a.s., dhe me këtë na ka dalluar nga të tjerët.

**JU JENI POPULLI (UMETI) MË I MIRË PREJ TË GJITHË POPUJVE (KUR'AN)**

Këto janë të mirat dhe nimetet e Allahut që nuk mund të numërohen, po duhet të vërehen dhe të jemi mirënjohës për to. Allahu i Madhëruar thotë: "Ju jeni populli (umeti) më i mirë prej të gjithë popujve. Urdhëroni për vepra të mira dhe ndaloni nga të këqijat dhe ju vërtet E besoni Allahun".

Cilësia e parë, që era e agjëruesit për Allahun është më e dashur se aroma e myshkut, nuk mund të matet me masat njerëzore. Dihet se agjëruesi, i cili tërë ditën nuk ka ngrënë as pirë gjë, duhet të ketë një erë të posaçme nga goja, që për njerëzit është e rëndë. Pikërisht kjo erë e rëndë, për Allahun është më e dashur, ngase buron nga devotshmëria dhe bindja ndaj Tij, e gjithçka që është rezultat i ibadetit – devotshmërisë dhe ita'atit – bindjes, është e çmuar nga Allahu. Ai robin e tillë do ta shpërblejë dhe do t'ia kompensojë në mënyrë të duhur këtë flijim.E dimë se shehidi që vritet në rrugën e Allahut, duke luftuar që Fjala e Tij të jetë supreme, do të arrijë në Ditën e Gjykimit, ndërsa nga plaga e tij do të rrjedhë gjak, ngjyra e të cilit do të jetë ngjyrë gjaku, kurse aroma e të cilit do të jetë aromë myshku.

Ose në Haxh, kur Allahu do të krenohet me robërit e Vet para melekëve duke deklaruar:"Shikoni këta robët e Mi, Më kanë ardhur kështu të kreshpëruar dhe të pluhurosur".

Pikërisht këtë haxhi të pluhurosur dhe të kreshpëruar e pëlqen Allahu, ngase kjo pamje e tij është pasojë e ibadetit dhe bindjes – d.m.th., respektimit të të gjitha dispozitave të cilave duhet t'u përmbahet haxhiu derisa të jetë në ihram.

Cilësia (vlera) e dytë është se Melekët do të kërkojnë falje mëkatesh për ne derisa të bëjmë iftar, respektivisht derisa ta 'prishim' agjërimin. Melekët janë robërit e respektuar të Allahut, të cilët nuk i thyejnë kurrë Urdhrat e Tij dhe bëjnë vetëm ato për se urdhëron Ai. Melekët meritojnë që Allahu t'ua dëgjojë dhe plotësojë lutjet dhe kërkesat që i bëjnë për ne që agjërojmë. Ndërsa Vetë Allahu u ka lejuar të bëjnë lutje për ne agjëruesit, për shkak të famës dhe respektit që kanë tek Allahu i të gjithë nesh. Ky istigfar i bërë nga Melekët, në realitet është kërkim i faljes – magfiretit, dhe kjo nënkupton eliminimin dhe shlyerjen e mëkateve edhe në dynjallëk – këtë botë, edhe në Ahiret

– në Botën tjetër. Çdo njeri ka mëkate dhe të gjithë ne jemi të shtrënguar të synojmë faljen nga Allahu dhe ta kërkojmë atë…

## VUAJTJET DO TË ZËVENDËSOHEN ME LUMTURI

Cilësia e tretë është zbukurimi i përditshëm i Xhenetit nga Allahu xh.sh., i cili këtë e bën në shenjë mirëseardhjeje për robërit e ndershëm. Fjalët e Tij:

"Së shpejti robërve të Mi do t'u hiqen vështirësitë dhe shqetësimet…", domethënë të gjitha vuajtjet, sprovat, fatkeqësitë dhe brengat e tjera në dynjallëk, që do t'u zëvendësohen dhe kompensohen me lumturi të përjetshme, e cila i pret gjithsesi.

- Cilësia e katërt është të penguarit e shejtanit me zinxhirë dhe pranga që të mos mund u afrohet robërve të mirë të Allahut. Kështu nuk do të mund t'i shqetësojë dhe t'i shtyjë për vepra të liga dhe as t'i mashtrojë. Kjo është një prej mënyrave të ndihmës së Allahut për ne, që ai ta pengojë armikun tonë të hapur, i cili synon të na nxitë për vepra të këqija dhe të na fusë në grupin e banorëve të Xhehenemit. Kjo intervencë e Allahut shihet qartë kur i shikojmë robërit e Tij të mirë se si, me vullnet të madh, kryejnë vepra të mira gjatë këtij muaji dhe se si i kanë mposhtur të metat dhe pasionet e tyre.

- Cilësia e pestë është që Allahu xh.sh. do t'ua falë mëkatet përfaqësuesve të Ymetit të Muhamedit a.s., natën e fundit të këtij muaji. Pikërisht kur ata të përfundojnë të gjitha ibadetet që i kanë kryer gjatë këtij muaji të mëshirshëm: edhe agjërimin, edhe namazin, edhe leximin e Kur'anit, edhe duatë, edhe dhënien në rrugën e Allahut, - Allahu ua jep shpërblimin e merituar. Ngase, thotë Muhamedi a.s., punëtori duhet të paguhet posa të kryejë punën e vet.

Këto shpërblime Allahu robërve të Vet ua jep në tri mënyra:

(a) Ai u ka përcaktuar dhe obliguar veprat e mira që duhet t'i kryejnë dhe që do të jenë shkak për faljen e mëkateve të tyre dhe lartësimin e tyre në nivele dhe derexhe më të larta.

(b) Allahu është ai që robërit e Tij të vërtetë i orienton që të kryejnë vepra të mira, të cilat shumë të tjerë i lënë anash. Po të mos ishte kjo ndihmë dhe Udhëzim i Allahut, ata nuk do t'i kryenin këto vepra të mira. Prandaj, falënderimi i pakufishëm I përket vetëm Allahut të Madhërishëm. "Ata ta hedhin ty që u bënë myslimanë. Thuaju: "Pranimin tuaj të fesë islame mos ma hidhni mua, por, nëse jeni të sinqertë, ju All-llahu ju bëri mirë, kur ju udhëzoi në fê të drejtë". (Huxhurat, 17)

(c)Allahu jep kompensim dhe shpërblim të shumëfishtë. Për një vepër të mirë shpërblen me shpërblim dhjetë herë më të madh, madje shpërblen deri shtatëqind herë më shumë. Kështu nuk shpërblen askush tjetër për ndonjë punë! Prandaj, mbani mend: Fillimi i muajit Ramazan është shpërblim i madh për atë



që e pret, që i plotëson të gjitha kërkesat (hakk) e tij, që kthehet nga mëkati në bindje ndaj Zotit të vet, që nga indiferenca kalon në gjendjen e të kujtuarit të Allahut vazhdimisht, dhe që i afrohet Atij pasi të jetë larguar.

## DOBITË E AGJËRIMIT TË RAMAZANIT

Agjërimi është një nga ibadetet më të vlefshme dhe argumenti më i qartë i bindjes dhe nënshtrimit ndaj Allahut. Për fadiletet e tij, transmetohen shumë hadithe, thënie dhe shembuj nga jeta e përditshme. Një nga karakteristikat e agjërimit është ajo që Allahu ka përcaktuar dhe obliguar për të gjithë popujt: "O besimtarë! Agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të largoheni nga mëkati". (El-Bekare, 183).Sikur agjërimi të mos ishte ibadet me rëndësi të posaçme, me të cilin njerëzit fitojnë sevape të mëdha dhe për të cilin asnjëri nuk mund të deklarojë se shpërblimi është i tepërt, Allahu i Madhëruar nuk do ta kishte bërë obligim për tërë njerëzimin.

Prej karakteristikave të agjërimit të Ramazanit është edhe ajo që ky është shkak i faljes dhe shlyerjes së mëkateve. Në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit shënohet hadithi, në të cilin Muhamedi a.s. ka deklaruar: "Kush e agjëron Ramazanin me bindje dhe besim të fortë se për këtë ka shpërblim nga Allahu, atij do t'i falen mëkatet e kryera më herët". Kjo nënkupton se duhet të kemi besim të sinqertë tek Allahu, të jemi



të kënaqur që na ka e ka bërë obligim agjërimin dhe të shpresojmë se do ta fitojmë sevapin dhe shpërblimin e Tij. Nëse njeriu – besimtari, mendon në këtë mënyrë, atij nuk i vjen vështirë obligimi i rreptë – farz i agjërimit, si dhe ai nuk dyshon për shpërblimin që do ta fitojë më pastaj; mu'minit të tillë Allahu do t'ia falë mëkatet e mëparshme. Në përmbledhjen e haditheve nga Muslimi, pra në Sahihun e tij, ndodhet edhe ky hadith: "Pesë namazet ditore, xhumaja deri në xhumanë e ardhshme dhe ramazani deri në ramazanin e ardhshëm, shlyejnë të gjitha mëkatet që janë kryer në atë periudhë, nëse nuk është fjala për mëkate të mëdha". Nga veçoritë dhe fadiletet e agjërimit është edhe ky që shpërblimi për të nuk është i kufizuar me ndonjë numër të caktuar, por agjëruesi fiton shpërblim të shumëfishtë, pa kurrfarë kufizimi. Buhariu dhe Muslimi shënojnë edhe hadithin, në të cilin Muhamedi a.s. ka deklaruar: "Allahu i Madhëruar thotë: "Çdo punë e njeriut është personalisht për të, përveç agjërimit. Agjërimi është Imi dhe Unë jap shpërblim për të." – Agjërimi është mburojë (nga zjarri i Xhehenemit), prandaj, kur dikush agjëron, të mos bëjë ndonjë vepër të keqe, as të flasë fjalë të papëlqyeshme.

### VLERA E AGJËRIMIT

(a) Në mesin e shumë veprave, Allahu pikërisht agjërimin e ka zgjedhur për ta shpërblyer Vetë. Këtë e ka bërë për të theksuar rëndësinë që i përket këtij ibadeti dhe dashurinë ndaj agjëruesit. Agjërimi është sekret në mes robit e Zotit të tij, dhe këtë sekret nuk mund ta sqarojë askush përveç Allahut, ngase, edhe sikur të ndodhej në një vend të shkretë, pa asnjeri afër, agjëruesi nuk do të bënte atë që i është ndaluar me agjërim. Ai e di se është Zoti që e shikon edhe kur është vetëm, prandaj nuk do të bëjë asgjë që është e ndaluar, nga frika prej dënimit të Allahut dhe duke shpresuar shpërblimin e Tij.

Për hir të këtij ibadeti të sinqertë, Allahu e falënderon dhe e ka zgjedhur pikërisht agjërimin për Vete nga mesi i shumë veprave të tjera të mira.

(b) Lidhur me agjërimin, Allahu thotë: "... atë do ta shpërblej…", kështu i ka vë detyrë Vetes se do ta shpërblejë agjëruesin me shpërblim të cilin vetëm Ai e di. Ai, Allahu, është më Fisniku dhe më Bujari prej të gjithë fisnikëve dhe bujarëve. Çdo shpërblim e dhuratë është në harmoni me mundësitë e atij që i jep. Prandaj shpërblimi i agjëruesit është shumë i madh dhe i pafund, sepse Allahu, Krijuesi i gjithësisë, është Ai që e jep këtë shpërblim.

Agjërimi është durim në bindjen ndaj Allahut, durim në heqjen dorë nga gjërat e ndaluara dhe durim për të mos ngrënë e pirë, e nganjëherë edhe me dobësimin e fuqisë fizike dhe kuvetit. Pra, në agjërim gërshetohen këto tri durime – sabre, prandaj është e natyrshme që agjëruesi të futet në mesin e atyre që janë durimtarë. Allahu i Madhëruar thotë:"… ndërsa durimtarëve do t'u jepet shpërblimi i tyre pa masë"! (Ez-Zumer, 10)

(c) Agjërimi është mburojë, respektivisht perde dhe pengesë që mbron agjëruesin nga fjalët dhe veprat e papëlqyeshme dhe të ndaluara. Prandaj në hadithin e sipërshënuar thuhet se, kur dikush prej jush agjëron, nuk duhet të bëjë vepra të këqija dhe as të flasë fjalë të papëlqyeshme. Agjërimi gjithashtu e mbron agjëruesin edhe nga zjarri i Xhehenemit. Imam Ahmedi, në përmbledhjen e tij të haditheve të Pejgamberit, shënon edhe këtë: "Agjërimi është mburojë me të cilin robi i Allahut mbrohet nga zjarri i Xhehenemit".

(d) Era nga goja e agjëruesit, për Allahun, xh.sh. është më e dashur se aroma e myshkut. Kjo për arsye se është pasojë e agjërimit, prandaj është e dashur dhe e mirë për Allahun e Madhëruar. Ky është edhe një argument për rëndësinë që ka agjërimi si ibadet tek Allahu, sa kohë që diçka të shëmtuar dhe të papëlqyer për njerëzit, e pranon si të pëlqyeshme dhe të mirë, sepse është rezultat i bindjes ndaj Tij, respektivisht i heqjes dorë nga haja dhe pija.

(e) Agjëruesit i përkasin dy kënaqësi: njëra është të njëjtën ditë, kur njeriu - agjëruesi prish dhe bën iftar, kurse tjetra ditën e takimit me Allahun. Për sa i përket gëzimit të parë, agjëruesi gëzohet për shkak se si mu'min i sinqertë, me mëshirën e Allahut dhe përcaktimin e Tij, ka kryer një ibadet aq të rëndësishëm dhe të respektuar ndaj Allahut xh.sh..

Almedin Ejupi

# Shkolla e Ramazanit

Muaji i Ramazanit është shkollë stinore, shkollë e cila në këto ditë të çdo viti i hap dyert e saj për t'i pranuar grupet e agjëruesve në të gjitha anët e botës. Në këtë shkollë ka vend për të gjithë, dhe kjo nuk i mbyll dyert e saj për askënd. Agjëruesit futen në këtë shkollë për t'u regjistruar në kursin pedagogjik praktik, synimi i të cilit është ngritja e nivelit të tyre të besimit, ngritja e cilësisë së tyre në kryerjen e adhurimeve si dhe shtimi i të kapurit të tyre pas moraleve të Islamit dhe sjelljeve të tij. Në këtë shkollë, në të cilën mësimi vazhdon gjatë tërë ditës si dhe brenda një pjese të natës, agjëruesit mësojnë një sërë lëndësh shumë të rëndësishme, ndër të cilat të përmendim:

Durimin. Shkolla e Ramazanit agjëruesve u ofron mësime praktike, që lënë gjurmë të thella në shpirtrat e tyre, në mënyrë që ata ta bëjnë zakon durimin me format e tij të ndryshme:

a) Durimin ndaj kënaqësive të stomakut. Agjërimi e pengon agjëruesin nga ushqimi dhe pija gjatë tërë ditës, me gjithë mundësinë e tij që të hajë ç'të dëshirojë prej tyre. Atë e pengon vullneti i tij i fuqishëm si dhe mbikëqyrja e Allahut të Lartësuar.

b) Durimin ndaj epshit të organit. Sigurisht që ky është epsh i fuqishëm, rrënjët e të cilit janë të thella në shpirtin e njeriut, ngacmimet e të cilit janë të forta, të cilave nuk u rezistojnë përveç njerëzve të rrallë e të pakrahasueshëm. Shkolla e Ramazanit e mëson agjëruesin sesi të përmbahet nga teket e këtij epshi dhe si ta nënshtrojë atë ndaj vullnetit të tij të ndërgjegjshëm, në mënyrë që më pastaj t'i lehtësohet udhëheqja e tij; i përgjigjet atij - kur të dëshirojë si dhe ndalon veten prej thirrjes së tij - kur të dëshirojë.

c) Durimin ndaj zemërimit dhe dëshirës për hakmarrje: Zemërimi shpesh verbon të zotin e tij dhe e nxit për të kryer gjynahe dhe rënie në mëkatet shkatërruese, për të cilat pendohet pas qetësisë së shfrimit të zemërimit të tij. Shkolla e Ramazanit e mëson agjëruesin sesi ta përmbajë zemërimin e tij, t'i kontrollojë nervat e tij, në mënyrë që ato pas Ramazanit të jenë nën kontroll të tij dhe, si rrjedhojë e kësaj, zemërimi, sharjet dhe as mallkimet - nuk e nxisin drejt asaj që nuk dëshiron. I Dërguari i Allahut, a.s., thotë: "Nëse dikush nga ju është agjërueshëm, të mos flasë pahijshëm dhe të mos e ngrejë zërin. Nëse atë e ofendon ose e lufton dikush, le të thotë: "Unë jam agjërueshëm, unë jam agjërueshëm".[1] Mësimi i durimit konsiderohet pothuaj nga mësimet më të rëndësishme të muajit të Ramazanit dhe me dobitë më të shumta. Prandaj, mos u habit kur të dëgjosh hadithin e të Dërguarit të Allahut për muajin e Ramazanit: "Është muaj i durimit, e shpërblimi i durimit është Xheneti".[2]

### PASTRIMI I GJUHËS NGA DËRDËLLITJA, FJALËT E NDYTA DHE DËSHMIA E RREJSHME

Pastrimi i gjuhës nga këto sëmundje të zotin e saj e ngre në një shkallë të lartë tek Allahu i Lartësuar dhe tek myslimanët, për faktin se këto sëmundje dhe të ngjashme me to si: gënjeshtra, përgojimi, thashethemet, shpifja, tallja, fyerja, sharja si dhe mëkate të tjera, që bëhen me gjuhë, janë sikurse zjarri që djeg të mirat e njeriut pa e ditur ky, e rëndojnë me gjynahe sa kohë që ai është i shkujdesur, derisa të vijë në Ditën e Kiametit, kur ka për të gjetur tërë këtë në regjistrat e tij, kurse zjarrin - shpërblim të tij. I Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin për të, thotë: "A thua, diçka tjetër i hedh njerëzit në zjarr përveç gjuhëve (thënieve) të tyre të këqija".[3]

Transmetohet nga Ebu Hurejra, kënaqësia e Allahut qoftë me të, se i Dërguari i Allahut, paqja e Zotit qoftë për të, ka thënë: "A e dini kush është i falimentuar (muflis)"? I thanë: "I falimentuar tek ne është ai që nuk ka as para, as mall". Tha: "I falimentuar i Ymetit tim është ai që vjen në Ditën e Gjykimit me namaz, me agjërim, me zekat dhe vjen me mëkatin e sharjes së një personi, me shpifje të një tjetri, me ngrënien e pasurisë së një tjetri, me gjakderdhjen e një personi, me rrahjen e një tjetri. Kur t'u jepen atyre prej veprave të mira të këtij dhe, nëse harxhohen mirësitë e tij, para se t'u paguhen borxhet, - atëherë do të merren prej mëkateve të tyre dhe do t'i ngarkohen këtij, pastaj ky do të hidhet në zjarr". (Muslimi) Këto sëmundje të gjuhës dhe të ngjashme me këto, konsiderohen shkaqe për përçarje, grindje, armiqësi dhe mospajtim ndërmjet myslimanëve. Nëse do të pastronin gjuhët e tyre nga këto, do të largoheshin shumë shkaqe të grindjeve në jetën e tyre. Pikërisht tek kjo mësojmë fshehtësinë e fuqizimit të Islamit në pastrimin e agjëruesit, të gjuhës së tij nga këto defekte.

Ebu Hurejra transmeton se i Dërguari i Allahut, a.s., ka thënë: "Kush nuk e lë fjalën e rrejshme dhe punën me të (shpifjen), Allahu nuk ka nevojë që ai të lërë ushqimin dhe pijen e tij".[4]

Gjithashtu nga Ebu Hurejra transmetohet se i Dërguari i Allahut, a.s., ka thënë: "Nuk është agjërimi (vetëm ndalim) prej të ngrënit dhe të pirit, po agjërimi është zmbrapsje nga e kota (fjalë dhe punë) dhe e ndyra. E nëse dikush të ngacmon apo sillet ashpër me ty, thuaji: "Unë po agjëroj, unë po agjëroj"![5]

## SOLIDARIZIMI SHOQËROR

Në shkollën e Ramazanit ka mësime praktike për realizimin e aspekteve të solidarizimit shoqëror ndërmjet myslimanëve. Nëse myslimani i ushtron dhe i përsos ato, atij do t'i lehtësohen edhe aspekte të tjera të këtij solidarizimi shoqëror. Prej gjërave për të cilat kujdeset shkolla e Ramazanit në realizimin e këtij solidarizimi, janë:

a) T'i jepet iftar agjëruesit
b) Ngushëllimi ndërmjet myslimanëve
c) Lehtësimi i vështirësisë së punës të punonjësve gjatë Ramazanit.

Transmetohet nga Selmani, kënaqësia e Allahut qoftë me të, i cili thotë: "Na fliste Profeti i Allahut në fund të muajit Shaban, duke thënë: "O njerëz! Ju është afruar një muaj i madh, i begatshëm. Një muaj në të cilin është Nata e Kadrit, që është më e vlefshme se një mijë muaj. Agjërimin e ditëve të tij (Zoti) e bëri farz, faljen gjatë netëve të tij e bëri vullnetar. Kush punon në të një të mirë, ka shpërblimin sikur të ketë kryer një farz jashtë Ramazanit. E kush punon një farz në të, e ka shpërblimin sikur t'i ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë tij. Është muaj i durimit, e shpërblimi i durimit është Xheneti. Është muaj i shpëtimit dhe ngushëllimit, muaj në të cilin shtohet rrësku. Kush i jep iftar një agjëruesi, do të jetë falje mëkatesh për të dhe shpëtim nga zjarri. Do ta ketë shpërblimin sa edhe vetë agjëruesi, pa iu pakësuar shpërblimi i tij (agjëruesit). Thanë: O i Dërguar i Allahut, po nuk ka mundësi çdonjëri prej nesh të japë iftar për agjëruesin! Ai tha: Allahu e jep këtë shpërblim edhe nëse i jep agjëruesit të bëjë iftar qoftë edhe me një pikë qumësht, një copë hurme apo ujë. Kush i jep të pijë agjëruesit, atij do t'ia mundësojë Allahu të pijë nga Havdi im, që pas asaj pirjeje të mos ketë etje derisa të hyjë në Xhenet. Kush ia lehtëson (e liron) robit (shërbëtorit, punëtorit) të tij në të (Ramazan), Allahu do t'ia falë gjynahet dhe do ta shpëtojë nga zjarri i Xhehenemit derisa të futet në Xhenet..."[6]

## BËRJA ZAKON E NAMAZIT TË NATËS

Agjëruesi në shkollën e Ramazanit mëson mësime praktike për sa i përket faljes së namazit të natës, për faktin se ai u bashkohet vëllezërve të tij myslimanë në namazin e natës për çdo mbrëmje dhe, nuk mbarojnë tridhjetë net vetëm sa është mësuar me namazin e natës, i është bërë e zakonshme atij si dhe i lehtësohet vazhdimi i tij edhe pas muajit të Ramazanit. Namazi i natës shpërblimin e ka të madh dhe meritën të lartë. Allahu i Lartësuar thotë: "Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut, do të jenë në kopshte dhe burime, duke marrë atë që u ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më përpara kanë qenë punëmbarë. Ata flinin pak". (Dharijat, 15-17)

## LEXIMI I KUR'ANIT

Pa dyshim që kjo lëndë ka një rëndësi shumë të madhe, për faktin se Kur'ani konsiderohet Libri i kësaj feje, është burim i besimit të myslimanit dhe kulturës së tij, është ushqim i imanit të tij dhe pije e shpirtit të tij. Është referencë për sa i përket moralit, sjelljes dhe ndërveprimeve të tij, është shërim i zemrës së tij nga sëmundjet e saj, është pastrim i saj nga mëkatet dhe defektet e saj. Shkolla e Ramazanit krijon një lidhje jashtëzakonisht të fortë ndërmjet myslimanit dhe Librit të Zotit të tij, lidh dashuri të fuqishme ndërmjet shpirtit të tij dhe Kur'anit, leximin e tij e bën zakon, në të gjen prehje të zemrës, shkëlqim të shpirtit, qetësi të zemrës, shërim nga sëmundjet e tij shpirtërore e morale, udhëzim drejt rrugës më të mirë, drejtim për në rrugën më të drejtë, sqarim për çdo gjë, që ngacmon shpirtin dhe gjoksin e tij si dhe e huton mendjen e tij. Nuk është për t'u habitur pse shkolla e Ramazanit kujdeset për këtë lëndë. Ramazani, siç e dimë, është muaji i Kur'anit. Allahu i Lartësuar thotë: "Muaji i Ramazanit është ai në të cilin ka zbritur Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja)". (El- Bekare, 185)

Xhibrili të Dërguarin e Allahut e takonte në Ramazan për çdo vit dhe ia paraqiste Kur'anin. Nëse në shkollën e Ramazanit qenkan tërë këto mirësi, atëherë për myslimanin ia vlen të kujdeset dhe të interesohet për hapjen e dyerve të kësaj shkolle me padurim. Ia vlen për të, që të nxitojë për t'iu bashkuar pionierëve të saj që nga dita e parë e Ramazanit, për t'u angazhuar dhe përpjekur në mësimet e saj, me qëllim që fati i tij të jetë me sukses më të lartë, hisja e tij të jetë më e madhe për fitimin dhe faljen e mëkateve, të jetë më meritor për lirimin nga zjarri i Xhehenemit. Transmetohet nga Ebu Hurejra, r.a., se i Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin për të, ka thënë: "Kush e agjëron Ramazanin me besim në Allahun dhe me shpresë për shpërblimin e Tij, i falen mëkatet e mëparshme."[7]

(1) Buhariu nga Ebu Hurejra. nr. 1894. (2) Shënon Ibn Huzejme nga Selmani nga hadithi i gjatë. (3) Tirmidhiu nga Muadhi dhe thotë se hadithi është hasen sahih. (4) Shënon Buhariu dhe të tjerët. (5) Shënon Ibn Huzejme dhe Ibn Hibani në dy koleksionet e tyre të sakta. (6) Ibn Huzejme në Sahihun e tij. (7) Buhariu dhe Muslimi.

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Nata e Kadrit

## natë më e mirë se jeta e gjatë

Pejgamberi a.s. thotë:
Kush agjëron Ramazanin me besim (të vërtetë) dhe duke llogaritur (shpërblimin e Allahut), do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra (ndaj Allahut).

Kush falet në Ramazan me besim (të vërtetë) dhe duke llogaritur (shpërblimin e Allahut), do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra (ndaj Allahut).

Kush falet (lutet) Natën e Kadrit me besim (të vërtetë) dhe duke llogaritur (shpërblimin e Allahut), do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra (ndaj Allahut)

(Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.).

### VEÇORITË E RAMAZANIT

Këtë muaj fisnik, në të cilin Allahu urdhëroi agjërimin e tij, caktoi faljen e namazit të Teravisë gjatë tij, e ka bërë sezon për tregti të të mirëve, sezon për falje dhe shlyerje të të këqijave, pastrimit të zemrave nga ndyrësitë dhe nga ligësitë. Allahu e veçoi këtë muaj me Natën e Kadrit: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!" (El-Kadr, 1-3). Kadr do të thotë nder dhe pozitë e lartë, prandaj ajo është një natë me domethënie të lartë, në të cilën është shpallur Libri me vlerë madhështore përmes Pejgamberit a.s.. Nata e Kadrit është nata në të cilën Allahu e shpalli Librin më të mirë të zbritur, përmes Pejgamberit më të mirë të dërguar ndonjëherë, tek populli më i mirë i paraqitur ndonjëherë në mesin e njerëzve. Pra, Nata e Kadrit është nata e Kur'anit, nata e kësaj kushtetute qiellore madhështore, natë në të cilën është shpallur ky Kur'an, natë të cilën Allahu e preferoi nga netët e tjera, madje e bëri më të mirë se një mijë muaj. Veprat e mira, adhurimi dhe namazi gjatë saj janë më të mira se veprat dhe adhurimet e një mijë muajve, që është e barabartë me 83 vjet e 4 muaj, një jetë kjo e gjatë.

### NATA MË E MIRË SE JETA E GJATË

Sa njerëz nga ne shpresojnë që t'u zgjatet jeta, që të jetojnë një mijë muaj duke bërë vepra të mira. Shumë dëshirojnë që, pas fëmijërisë dhe rinisë, t'i jetojnë 83 vjet, dhe, kur kësaj i shtohen vjetët e fëmijërisë dhe rinisë, ajo arrin përafërsisht 100 vjet. Kjo është një jetë e gjatë. Megjithatë, këtë jetë që njeriu dëshiron ta jetojë, duke E lutur Allahun për t'ia dhënë atë, që të jetojë për të bërë vepra të mira dhe të dobishme, pra këtë jetë të shpresuar Allahu xh.sh. ua dha pasuesve të Muhamedit a.s. në një natë. Kjo jetë e gjatë është e përmbledhur në një natë, në Natën e Kadrit. A ka nder më të madh nga ai që veprat gjatë kësaj nate të jenë më të mira sesa veprat gjatë një mijë muajve? Transmetohet se Pejgamberit a.s. i është shfaqur jetëgjatësia e popujve para Islamit, dhe ai kishte vërejtur se ata paskëshin jetuar gjatë, pastaj kishte vënë re se njerëzit e këtij Ymeti jetojnë 60, 70 ose 80 vjet, një gjë që e brengosi atë se pasardhësit e tij s'do të mund të arrinin të bënin vepra të mira ashtu siç kishin bërë popujt në të shkuarën, për këtë arsye, Allahu xh.sh. ia dha atij këtë natë si nder për Pejgamberin e Tij dhe për këtë popull. Kjo natë përsëritet për çdo vit në muajin e bekuar të Ramazanit, po a keni parë diku tjetër një shumëfishim të tillë?! Nuk është shumëfishim njëqind për qind, as dyqind për qind, dhe as një mijë për qind, veçse është një natë më e mirë se 30.000 net të tjera.

### PRIVIMI I FATKEQIT

Çfarë humbjeje për atë të cilit i kalon kjo natë e nuk e shfrytëzon, që është i pavëmendshëm ndaj saj dhe nuk interesohet që ta arrijë atë?! A nuk është dështim dhe humbje që në një natë të këtillë, vlera e së cilës është e shumëfishuar dhe shpërblimi i saj është i madh, njerëzit të jenë të pavëmendshëm dhe të pakujdesshëm ndaj saj? Kush falet dhe lutet vetëm gjatë kësaj nate, atij do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra (ndaj Allahut). A ka mirësi më të madhe se kjo? A ka vlerë më të madhe dhe më të lartë se kjo? Prandaj, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush privohet nga mirësia e saj , është i privuar me të vërtetë". Gjithashtu, ai ka thënë: "Kush privohet nga mirësia e saj , do të privohet nga të gjitha mirësitë. Nuk privohet nga mirësia e saj vetëm privuesi". Sa fatkeq dhe sa fatzi! A ka më fatkeq dhe më fatzi se ai të cilit kjo natë i kalon duke qenë i pavëmendshëm, nuk e shfrytëzon atë dhe nuk e fiton mirësinë e saj të madhe?! Në këtë natë, Allahu xh.sh. zbret mëshirën dhe shpërblimet e mëdha: gjatë saj zbresin engjëjt që e mbushin sipërfaqen e tokës. Engjëjt janë reflektim i mëshirës, kënaqësisë dhe begatisë nga Allahu xh.sh., pra zbritja e engjëjve ndodh për shkak të zbritjes së kënaqësisë, mëshirës dhe shpërblimit. Ajo është nata e paqes, e tëra është paqe, prej fillimit të saj e deri në agim të mëngjesit: "Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit". (El-Kadr, 5). Ajo është Nata e Kadrit, me të cilën Allahu e veçoi këtë Ymet dhe me të e nderoi mbi popujt e tjerë: "Allahu me mëshirën e Vet, veçon atë që dëshiron, Allahu është Zot i mirësisë

së madhe". (El-Bekare, 105).Allahu zgjedh ditët, netët, vendet dhe personat që i dëshiron, sepse zgjedhja dhe veçimi është e drejtë ekskluzive e Allahut xh.sh.: "Zoti yt krijon ç'të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja". (El-Kasas, 68). Allahu e zgjodhi këtë natë, e kjo zgjedhje megjithatë është reflektim i Urtësisë së Tij, për të cilën nuk na lajmëroi saktë se cila është ajo (natë).

## CILA ËSHTË AJO NATË?

Allahu na saktësoi se ajo është në muajin e Ramazanit, në të cilin zbriti Kur'ani, mirëpo - Cila është ajo natë në Ramazan? Disa dijetarë mendojnë se ajo është në natën e parë të Ramazanit. Hasan El-Basriu dhe disa juristë të tjerë islamë, mendojnë se ajo është në natën e shtatëmbëdhjetë të Ramazanit, natën e betejës në Bedër, në të cilën Allahu i zbriti engjëjt. Ata kanë thënë se kjo është nata në të cilën ka filluar t'i zbresë Kur'ani Pejgamberit a.s. dhe kur filloi Shpallja, e sipas disa transmetimeve kjo ka qenë në natën e shtatëmbëdhjetë të Ramazanit. Disa ashabë, si Ebu Seid El-Hudriu r.a., janë të mendimit se ajo është në natën e njëzetenjëtë, pra në natën e parë të dhjetëshit të fundit të Ramazanit. Ndërsa, disa ashabë dhe tabiinë të tjerë, janë të mendimit se ajo është në natën e njëzeteshtatë të Ramazanit. Të këtij mendimi janë edhe: Ubejje ibn Ka'bi r.a. dhe Abdullah ibën Abbasi r.a..

Me rëndësi është që ajo nuk është përcaktuar saktësisht, Allahu e ka fshehur atë për ndonjë urtësi, ashtu siç e ka fshehur prej nesh momentin kur pranohet lutja në ditën e Xhumasë; ky moment nuk është përcaktuar saktësisht, në mënyrë që zemra e njeriut të jetë e lidhur për Allahun dhe që me vullnet e me dëshirë të madhe të lutet gjatë tërë ditës. Gjithashtu, Allahu nuk e përcaktoi saktësisht Natën e Kadrit, sepse njeriu do të synonte përtacinë e rehatinë, dhe, sikur ta dinte Natën e Kadrit, atëherë gjatë shumicës së muajit të Ramazanit do të ishte i pavëmendshëm, derisa të vinte kjo natë, në të cilën do të mundohej më shumë, do të falte namaz të natës dhe do të lutej. Që të mos ndodhë kjo, Allahu e fshehu prej nesh këtë natë. Megjithatë, mendimi më i qëndrueshëm është se ajo ndodhet në dhjetëshin e fundit të Ramazanit. Pejgamberi a.s. na urdhëroi që ta kërkojmë atë në dhjetëshen e fundit të Ramazanit, sidomos në netët tek, e Pejgamberi a.s. këtë nuk do ta kërkonte prej nesh, po të mos ishte i sigurt që ajo është diku në mes atyre netëve.

## SI TA KALOJMË NATËN E KADRIT

Nëse në disa vende agjërimi fillon një ditë më vonë se në vendet e tjera, kjo do të thotë se çdo natë mund të jetë tek ose çift, prandaj, obligim i njeriut është që ta kërkojë Natën e Kadrit në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, të mos përtojë e të lërë ndonjë natë (pa lutje e vepra të mira). Duhet të ngrihet për t'u falur sa më mirë, me përkulje e qetësi. Duhet të lexojë Kur'an, sepse, për çdo shkronjë që lexon myslimani, do të ketë dhjetëfishin e shpërblimit për të, ashtu siç thuhet në hadithin: "Unë nuk u them Elif Lam Mim një shkronjë, por Elif një shkronjë, Lam një shkronjë dhe Mim një shkronjë". (Tirmidhiu, Abdurr-Rezaki, Taberaniu dhe Bejhekiu nga Ibën Mes'udi r.a.). Duhet të lutet e të përulet, sepse lutja është truri i adhurimeve, madje lutja është vetë adhurimi. Aisheja r.a. e kishte pyetur Pejgamberin a.s.: "O i Dërguar i Allahut, po ta dija se në cilën natë është (i bie) Nata e Kadrit, ç'të them? Pejgamberi a.s. i kishte thënë: Thuaj: O Allahu im, Ti je falës, e do faljen, prandaj më fal mua"! (Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe nga Aisheja r.a.). Lutjet janë të shumta në Kur'an e hadithe: "Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër dhe na ruaj prej dënimit me zjarr"! (El-Bekare, 201)."O Allahu im, kërkoj falje dhe shëndet në dynja e Ahiret". (Ahmedi, Ebu Davudi dhe Ibn Maxhe).

## PEJGAMBERI A.S. NË DHJETË DITËT E FUNDIT TË RAMAZANIT

"Transmetohet nga Aisheja r.a. se, kur fillonin dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, Pejgamberi a.s. i shtrëngonte rrobat e tij (tërhiqej nga bashkëshortet), e gjallëronte çdo natë të tij (me devocion) si dhe i zgjonte të afërmit e tij (për të bërë ibadet)". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Aisheja r.a.).Tërë natën e gjallëronte me adhurim, me namaz, me lexim të Kur'anit dhe duke u lutur. I zgjonte edhe anëtarët e tjerë të familjes dhe qëndronte larg grave të veta, në mënyrë që edhe ato të ishin pjesëmarrëse në adhurim. Gjatë këtyre netëve, ai qëndronte në xhami në i'tikaf, që netët dhe ditët t'Ia kushtonte vetëm Allahut, i thelluar në adhurime, duke kërkuar ndihmë dhe shpëtim prej Zotit të vet, sepse ata që E njohin Allahun, tek ata ekziston një dashuri shpirtërore për adhurim, ashtu siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Namazi u bë kënaqësia e syve të mi (që derdhin lot të ftohtë)". ( Nesaiu, Ahmedi, Hakimi dhe Bejhekiu nga Enes ibn Maliku r.a.). Gjithashtu, ai ka thënë: "Unë fle, ndërsa më ushqen dhe më freskon Zoti im". (Buhariu, Muslimi dhe Ahmedi nga Aisheja r.a.). Nata e Kadrit shtrihet në Ramazan, e sipas të gjitha gjasave ajo ndodhet në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit, pra përgatituni dhe kërkojeni atë. Ta kërkojmë Natën e Kadrit dhe të mundohemi të bëjmë ibadet më shumë se më parë. Të mundohemi të bëjmë vepra të mira më shumë se më parë, ta përmirësojmë namazin tonë, t'i dorëzohemi Allahut me zemrat dhe shpirtrat tanë, duke qëndruar para derës së Tij, duke i shtrirë duart tona e duke Iu lutur: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (dëmtuam) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve"! (El-A'raf, 23).

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo




Afrim Jusufi

# Agjëro ditë të caktuara të shpaguhen sa një mijë muaj!

Nata e Regaipit, Nata e Israsë dhe Miraxhit, nata e Beratit, janë alarme për besimdrejtët myslimanë, janë thirrje se koha po ecën e po na shpie drejt momenteve më të mëdha, janë shenja paralajmëruese se momentet më të çmuara të vitit po arrijnë. Alarmi po bie, sepse po vjen muaji më i bekuar i vitit; ditët, netët, javët nuk janë si përherë, janë më të begatshme, më të çmuara, ngase simboli i së ligës nuk ka hapësirë për veprim, inspiruesi i së ligës është i izoluar. Pejgamberi a.s. thotë: "Kur arrin muaji i Ramazanit, hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe prangosen shejtanët ". (Ebu Hurejra)

Vëllezër e motra, më poshtë po ju sjell për t'jua kujtuar fjalët më të çiltra, porositë e të Dërguarit tonë, Muhamed Mustafasë a.s., i cili në kohën para se të vinte Ramazani, ua kujtonte shokëve të tij :"O njerëz, po ju afrohet një muaj i madh dhe i begatshëm, muaj në të cilin është një natë e cila ka vlerën e më shumë se një mijë muajve të tjerë. Zoti xh.sh. e ka bërë farz (obligim ) agjërimin e tij, kurse faljen e natës së tij, synet. Ai që bën një punë të mirë në të, është sikur të zbatonte një farz (obligim) jashtë këtij muaji, e kush kryen një farz në këtë muaj, është sikur t'i kryente shtatëdhjetë farze. Ramazani është muaji i durimit (sabrit), kurse shpërblimi i sabrit është Xheneti. Ai është muaj i mëshirës, muaj i barazisë, është muaj në të cilin besimtarit i shtohet rrësku. Ai që i jep iftar një agjëruesi, fiton faljen e mëkateve dhe shpëtimin nga zjarri dhe ka shpërblim sa agjëruesi, pa iu pakësuar asgjë nga shpërblimi i tij". (Transmeton Selman Farisiu)

O vëllezërit e mi, e vërejtët se para vetes kemi një rast ideal, shfrytëzoje këtë rast, frenohu nga jeta e brishtë materiale, jepi pak hapësirë edhe anës shpirtërore, le të marr frymë e të lirohet nga dinamika e materiales që po e ngulfat, fali pak kohë, sepse ajo është esenca e qenies sate. Agjëro me anën materiale, që ta ushqesh anën shpirtërore, sepse vetëm kështu do të jetosh në paqe, lumturi të përjetshme. Agjërimi, si obligimi i veçantë, është një parim që Allahu me këtë ofertë kërkon pak nga ti, por të jep shumë më shumë: Ti agjëron e Allahu të fal, të mëshiron; t'i hap dyert e parajsës, t'i mbyll ato të ferrit (të ligës), për një muaj ta ndal kohën dhe atë ta llogarit sa një mijë muaj.

"Ne e zbritëm atë (Kur`anin) në natën e Kadrit. E ç`të bëri të dish se ç`është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e dobishme se një mijë muaj"! ( El-Kader: 1-3)

## A ËSHTË OFERTË E NJË JETE NJERËZORE?

Zoti na thërret për këtë vepër ideale me fjalët: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm". ( El-Bekare-183). Allahu nga urdhri në fjalë, na thërret grupin e vetëm të shpëtuar, që besojnë realisht drejt, për agjërim, duke na njoftuar se çdo popull kishte njohur agjërimin në forma e mënyra të caktuara. Allahu na thërret për këtë obligim, dhe në fund na tregon qëllimin e kësaj thirrjeje, - që të klasifikohemi si njerëz të mirë apo, nëse dëshirojmë të fitojmë epitetin njerëz të devotshëm leal-lekum tetekun, që të bëheni të devotshëm, e ky është shpërblimi më i mirë të cilit ia dinë rëndësinë vetëm besimtarët e mirëfilltë e që arrihet përmes agjërimit. Nëse hulumtojmë dhe zbërthejmë kuptimin e fjalës Essijam-agjërim: në kuptimin etimologjik (gjuhësor) d.m.th.: përmbajtje, abstenim, lënie, braktisje, ndërsa në kuptimin terminologjik - heqje dorë nga gjërat që prishin agjërimin nga imsaku e deri në iftar. Përmbajta nga ushqimi, pija dhe …. do të ishte vetëm hyrje në agjërim, kësaj liste i duhen shtuar përmbajtje a frenim nga të shikuarit të ndaluar, të dëgjuarit haram, me një fjalë të agjërosh me tërë personalitetin tënd, me tërë qenien tënde, ngase vetëm kështu manifeston cilësitë e myslimanit të vërtetë dhe vjel frutat e agjëruesit. Pra, feja islame të bën thirrje për vlera, moral, nënshtrim ndaj Zotit, për respektimin e tjetrit, thjesht të bën thirrje për në natyrshmërinë tënde.

O mysliman, a dëshiron t`i vjelësh frutat ideale të agjëruesit;

O njeri, a dëshiron të pushosh përjetësisht nën hijen e Xhenetit;

O më i larti i krijesave, a kërkon që nesër të dëgjosh afshet e gurgullimat e ujit të Keftherit?

Atëherë nënshtroju plotësisht Atij Që të krijoi dhe të zgjodhi enigmën pse jeton?

Dobitë mjekësore, psikologjike e të tjera janë të panumërta, dhe janë të vërtetuara edhe shkencërisht për atë që agjëron, a e dini pse ? Sepse shumë thjesht, është Urdhër i Zotit, i Krijuesit tënd; Ai Që të krijoi ty dhe vetëm Ai e di se çfarë të nevojitet ty në jetë, vetëm Ai Që e di se si funksionon trupi yt, Ai Që di për qelizën tënde çfarë kërkon dhe cili është ilaçi i saj. O njerëz të mirë, në këtë muaj edhe netët janë dritë, sepse në një moment të këtij muaji u ndal koha dhe filluan të shkruhen nga e djathta, fletët e mbetura të historisë njerëzore. Në këtë muaj, ne myslimanët kujtojmë zërin e fuqishëm të melekut Xhibril drejtuar Përfaqësuesit të njerëzimit, të Lavdëruarit Mustafasë me imperativin "LEXO"! Shpella e errësuar, meleku në formën e tij të vërtetë që kishte mbështjellë tërë horizontin me krahët e tij, në anën tjetër shpirti i ndritur në trupin e çiltër që dridhej i tëri nga skena që po përgatitej për të dhe tërë njerëzimin, vetëm disa momente e ndanin nga fitimi i epitetit " i dërguar", i cili pranon Urdhrin prej katër harfeve, që janë djepi i kulturës, civilizimit e përparimit njerëzor. Ne myslimanët i tregojmë botës se agjërojmë, abstenojmë në kujtim të momenteve të lartshënuara duke falënderuar Krijuesin që edhe një herë i dha rast njeriut të rimëkëmbet dhe ta arsyetojë gradën që iu dha "zëvendës" i Tij në Tokë. Ramazani është një ofertë, një rrugëtim për në Xhenet.

Oferta që ka Mëshiruesi për Ty në këtë muaj, është:

- Një vepër të shpërblehet duke filluar nga një me dhjetë e më shumë;
- Veprat vullnetare të llogariten si të jenë obligim;
- Detyrat , obligimet të shpaguhen sa shtatëdhjetë të tilla;
- Për ty lutet edhe peshku në thellësi të detit;
- Aroma e gojës sate është më e këndshme sesa erërat më të këndshme;
- Për ty luten edhe engjëjt në qiell;
- Agjërimi do të ndërmjetësojë për ty nesër, në çastet më të nevojshme;
- Ti je duke kryer obligimin e njëjtë siç e kryen Ibrahimi a.s., Musai, Isai e Muhamedi a.s..

Ta dish se ti je duke kryer imperativin e Zotit, pra përgjigju e do të marrësh përgjigje vetëm nga Ai: Çdo vepër e pasardhësit të Ademit është për të, përveç agjërimit, agjërimi është për Mua dhe Unë do të shpërblej për të… (Buhari, 5, nr. 1904).

Ji krenar, o agjërues, mbase je më i fuqishmi që triumfove në këtë betejë, e ai që u dorëzua para këtij Urdhri, është dezertuesi dhe e quajmë të dobët a? Ti agjëron: Ai të fal, të mëshiron, të do, të do, dhe nga prangat e djallit të liron. Pra, merre lapsin, analizo këtë ofertë dhe, shpresoj se rreshtat e sipërm do të rezultojnë me kthimin tënd nga Krijuesi yt!

Refik Gërbeshi

# Agjërimi është për Mua

S'ka dyshim se prej ibadeteve më të veçuara është agjërimi, po të kihet parasysh thënia e Allahut të Lartësuar: "Agjërimi është për Mua". Dijetari Ibni Kudama el Makdesi thekson dy arsye të këtij vlerësimi:

1. Agjërimi është i fshehtë dhe punë e brendshme, që nuk shihet nga njerëzit dhe në të nuk ka vend ajo që bëhet sa për sy e faqe, dhe
2. Është nënshtrim i armikut të Allahut, ngase armë e këtij armiku janë epshet që forcohen nga të ngrënët dhe të pirët. Derisa toka e epshit të mbetet pjellore, shejtanët vijnë tek ajo kullotë. E duke lënë epshet (duke agjëruar), ngushtohen rrugët e tyre.

Së bashku me Kur'anin, agjërimi është ndërmjetësues-shefatçi për praktikuesit kudo që gjenden ata. Por çështja është si ta kryejmë këtë adhurim të vlefshëm? Kujt t'i drejtohemi për mësim? Është fjala për myslimanët që duan të praktikojnë dhe gjenden në skaje të botës, ku ndryshimet gjeografike paraqesin vështirësi dhe ende në këtë kohë nuk ka një pajtim në mes myslimanëve.

**FILLIMI I RAMAZANIT**

Detyrimi fetar i agjërimit të muajit të Ramazanit është bazuar në Kur'an, në Synet dhe në konsensusin e dijetarëve, me fakte të shumta, të qarta dhe precize.

Mjaftojnë ajetet 183 185 të sures Bekare për këtë sqarim, ashtu si edhe thënia e Muhamedit a.s., e transmetuar nga Buhariu e Muslimi, i kategorisë Sahi. Si dhe hadithi-thënija nga Talha Ubejdullahu, i cili tregon se një burrë shkoi tek Muhamedi a.s. dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, më trego cili agjërim është i detyrueshëm për mua? Ai iu pergjigj:"Muaji i ramazanit"... vazhdon hadithi. Në vitin e dytë të hixhretit, kur kishin mbetur edhe dy ditë të muajit paraardhës-Shaban, u bë i detyrueshëm ky farz i Allahut xh.sh. për ata që duan të jenë besimtarë. Të gjithë myslimanët janë dakord për obligueshmërinë e kësaj detyre dhe ai që e mohon këtë, nuk mund të quhet mysliman. Jo rastësisht është përmendur muaji Shaban, ngase për të ditur më saktësisht fillimin e Ramazanit, duhet analizuar edhe fillimi i muajit pararendës, në mënyrë që të kuptohet më lehtë fillimi i muaji të shenjtë, duke llogaritur se muaji Shaban ka 30 ditë. Pastaj dita e parafundit e këtij muaji shërben për të vrojtuar hënën, sepse Kur'ani e cek Ramazanin, kurse hadithi sqaron edhe më tej fillimin e këtij muaji me shfaqjen e Hënës (së re). Nga Ebu Hurejra r.a. trasmetohet se Muhamedi a.s ka thënë: "Agjëroni (Filloni agjërimin) pasi ta keni parë hënën dhe ndërpriteni atë pasi ta keni parë hënën (në fund të muajit)". Gjithashtu edhe përfundimi i Ramazanit është më së shumti pas 29 apo 30 ditësh. Për sa i përket çështjes së ngritur në këtë temë, del problematika e rrezikshme dhe shkaktuese e luhatshmërisë nga imani tek besimtarët e thjeshtë, e shumicës, ngase më ka ndodhur kur një "më i lartë" prej besimtarëve të vijë një ditë më herët agjërueshëm, duke aluduar imamin i cili sikur nuk ditka turqisht ose arabisht, sepse Ramazani paska filluar mbrëmë në Arabi, ose sepse xhamia e marokenëve, që e kemi afër xhamisë sonë, sot falin teravi e ne jo... Gjithashtu ka ndodhur edhe në natën e Bajramit, kur të gjithë xhemati agjërojnë, kurse kapadaia vjen ndoshta qëllimisht duke ngrënë ose pirë, për t'ia bërë me dije xhematit se sot qenka bajram...

Mendimi i hanefinjve si edhe shafiinjve, sipas Ikreme Kasim ibn Muhamedit, Salimit e Is'hakut: "Çdo vend duhet të marrë parasysh shfaqjen e hënës, nga ana e tij dhe jo domosdoshmërishtë të ndjekë atë të të tjerëve", na hap rrugë të reja për agjërimin plotësisht shkencor, bazuar në paralelet e meridianët apo pozitën gjeografike të ndonjë vendi, kur dihet ndryshimi kohor është deri



në + - 9 orë në vende të largëta ose vetëm një orë, më afër. Por çështja mbetet ende pezull për sa u përket skajeve globale e jo vetëm atyre ku nata e dita zgjat me muaj, por sidomos të atyre vendeve ku dita zgjatet deri në 22 orë gjatë verës ose nata gjatë dimrit. Prandaj fillimi i Ramazanit, ashtu si edhe mbarimi, nuk dallojnë në gjysmë dite po ka ndodhur edhe tri ditë diferencë! E, ç'është kontrast edhe më i madh, shpesh ndodh që xhamitë të jenë madje në të njëjten ndërtesë. Duke mos i dhënë vetes kompetencë për fetva, vetëm dua të rikujtoj mendimin e librit "Fet'h El Alam Sherh bulug El Meram", ku thuhet: "Mendimi më afër së vërtetës është që çdo vend dhe rrethanat e tij të ndjekin shfaqjen e hënës së tij".

**SYFYRI DHE IFTARI**

Syfyri është koha e fillimit të agjërimit, kurse iftari koha e përfundimit të tij ditor. Këto dy skaje ditore (fillimi dhe mbarimi i ditës) janë, pra, kohë e agjërimit.

Në kristalizimin e ajetit 187 të sures Bekare përmendet: "Përderisa të dalloni perin e bardhë nga peri i zi në agim, pastaj agjëroni deri kur të vijë nata".

Nga hadithi i Resulullahut: "Ngrihuni të hani syfyr pasi në të ka bereqet", obligohemi për prishjen e qetësisë së gjumit dhe për të ngrënë ushqim deri në afatin e caktuar. Prej veprave të preferuara me Synet është vonimi i syfyrit sa më afër agimit, saqë në hadithin për afatin më të shkurtër në mes syfyrit dhe sabahut: "Sa mund të lexohen 50 ajete", është vështirë të caktohet me minutat bashkëkohorë. Mirëpo në disa libra ceken 18 minuta



e më gjatë për udhëtarin. Gjithashtu edhe çështja e fillimit të ngrënies apo përfundimit të agjërimit, preferon nxitimin, pra sa më afër perëndimit të diellit.Vonimi i syfyrit dhe nxitimi i iftarit gjithashtu janë të qarta, por paqartësia shfaqet tek mosmarrëveshjet e njerëzve, intelektualëve fetarë, sepse dallimet janë disa orë e jo pak minuta. Unë mendoj që imamët lokalë janë punëtorë "krahu" dhe varet prej punëdhënësit sa u jepet hapësirë. Apo edhe shumica nuk lëvizin fare....

Po vazhdoj dhe pak e shkurt për këto sqarime, pa pretenduar mendimin a fetvanë e prerë, ngase kjo është përgjegjësi e atyre që njihen dijetarë. Adij ibn Hatim ka thënë se kur kishte zbritur ky ajet ai kishte marrë një pe të bardhë dhe një të zi dhe i kishte vënë poshtë jastëkut. Gjatë natës i kishte vështruar nëse mund t'i dallonte, "mirëpo – thotë - nuk i dalloja dot. Në mëngjes shkova tek i Dërguari i Allahut a.s. dhe i tregova për këtë e ai më tha: Bëhet fjalë për errësirën e natës dhe bardhësinë e ditës". Në shprehjen popullore njihet si syfyri apo imsaku në agimin e parë, kurse iftari në kohën e perëndimit të diellit. Po. Kjo është mjaft e qartë si për vendet që kanë lëvizje të diellit stabël, ashtu edhe për ato që kanë skajshmëri, ku dielli të mos lindë apo të mos perëndoj brenda një dite të plotë e deri në gjashtë muaj. Si do të ishte gjendja e vendeve që kanë dallime të theksuara më pak se një ditë e natë (pra 24 orë)?. Po kur skajshmëria brenda 24 orësh arrin deri 22 orë ditë e vetëm gjysmë ore natë, pa kurrfarë errësire të dukshme, ose në dimër - e kundërta. Si të dallohen peri i bardhë dhe peri i zi? Edhe këtu është i njohur mendimi se duhet bazuar në Mekë ose në ndonjë vend më të afërt, por cili do të jetë ai vend? Unë mendoj që Ballkani është urë lidhëse e civilizimeve, e po ashtu edhe e dallimeve të orës-matjes së kohës, por ja që kështu nuk mendojnë imamët nga Somalia, Pakistani etj.. Kontrasti shihet shumë kur dy myslimanë nga vende të ndryshme të botës mund të jenë të punojnë në të njëjtin vend pune, mundë të banojnë në një banesë –adresë, dhe njëri ka Bajram të hënën, kurse tjetri të dielën apo të martën. Po çudia vjen duke u rritur kur të njëjtët myslimanë - njëri bën iftar në orën 20:00, kurse tjetri në orën 19:00?? !! Propozimi im është konkretisht që të shikohet kohëzgjatja e ditëve të agjërimit për tre muajit e verës dhe të dimrit, sidomos në qershor, korrik e gusht, si dhe dhjetor, janar e shkurt, edhe pse mendoj që të shikohen edhe dy gjysmat e muajve para dhe prapa këtyre muajve të përmendur. Sipas kalendarit në të cilin bazohemi ne dhe shumica e xhamive në Norvegji, sidomos në Oslo, kjo gjatësi ditore duket gjatë këtyre muajve ndryshe nga një xhami në tjetër. Po ju sjell në vazhdim kohën e lindjes e perëndimit dhe të jacisë sipas kalendarit që përdoret me shumicë dhe mendohet më stabël. Edhe pse dreka e ikindia mund të kenë dallime me dy- tri orë nga një xhami në tjetrën. Akshami është më i unifikuar, kurse të tjerat vakte prapë mbesin larg njëri-tjetrit.



Është shumë e saktë se ka hadithe, fjalë mësimdhënëse nga Mësuesi i gjithë njerëzimit për këtë dhe ka fetva të dhëna lidhur me këtë dukuri si edhe analogji të dijetarëve, por unë kujtoj se kjo është dhënë për vendet më të skajshme, kurse problemi del më i ndërlikuar duke u afruar më afër gjendjes stabël të rrezatimit të diellit.

Duke qenë vetë imam në këso meridianësh gjeografikë, duke dëgjuar vetë thëniet e disave nga xhemati lidhur me agjërimin 21 orë, diku para viteve nëntëdhjetë, si dhe duke iu afruar kësaj zgjatjeje të ditës, edhe për këto vite desha të ngrija këtë çështje të rëndësishme islame për dy arsye. Në Oslo me rrethinë ka mbi 30 xhami të drejtuara kryesisht nga burra e djem të rinj pa kualifikim adekuat dhe ata shpesh manipulojnë jo vetëm imamët, por herë- herë edhe i mbyllin xhamitë e pas disa ditëve i hapin sërish dhe sjellin imamë të rinj, i mbajnë dy-tre vjet pa u mundësuar integrimin në shoqëri, vetëm nëse ata aktivizohen privatisht në këtë sferë...Nuk ka unifikim të imamëve e trevave të ndryshme botërore, ose imami nuk konsultohet fare apo për shumë çështje japin mendime ”oborrtarët” e xhamive, të cilët kanë pasur fatin të vijnë më herët ose të depërtojnë në udhëheqje me “kualifikimet” e vendit, por jo islame. Për këto çështje ka shumë parregullsi e devijime, të cilat i shkaktojnë dëme të mëdha Islamit dhe jo vetëm imamit (...) Fjala vjen, se prishet xhumaja nëse na bie të qeshim gjatë hytbes apo kur moleri vërteton akiden e imamit, apo kur aparati fotografik lejohet apo ndalohet të përdoret sipas tekave të “oborrtarëve” e shumë ngatërresa të tjera. Po këto mund të jenë të vogla fare, kur të krahasohen me fondamentin islam, siç është agjërimi. Këtij fondamenti islam do t’i qasem krejt pak me dëshirën që t’i ngacmoj dijetarët tanë shqiptarë, e pse jo edhe më gjerë botërorë, lidhur me çështjet:

1.Fillimi i Ramazanit

2.Koha e gjatë e agjërimit

3.Agjërimi i fëmijëve si dhe

4.Mbrojtja dhe përkrahja e së drejtës së imamit lidhur me shumë çështje islame.

Këtë të fundit nuk do ta diskutoja haptazi, por tri të parat gjithsesi, ngase këtë punë nuk e rregullon askush përveç kompetentëve. Në vijim do të sjell përpjekjet e mia modeste lidhur me këto pika të cekura, e më vonë edhe kalendarët konkretë, të cilët arrita t’i grumbulloja nëpër xhamitë e Oslos (...), sepse vizitova shumicën e xhamive të nacionaliteteve të ndryshme. Ashtu siç e ceka në fillim, qëllimi i këtij shkrimi është informimi i masës dhe sidomos i dijetarëve, që të reagojnë të pavarur, në mënyrë që t’u lehtësohen besimtarëve, dhe sidomos imamëve këto çështje, duke u bazuar edhe në ajetin: “Allahu ju dëshiron lehtësi e jo vështirësi”, si dhe në hadithin “Lehtësoni e mos vështirësoni”!

(Autori është imam në Oslo)

## THIRRJE KOMPETENTËVE

Burimi numër një i Islamit - Kur’ani, si dhe burimi i dytë - Hadithi na urdhërojnë t’u drejtohemi kompetentëve lidhur me atë që nuk e dimë, prandaj në Islam dijetarët janë pjesë e zgjedhur nga Zoti, trashëgimtarë të të dërguarve, dhe ngjyra e penës së tyre krahasohet me gjakun e shehidit. I jemi afruar Ramazanit kur ligjërimet marrin dhënë, por edhe praktikimi i agjërimit tek besimtarët anë e kënd botës. E di se ekziston një Komunitet i fetvave europiane që ka dhënë disa fetva rreth mishit hallalll e haram, kamatës, që mendoj se më shumë kanë të bëjnë me çështje materiale e jetësore. Dhe thirrja ime u drejtohet këtyre, kuptohet së pari institucionit prej nga kam mësuar dhe udhëzimeve të të cilit mundohem t’u përmbahem, e ata le të drejtohen aty ku është nevoja, në mënyrë që të jepet fetvaja për ibadetet, siç janë namazi e agjërimi. A ka hoxhë që mund të na e sqarojë? Si dhe në rrethana e largësi të ndryshme, a dëgjohet mendimi i hoxhës, të mos themi i profesionistit. Sidomos në këtë kohë të informimeve elektronike, kur fetvaja jepet nga ndonjë skaj i botës që nga kuzhina me lap-top, pa e parë dhe shijuar vetë gjendjen: ”Kush ju ka shti të shkoni atje, agjëroni sipas diellit”!

Dr. Fahrush Rexhepi

# Zgjedhja e Uthmanit r.a. për halif

Historianët përmendin versione të shumta lidhur me zgjedhjen dhe dhënien e betimit për halif të Uthmanit r.a.. Pasi Abdullahu, i biri i Umerit, kishte marrë vesh prej njerëzve se Umeri nuk dëshironte të caktonte vetë halifin që do ta pasonte, prandaj ai shkoi te Umeri r.a. dhe i tha: "O baba, a nuk më ke thënë se, nëse do të thërrisja një bari për të biseduar me mua, do të dëshiroja prej tij sikur të kishte caktuar një zëvendës të tij për tufën, për sa kohë do të mungonte? Po, i tha Umeri r.a., është e vërtetë, bir. –Abdullahu i tha: "Kam dëgjuar prej njerëzve se ti nuk ke ndërmend të caktosh një halif që të të zëvendësojë". –Umeri uli kryet mendueshëm, sikur në ato momente t'i kishte rënë mbi kokë e gjithë bota, pastaj i tha: "Biri im! Sikur të caktoj një halif, ose të mos e bëj këtë gjë, unë për të dyja rastet kam justifikim. Pejgamberi a.s. nuk ka caktuar halif kur vdiq, ndërsa Ebu Bekri e bëri këtë gjë. Kështu, unë në të dyja rastet kam baza të forta, ku të mbështetem. Në ato çaste Abdullahu e kuptoi se Umeri tashmë e kishte marrë vendimin tij. Ai do të ndiqte shembullin e Pejgamberit a.s.. Umeri r.a. më pastaj këtë qëndrim ua kishte treguar të gjithëve duke thënë: "Unë do ta vendos këtë çështje në mesin e gjashtë vetave, të cilët Pejgamberi a.s. i ka përgëzuar me Xhennet dhe i numëroi që të gjithë me radhë: Uthman ibn Afanin, Ali ibn Ebi Talibin, Talha ibn Ubjedullahun, Zubejr ibn Avamin, Sa`d ibn Ebi Vekasin, Abdurrahman ibn Aufin dhe të birin e tij, Abdullahun, por me kusht që ky i fundit të mos jetë ai që do të zgjidhet si halif, sepse mjafton një njeri për fisin e Hatabëve që të merret në llogari përpara Zotit për këtë përgjegjësi".[1]

## ASHABËT MBËSHTESIN UTHMANIN PËR HALIF

Pas kësaj Umeri r.a. i thirri anëtarët e komisionit dhe u tha: "Ju të gjashtë, së bashku me tim bir, Abdullahun, do të mblidheni që të përzgjidhni halifin ndërmjet jush. Im bir do të jetë me ju, por me kusht që të mos jetë i zgjedhur halif". Pastaj iu drejtua Aliut: "Nëse do të zgjidhesh ti halif, atëherë mos i jep përparësi fisit tënd ndaj të tjerëve"! Pastaj iu drejtua Uthmanit dhe Abdurrahman ibn Aufit dhe u tha të njëjtën gjë. Më pastaj iu drejtua të gjithëve: "Nëse do të caktoni S`ad ibn Ebi Vekasin, do të jetë mirë, por nëse jo, atëherë halifi i ardhshëm duhet ta mbaj atë si këshilltar të tij. Nëse votimet tuaja do të dalin të barabarta, atëherë vota e Abdullah ibn Umerit do të jetë ajo që do të vendosë. Derisa ta keni zgjedhur halifin, namazeve do t`u prijë Suhejb ibn Sinani (Er-Rrumi)". Pasi mbaroi me ta, i tha Ebu Talha el Ensariut: "Ti do të marrësh pesëdhjetë burra dhe së bashku do të ruani shtëpinë ku do të mblidhet komisioni. Nuk do të lejoni të hyjë dhe as të dalë kurrkush. Ata do të kenë tri ditë kohë për të zgjedhur halifin. Pas tri ditësh, nëse nuk do ta zgjidhni, caktoni gjykues Abdullah ibn Umerin, të cilit i rekomandoj të jetë me mendimin që do të ketë Abdurrahman ibn Aufi, dhe, nëse as kështu pjesa tjetër nuk do të pajtohen, atëherë vrajini"![2] Në fund Umeri r.a. dha porositë e tij për halifin që do të vinte pas tij, duke kërkuar respekt për muhaxhirët e parë, sepse ata janë bërthama e Islamit. Pastaj porositi halifin që do të vijë pas tij, që të respektojë ensarët dhe gjithë myslimanët, në të gjitha qytetet islame, sepse ata janë trupi i Islamit dhe mburoja e tij. Umeri r.a. halifin që do të vijë pas tij, e porositi dhe për sjellje të mira e të drejta me pjesën tjetër të popullatës së shtetit islam, që nuk janë myslimanë. T`i mbrojë ata dhe t`i respektojë, sepse janë nën besën e Pejgamberit a.s. dhe nën besën e shtetit mysliman! Në një përmbledhje versionesh, të cilat i transmeton Buhariu në "Sahihun" e tij nga Amr ibni Mejmuni r.a., thuhet: "Meqë Umeri ishte plagosur dhe kishte dhembje të mëdha, myslimanët deklaruan: "Na e lër amanetin, o prijës i besimtarëve, zgjidhe halifin pas teje!…" Ai ishte përgjigjur: "Lidhur me këtë çështje, nuk shikoj dikë më të merituar se grupin me të cilët ka qenë i kënaqur Pejgamberi a.s. kur vdiq" dhe i numëroi: Aliun, Uthmanin, Zubejrin, Telha-n, S`adin dhe Abdurrahmanin. Pastaj u lut për çdo të mirë për ensarët dhe muhaxhirët. Kur u varros Umeri r.a., ky grup u mblodh dhe Abdurrahmani foli: "Ngushtojeni rrethin në tre prej jush". Zubejri, nga ana e tij, deklaroi: "Unë po i lë të drejtën time Aliut", ndërsa Talha deklaroi: "Unë do t'ia lë të drejtën time Uthmanit", e S`adi tha: "Unë po ia lë të drejtën time Abdurrahman ibn Aufit". Atëherë Abdurrahmani tha: "Cili prej jush do të heqë dorë nga kandidatura në mbështetje të tjetrit"? As Aliu e as Uthmani nuk deklaruan gjë, prandaj Abdurrahmani pyeti: "A më lini të vendos unë"? Ata u përgjigjën: "Po". Atëherë ai e mori Aliun për dore dhe i tha: "Ti je farefis i Pejgamberit të Allahut dhe, siç e di, ke vend të lartë në Islam. Të lutem për Allahun (të përgjëroj për Allahun), të jesh i drejtë nëse të emëroj si prijës, e nëse unë vendos për Uthmanin, ta dëgjosh dhe t`i bindesh. Po

këto fjalë ia tha edhe Uthmanit, prandaj, kur e mori besën e të dyve, foli: "Ngrije dorën, o Uthman", dhe ia dha betimin, pastaj këtë e bëri edhe Aliu. Më pas hynë edhe të tjerët dhe ia dhanë betimin Uthmanit r.a.. Abdurrahman ibni Aufi para kësaj ngjarjeje, pasi ishte bërë tebdil, tashmë kishte informacione lidhur me opinionin publik. Nga secili që kishte pyetur se kush do të duhej të vinte halif në vend të Umerit, përgjigjja ishte: Uthmani.[3] Kadi Ebu Bekr ibn El-Arebi, duke folur për tentimin e Abdurrahmanit për ta zgjedhur më të përshtatshmin, deklaron: "Umeri këtë zgjedhje ia la në duar kësaj shu`re (këshilli), prandaj Abdurrahmani që në fillim e kishte hequr veten nga zgjedhja, e pastaj kishte menduar dhe propozuar se cili të zgjidhej, duke vendosur për Uthmanin. Kështu, ditën e fundit të vitit 23 h., iu dha betimi Uthmanit, si halif i tretë mysliman pas Pejgamberit a.s.. Kjo do të thotë se pushtetin e kishte marrë në duar ditën e parë të Muharremit të vitit 24 h.

## DYSHIMET RRETH PËRÇARJES

Disa dijetarë që janë marrë me këtë çështje, këshillimin e ashabëve të Pejgamberit a.s. lidhur me zgjedhjen e halifit të ri, e kanë paraqitur si grindje fisnore ndërmyslimane. Ata pohojnë se myslimanët, apo së paku krerët e tyre, ishin ndarë në dy tabore: Emevinj dhe në Hashiminj. Dr. Sejjid Abdulaziz, në librin e tij "Tarihu devletil-arabijje", pasi ka theksuar atë që transmetojnë burimet e ndryshme historike për amanetin e Umerit lidhur me zgjedhjen e halifit të tretë, thekson: "Ata dolën, kurse Ali ibni Ebi Talibi qëndroi në bindjen se halifati u kishte dalë nga dora hashiminjve. Umeri kishte lënë amanet që të zgjidhen ata kandidatë në anën e të cilëve do të ishte Abdurrahman ibn Aufi, ngase Uthmani ishte i lidhur me Abdurrahmanin përmes vjehrrit, njësoj si S`ad ibn Vekasi që ka qenë kushëri i Abdurrahman ibn Aufit…"[4] Më pastaj, në vendin ku përmendet tërheqja e tre kandidatëve dhe mbetja e tre të tjerëve, thuhet dhe interpretohet: "Njerëzit u ndanë në dy grupe, njëri që mbështeste Uthmanin r.a., dhe tjetri që përkrahte Aliun r.a., domethënë u ndanë në dy tabore, në atë të emevinjve dhe të hashiminjve. Kështu së paku interpretohen nga dijetarë të ndryshëm rrethanat e krijuara lidhur me zgjedhjen e Uthmanit r.a. halif të myslimanëve. Paraqitja e këtillë e kësaj ngjarjeje është e gabuar dhe paraqet opinione që nuk janë të mbështetura në argumente, ngase nuk burojnë nga rrethanat e historisë në të cilën kanë jetuar ashabët e Pejgamberit të Allahut, kur emigrantët (muhaxhirët) ishin përkrah me ensarët (mikpritësit e Medinës) dhe vëllazërimi në mes tyre ishte ndërtuar në bazë të imanit (besimit) dhe fesë e jo në baza fisnore, familjare, vëllazërore, sepse në periudhën e hershme



të Islamit, në emër të fesë dhe të fjalës së lartësuar të Allahut xh.sh., shpeshherë kishte luftuar vëllai kundër vëllait, babai kundër të birit ose i biri kundër babait. Gjithashtu botëkuptime të tilla që kanë të bëjnë me përçarjen e myslimanëve, nuk burojnë nga botëkuptimi i ashabëve të cilët kishin hequr dorë nga të gjitha të mirat e kësaj bote në mbrojtje të fesë së tyre, dhe as nga njohja e drejtë e këtyre personave të zgjedhur, në mesin e të cilëve kishte edhe të atillë të cilëve u ishte premtuar Xheneti që në këtë botë. Ngjarje të shumta që janë transmetuar lidhur me ta, dëshmojnë se ata kanë qenë në shkallë shumë më të lartë nga ajo që pikënisja për problemet e tyre të ishte e ulët dhe tokësore. Prandaj ky rast nuk paraqet mbrojtje interesash familjare apo fisnore, veçse ata ishin anëtarë të këshillit për shkak të pozitës dhe posteve në Islam dhe jo për diçka tjetër. Pas kësaj, autori Sejjid Abdulaziz Salim bie në kundërshtim me vetveten, ngase, pasi ka përmendur këtë dyshim të rrezikshëm, ai thekson mënyrën e zgjedhjes së halifit, duke u mbështetur me këtë rast në tekste të



cilat konfirmojnë se halifi është zgjedhur nga këshilli prej të gjithë njerëzve-dijetarë e njerëz të zakonshëm. Madje ai citon: “Mirëpo, ai nuk deshi të publikonte zgjedhjen e halifit para se të mësonte mendimin dhe ndjenjat e njerëzve, pa e kuptuar këta fare. Prandaj doli i maskuar, në mënyrë që të mos e njihte kush, duke takuar njerëz të ndryshëm në rrugët e Medinës, nuk la asnjë prej muhaxhirëve, ensarëve dhe të tjerëve, qoftë edhe nga rangu më i ulët, pa e pyetur dhe pa kërkuar mendimin e tij. Kërkoi këshillë nga më të diturit e edhe ata që nuk ishin të tillë, i pyeste: “Cilin e sheh si halif pas Umerit”? Nga secili që takonte dhe e pyeste, përgjigjja ishte: “Uthmanin”. Kur e pa se njerëzit ishin të një mendjeje lidhur me zgjedhjen e halifit, u kthye në xhami”. Ky fakt paraqet zhvillimin e vërtetë të ngjarjes, prandaj zgjedhja e Uthmanit halif nga ana e Abdurrahmanit për shkak të lidhjes së tij nga ana e vjehrrit, nuk ishte ide vetëm e Abdurrahmanit. Kjo ishte ide e të gjithë myslimanëve-atyre me pozita më të larta dhe që ishin në këshill, por edhe e popullatës më të thjeshtë. Mund të thuhet me bindje se një hulumtim i këtillë i gjerë dhe objektiv hedh poshtë dhe mohon tërësisht çdo dyshim lidhur me Abdurrahman ibn Aufin. Madje jo vetëm kaq, por gjithashtu konfirmon edhe dëshirën e fortë për ta kryer detyrën që i ishte besuar, si dhe për të përmbushur amanetin që i kishte rënë mbi supet e tij.

## UTHMANI LIGJËRON SI HALIF

Përsa i përket Abdurrahmanit, ai kishte mbajtur qëndrim të drejtë në krejt këtë proces dhe në asnjë mënyrë nuk ishte lakmitar. Për këtë tregon edhe fakti tjetër se ai kishte pasur mundësi të madhe të zgjidhej vetë halif i myslimanëve, meqë e donin të gjithë për shkak të vlerave që posedonte. Duke e vërejtur këtë gjë, ai kishte hequr dorë nga kandidatura, edhe pse S`ad ibn Ebi Vekasi dhe shumë të tjerë i kishin sugjeruar që ta merrte halifatin. Abdurrahmani, si njeri i drejtë që ishte, këtyre kërkesave u ishte përgjigjur me këto fjalë: “Askush nuk do të kishte mundësi të mbante shtetin, ashtu siç e mbajtën Ebu Bekri dhe Umeri, prandaj njerëzit nuk do të jenë ndoshta të kënaqur me të”.

Rreth datës apo vitit të zgjedhjes së Uthmanit r.a. halif i myslimanëve, në literaturën islame mund të hasim mendime që bien në kundërshtim me njër-tjetrin. Përveç mendimit të përmendur më lart, se Uthmani halifatin e kishte marrë në drë ditën e parë të muajit Muharrem të vitit 24 h., ekziston edhe mendimi tjetër se Uthmani r.a. udhëheqjen e shtetit mysliman e kishte marrë në ditën e mërkurë, më 5 Muharrem 24 h. (10. XI. 644)[5]. Namazi i parë që Uthmani r.a. do ta falte si halif i myslimanëve, ishte namazi i pasditës, pas të cilit ai mbajti ligjëratën e Hilafetit, në të cilën tha: “O njerëz, ju jeni në një botë të shkurtër dhe shumë shpejt do të dilni prej saj! Prandaj, shpejtoni në punë të mira, para se t`ju gjejë vdekja. Kjo botë është mashtruese, prandaj mos u mashtroni prej saj dhe të harroni premtimin e Allahut! Nxirrni mësim nga e kaluara e popujve, mos E harroni Zotin, sepse Ai nuk ju harron ju! Hidheni këtë botë atje ku e ka hedhur Allahu dhe kërkojeni Ahiretin, për të cilin ju ka premtuar Allahu. Shembulli i kësaj bote, është si ai që Allahu jua sjell në Kur’an: “Jepu atyre shembullin e jetës së Dynjasë si një ujë që e zbresim prej qielli dhe me të përzihet bimësia në tokë. Pastaj, ajo bimësi thahet shumë shpejt dhe e merr era. Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë. Pasuria dhe fëmijët janë zbukurim i kësaj bote, kurse ato që qëndrojnë tek Allahu, janë punët e mira që i vlerëson Zoti ynë, me shpërblime shumë të mëdha dhe me shpresë të madhe”.[6]

(1)El-Bidaje, 7/137,cituar sipas Eduart Thartori, Islami në kohë trazirash, Prishtinë, 2008, f.73. (2) Taberiu, 2/581 cituar sipas Eduart Thartori, Ibid, f.73. (3) El-Imametu ves-sijase, Ed-Dejnuni, f.30. (4) Tarihul-Devletul arabijje”, Dr.Sejjid Abdulaziz Salim, f.275. (5) Eduart Thartori, Ibid, f.76. (6) El-Kehf, 45-46.



Muhamed Mes'ad Jakut

# Vlerat qytetëruese në Betejën e Bedrit

Janë të shumta vlerat qytetëruese të cilat në Betejën e Bedrit janë shfaqur si ngjarjet kryesore gjatë asaj beteje, e cila as që ishte e paramenduar nga ushtria myslimane që kishte dalë me qëllim që të ndiqte një transaksion tregtar të kurejshitëve, që vinte nga Shami, nën udhëheqjen e Ebu Sufjanit, - si një tjetër përpjekje për ta rikthyer pasurinë e myslimanëve, të cilën e kishin konfiskuar kurejshitët më herët.

Mirëpo Allahu xh.sh. caktoi një çështje tjetër nga ajo që donin myslimanët. Ebu Sufjani arriti të arratisej me karvanin e tij nga myslimanët dhe ua dërgoi lajmin në Mekë për një gjë të tillë. Mirëpo kurejshitët mekas ishin hidhëruar shumë dhe, për një kohë të shkurtër përgatitën një ushtri të përbërë prej një mijë ushtarësh, sa kohë që Ebu Sufjani, siç e thamë më herët, u kishte dërguar lajmin udhëheqësve mekas se ai e kishte shpëtuar karvanin dhe nuk kishte nevojë më për luftë. Me atë rast Ebu Xhehli refuzoi dhe nuk pranoi gjë tjetër përveçse ballafaqimin ushtarak me myslimanët. Në rreshtat në vijim, do të përqendrohemi në disa vlera qytetëruese, të cilat mund të nxirren nga Beteja e Bedrit:

## SHOQËRIMI (BASHKËPJESËMARRJA) I KOMANDANTIT ME USHTARËT E TIJ GJATË MOMENTEVE TË VËSHTIRA

Abdullah ibn Mesudi r.a. thotë: Ditën e betejës së Bedrit isha i pranishëm; atë ditë çdo tre persona kishin një kafshë (deve a kalë) të përbashkët. Ebu Lubabe dhe Aliu r.a. ishin shoqërues dhe bashkëpjesëmarrës të Pejgamberit a.s. dhe, sa herë që u dilte ndonjë pengesë në rrugë, ata i thoshin Pejgamberit a.s. - Ne do të ecim, kurse Pejgamberi a.s. u thoshte atyre: "Ju nuk jeni më të fuqishëm se unë, gjithashtu edhe unë kam nevojë për shpërblim sikurse ju". Komandant i mirëfilltë është ai që shoqëron ushtarët e tij edhe në vështirësi, ai që i stimulon ata edhe me ndonjë veprim të thjeshtë, në mënyrë që të jetë shembull i mirë për ushtarët e tij, si në lehtësi ashtu dhe në vështirësi. Nuk mund të jetë komandant i mirë ai që qëndron pas ushtarëve të tij nga frika e ndonjë ndodhie, ose ai që bën një jetë të begatshme, kurse ushtarët e tij vuajnë nga uria dhe etja.

## KËSHILLIMI-KONSULTIMI

Në Luginën e Dhefiranit Pejgamberit a.s. i arriti lajmi se karvani kishte shpëtuar, ai ishte i sigurt se konfrontimi a ballafaqimi ushtarak me armikun ishte i pashmangshëm. Me atë rast ai u këshillua me njerëzit dhe i vendosi ata para një situate "status quo": ose të ballafaqohen me armikun, ose të ikin në Medinë... Ai u tha ushtarëve të tij: "Më këshilloni, o ju njerëz", dhe kështu vazhdoi Pejgamberi a.s. ta përsëriste këtë thënie derisa njerëzit u ngritën njëri pas tjetrit dhe secili dha mendimin e tij. U ngrit Ebu Bekri r.a. dhe foli fjalë të mira, pastaj u ngrit Omeri r.a., i cili gjithashtu foli fjalë të mira, më pastaj u ngrit el-Mikdad ibn Amr, i cili gjithashtu foli fjalë të mira dhe kështu vazhdoi derisa u

ngrit udhëheqësi i njohur i ensarëve, Saad ibn Muadhi, i cili dha një mendim të prerë rreth këtyre këshillimeve, në favor të zgjidhjes ushtarake. Ja, kjo është shoqëria islame, e cila këshillimin-konsultimin e konsideron një prej shtyllave të saj dhe temel të fuqishëm të ndërtesës së saj.

## PARANDALIMI I PËRDORIMIT TË DHUNËS ME QËLLIM TË MARRJES SË INFORMACIONEVE:

Kjo është një tjetër mënyrë e manifestimit të dukurive të qytetërimit në jetën e të Dërguarit a.s.. Ai kishte ndaluar rreptësisht që të nxirreshin informacione nga njerëzit me anë të përdorimit të forcës apo dhunës. Natën e betejës, Pejgamberi a.s. e kishte dërguar Aliun r.a. në një detashment te ujërat e Bedrit me mision të marrjes e të tubimit të informacioneve rreth armikut. Aty gjetën dy djem që u bartnin ujë kurejshitëve. I sollën ata dhe filluan t'i pyesnin kur Pejgamberi a.s. ishte duke u falur. Ata ishin përgjigjur: Ne u bartim ujë kurejshitëve. Ashabët (shokët) e Pejgamberit a.s. filluan t'i rrihnin derisa ata dy u detyruan t'i tërhiqnin fjalët e tyre. Kur përfundoi namazin, Pejgamberi a.s. u tha atyre duke i denoncuar: Pasha Zotin, ju jeni duke i rrahur ata kur janë duke folur të vërtetën, e po i lini kur po ju gënjejnë... Nëse e thonë të vërtetën, ju po i rrihni, e nëse ju gënjejnë, ju po i lini?! Ata që në fillim e thanë të vërtetën - se u përkasin kurejshitëve. Kështu i trajtonte komanda apo udhëheqja islame ata që binin në duart e shërbimit sekret për t'u marrë në pyetje. Komandanti i kishte ndaluar ta përdornin dhunën gjatë marrjes në pyetje, ose që të përdornin forcën për të nxjerrë ndonjë informacion. Kjo ngjarje i kishte paraprirë marrëveshjes së tretë të Gjenevës të vitit 1949, e cila ndalon që robi të detyrohet të japë informacione përveç atyre që mundësojnë identifikimin e tij, siç janë emri i tij, datëlindja dhe grada e tij ushtarake. Pejgamberi a.s. konsideronte krim çdo veprim që përmbante torturim, dhunim ose presion psikologjik a fizik ndaj robit, me qëllimin për të nxjerrë informacione prej tij. Në këtë aspekt mund të themi se mësimet islame u kanë paraprirë këtyre marrëveshjeve të mëvonshme. Pejgamberi a.s. zbatonte me kujdes parimet që kanë të bëjnë me respektimin e të drejtave të robit. E sot kemi shtete të cilat pretendojnë se janë praktikueset më të fuqishme të këtyre parimeve, ndonëse në të vërtetë ato veprojë në kundërshtim me këto parime.

## RESPEKTIMI I MENDIMEVE-PIKËPAMJEVE TË USHTARËVE

Kur Pejgamberi a.s. lëvizi në drejtim të vendit të betejës, ai së bashku me ushtrinë e tij u pozicionuan te pusi i ujit, që ishte më i afërti për ushtrinë myslimane. Me atë rast el-Hubab ibn Mundhir u ngrit dhe i propozoi Pejgamberit a.s. një vend tjetër më të mirë sesa ai, - propozoi që të pozicionoheshin te pusi i ujit që ishte më i afërti për ushtrinë armike. Atëherë Pejgamberi a.s. i tha atij duke e inkurajuar: "Na ke këshilluar me një mendim të saktë" dhe menjëherë filloi të realizonte idenë e Hubabit dhe nuk ishte këmbëngulës që të respektohej pikëpamja e tij, edhe pse ai ishte komandanti suprem i ushtrisë myslimane. S'ka dyshim që këto pozicione i bëjnë shumë të qarta marrëdhëniet në mes komandantit dhe ushtrisë së tij, marrëdhënie të cilat respektojnë pikëpamjet e pjekura dhe inkurajojnë idetë e reja.

## DREJTËSIA NË MES KOMANDANTIT DHE USHTARIT

Të rralla janë rastet, gjatë historisë së luftërave të ndryshme, kur mund të shohim një pasqyrë që tregon për drejtësinë në mes komandantëve dhe ushtarëve. Historia njerëzore është e mbushur me ngjarje ku tregohen tirania dhe padrejtësitë e llojllojshme të komandantëve ndaj ushtarëve të tyre. Ndërkaq, Muhamedin a.s. gjatë qëndrimit të tij në fushën e betejës, e shohim të vendoset para një ushtari të tij, i cili dëshiron të marr hakun (të drejtën) e tij nga Pejgamberi a.s.. Ky ushtar ishte Sevad ibn Gazije. Atë ushtar Pejgamberi a.s. e kishte goditur shumë lehtë në stomak me këllëfin e shpatës së tij për arsye se kishte dalë nga radha, dhe i kishte thënë: "Rreshtohu, o Sevad!". Ai i tha: "O i Dërguari i Zotit, më lëndove! E Zoti të ka dërguar ty që të thuash të drejtën dhe të jesh i drejtë, prandaj ma mundëso që të hakmerrem"! Me atë rast Pejgamberi a.s. i hoqi rrobat nga stomaku i tij dhe i tha: "Hakmerru"., ndërsa Sevadi e përqafoi dhe filloi të puthte stomakun e tij! Pejgamberi a.s. i tha: "Çfarë të shtyri të veprosh kështu, o Sevad?" e ai u përgjigj: "O i Dërguari i Zotit, edhe vetë po e sheh se në çfarë gjendjeje jemi, prandaj pata dëshirë që takimi ynë i fundit të jetë duke ta prekur stomakun tënd"! Me atë rast Pejgamberi a.s. u lut për Sevadin.

## DIALOGU PARA PËRPLASJES

Pejgamberi a.s. pati dëshirë t'i shterte të gjitha mjetet e pajtimit dhe të paqes para se të futej në betejë, sepse ai nuk ishte dërguar përveçse mëshirë për të gjitha botët. Ai kishte dëshirë të merrte një iniciativë paqësore, në mënyrë që të ktheheshin të dy ushtritë në shtëpitë e tyre dhe të shmangej gjakderdhja. Kur arriti ushtria kurejshite në tokën e Bedrit, Pejgamberi a.s. e dërgoi Omer ibn el-Hattabin te kurejshitët, sepse ai (Omeri) ishte ambasadori i tyre në kohën e injorancës, dhe i këshilloi ata që të ktheheshin në shtëpitë e tyre, në mënyrë që të shmangej gjakëderdhja. Hakim ibn Hizami, një njeri i mençur nga kurejshitët, u kishte

thënë atyre që ta pranonin atë ofertë, sepse edhe ai e shihte të arsyeshme. Mirëpo Ebu Xhehli kishte thënë: "Për Zotin, nuk kthehemi, sepse ata tashmë i kemi në dorën tonë". Këtu mund të vërehet përkushtimi i Pejgamberit a.s. që të ruhej e të mos kishte gjakderdhje, kurse Ebu Xhehli ishte i përkushtuar që të kishte gjakderdhje. Nga ky veprim mund të vërehet një vlerë qytetëruese e veprimit të Pejgamberit a.s. gjatë kësaj beteje, që është: Dialogu para përplasjes.

**BESNIKËRIA NDAJ IDHUJTARËVE KUREJSHITË**

Në lidhje me robërit e zënë gjatë betejës së Bedrit, Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Sikur të ishte gjallë el-Mutam ibn Adij dhe të më fliste në lidhje me këta robër, do t'i liroja për hatër të tij"! E tha këtë Pejgamberi a.s. për arsye se el-Mutam ibn Adij e kishte strehuar Pejgamberin a.s. atëherë kur ishte kthyer prej Taifit në Mekë. Në atë kohë, kur të gjithë njerëzit refuzuan ta mbronin Pejgamberin a.s. nga frika që kishin prej Ebu Xhehlit, el-Mutami kishte thënë: "O populli kurejshit, unë e kam strehuar Muhamedin, prandaj mos të e ofendojë asnjëri prej jush".. dhe Pejgamberi a.s. nuk ia kishte harruar el-Mutamit këtë veprim dhe këtë burrëri. Po në këtë ditë Pejgamberi a.s. gjithashtu kishte thënë: "Ai që e takon Ebul Buhturij ibn Hisham ibnil Harith ibn Esedin, të mos e vrasë; ai që e takon el-Abbas ibnil Muttalibin, të mos e vrasë, sepse ai ka dalë pa dëshirën e tij". Abbasi në atë kohë në Mekë kishte detyrë në shërbimin sekret për myslimanët dhe ai ishte mysliman, por fshehtazi. Ndërsa Ebul Buhturiju, sa ishin myslimanët në Mekë, i ndalonte idhujtarët që t'i maltretonin ata, bile në shumë raste u ishte ndihmuar gjatë ditëve të vështira, kur ishin të izoluar, dhe ishte njëri prej atyre që mori iniciativën për ta prishur bojkotin ndaj myslimanëve, dhe për këtë arsye Pejgamberi a.s. deshi ta nderonte në ditën e Bedrit. E pra, komanda islame nuk ua harron njerëzve veprimet e mira dhe qëndrimet burrërore, edhe nëse ata nuk janë nga mesi i tyre.

**MBAJTJA E PREMTIMEVE**

Hudhejfe ibnul Jeman r.a. thotë: "Ajo që na pengoi të ishim të pranishëm në betejën e Bedrit, ishte se unë dhe babai im dolëm (prej Mekës) dhe dëshironim t'i bashkoheshim të Dërguarit të Allahut, mirëpo kurejshitët na zunë e na thanë: ju dëshironi të shkoni te Muhamedi, e ne iu përgjigjëm: Nuk dëshirojmë të shkojmë te Muhamedi, por dëshirojmë të shkojmë në Medinë. Ata morën prej nesh një premtim dhe besë që të mos i bashkoheshim Muhamedit në luftë. Kur i kaluam ata, erdhëm te Pejgamberi a.s. dhe i treguam se çfarë na kishin thënë dhe çfarë u kishim thënë ne, dhe kërkuam prej tij të na tregonte se çfarë të vepronim. Ai u përgjigj: "Kërkojmë ndihmën e Zotit ndaj tyre dhe mbajmë premtimin e dhënë"!. Ky qëndrim i Pejgamberit a.s. konsiderohet krenari e sjelljeve gjatë luftërave në historinë njerëzore. Historianët nuk mund të gjejnë, gjatë historisë së luftërave në përgjithësi, një qëndrim të ngjashëm me këtë qëndrim mahnitës. Këtë qëndrim, të cilin e shohim se kishte mbajtur komanda islame me qëllim të respektimit të premtimit në mënyrën më të mirë, edhe pse një premtim i tillë ishte marrë në një mënyrë të dhunshme, - megjithatë Pejgamberi a.s. e kishte respektuar.

**RESPEKTIMI I ROBËRVE TË LUFTËS**

Pasi Allahu xh.sh. e nderoi ushtrinë myslimane me fitore ndaj kurejshitëve, dhe myslimanët i verifikuan robërit, Pejgamberi a.s. i ndau ata në mes ashabëve-shokëve të tij dhe u tha: "Kini kujdes ndaj tyre"! Ebu Aziz ibn Umejr, vëllai i Musabit, na tregon se çfarë kishte parë atëherë kur e kishin zënë rob myslimanët. Ai thotë: Unë isha me një grup të ensarëve, kur u kthyem nga Bedri dhe, sa herë që e sillnin drekën a darkën, mua më veçonin duke më dhënë bukë, kurse ata hanin hurma, për shkak se Pejgamberi i kishte porositur ata që të silleshin mirë ndaj nesh".Këtë gjendje e përshkruan edhe Kur'ani, ku Allahu xh.sh. thotë: "Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër". (El-Insan: 8).Ky moral i lartë, të cilin e kishte ngulitur thellë në zemrat e tyre mësuesi më i mirë, Muhamedi a.s., kishte një ndikim të madh që një pjesë e konsiderueshme e robërve të zënë të pranonin Islamin. Gjithashtu ata që u rikthyen në Mekë, filluan t'u tregonin njerëzve për moralin e lartë të Muhamedit a.s. dhe respektin e tij.

**NDALIMI I TORTURIMIT-GJYMTIMIT TË ROBËRVE**

Në mesin e të zënëve rob ishte edhe Suhejl ibn Amr, njëri nga paria e Mekës. Kur Omeri r.a. e kuptoi se ai ishte në mesin e robërve, i tha të Dërguarit të Allahut: Më lejo që t'ia nxjerr dy dhëmbët e parë Suhejlit, në mënyrë që ai më kurrë të mos tallet me ty!- sepse ai ishte një orator i njohur që tallej me Islamin. Ndërsa Pejgamberi a.s. iu përgjigj Omerit me butësi, duke i thënë: " Jo, nuk e torturoj atë, sepse mund të më torturojë Zoti mua, edhe pse jam Pejgamber". Pejgamberi a.s. nuk veproi ashtu siç veprojnë shumë ushtri me ushtritë humbëse, po përkundrazi ai vendosi një rregull të mirëfilltë gjatë luftërave, dhe atij i takon nderi, respekti dhe përparësia për ndalimin e nënçmimit të robit ose të torturimit të tij.

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Vedat Shabani.
www.islamonline.net



Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Aspekti edukativ dhe shëndetësor i agjërimit

Allahu i Madhërishëm në Kur’anin fisnik urdhëron e thotë: “O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.(Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), të një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.(Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur’ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së

drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për shkak se ju udhëzoi dhe që ta falënderoni".(El Bekare, 183-185)

Roli edukativ i ritualit të agjërimit është vendimtar. Ai e aftëson njeriun t'u nënshtrohet Urdhrave hyjnorë. Agjërimi vendos një ekuilibër të përsosur në mes trupit dhe shpirtit, në mënyrë që ata të përjetojnë së bashku një ekzistencë të harmonizuar paqësore. Roli edukues i agjërimit ka karakter multidimensional në aspektin moral. Ai krijon një lidhje dhe marrëdhënie devocioni në mes njeriut dhe Allahut të Madhërishëm, në mes individit e shoqërisë dhe në mes njeriut e natyrës së tij të brendshme shpirtërore. Institucioni i agjërimit na ofron mundësinë që të akordojmë natyrën dhe karakterin tonë dhe njëkohësisht zhvillon tek ai cilësitë e durimit, ekuilibrit, kontrollit dhe vetëpërmbajtjes. Gjatë gjithë jetës njeriu dhe forca e besimit të tij sprovohen me vështirësi, fatkeqësi e sprovime të vështira, dhe njeriu, nëse arrin të triumfojë, atëherë tek ai do të zhvillohet një forcë dhe energji shpirtërore, e cila do ta parandalonte nga mëkatet dhe dëshirat djallëzore.

## AGJËRIMI RIDIMENSIONIM I VLERAVE TË KARAKTERIT NJERËZOR

Është pikërisht ky mesazhi kuptimplotë i agjërimit. Të agjërosh prej të ngrënit, pijes, dëshirave tunduese, shikimeve provokuese, prej të folurit përgojues, shpifjeve, ofendimeve, sharjeve, prej të menduarit djallëzor, prej intrigave, komploteve e prapaskenave. Është pikërisht ky ridimensionimi i vlerave të karakterit njerëzor. Kuptimi i vërtetë i fjalës es-saum (agjërim) është të pushosh. Kjo d.m.th. traktati gastrointestinal, organet gjenitale, gjuha, sytë, veshët, etj., pushojnë. Në realitet, agjërimi është siguri plotësuese për procesin regjenerues të trupit. Procesi i regjenerimit të trupit dhe trurit, duke përfshirë molekulat e memories, fillon kur trupi pushon, sidomos gjatë periudhës së gjumit të thellë. Gjumi gjatë muajit të Ramazanit është shumë më intensiv se gjumi gjatë periudhave të tjera. Dy orë gjumë gjatë Ramazanit është shumë më i ëmbël dhe më i bukur se disa orë në situata të tjera. Gjatë agjërimit, sipas hulumtimeve dhe studimeve në shumë klinika botërore dhe nga mjekë eminentë, stabilizohen të gjitha rezultatet laboratorike dhe proceset biokimike në organizëm.

Agjërimi nxit efektin natriuretik, që i lejon trupit të eliminojë natriumin dhe ujin e tepërt nga organizmi. Kjo mundëson zgjidhjen e problemeve kronike me edem, dhe ndihmon në uljen e vëllimit të rritur të gjakut, kështu që stabilizohet presioni i lartë i gjakut.

Sipas qendrës shëndetësore "Tru North Health Center" në ShBA, nga 174 pacientë me hipertension, 90% e tyre u shëruan vetëm me agjërim. Agjërimi ka ndikim normalizues në sistemin autonom nervor. Ul shqetësimet në sistemin tretës si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

## GJATË AGJËRIMIT ELIMINOHEN TOKSINAT (HELMET) NGA TRUPI

Dr. Dewey, Dr. Guelp, Dr. Frumusan, Dr. Pauchet, Dr. Nouman, janë vetëm disa nga mjekët që kanë kryer kërkime shkencore dhe kanë përdorur agjërimin për kohë të gjatë dhe të shkurtër për trajtimin e pacientëve të vet. Prof. Dr. Pauchet i këshillon pacientët që do të operohen, të agjërojnë para dhe pas operacionit, për të ulur në minimum rreziqet e operacionit dhe për t'u shpejtuar mbyllja e plagës. Agjërimi ndihmon në lehtësimin e sëmundjeve, si artriti, koliti, astma, hipertensioni, diabeti, alergjitë e ndryshme, sëmundja e Alz'heimerit, etj.. Agjërimi lehtëson dhe mobilizon eliminimin e substancave të dëmshme nga organizmi, siç janë: kolesteroli, acidi urik, dioksina dhe mbetje të tjera toksike.

Në tabelën në vijim, vërehet veprimi i agjërimit në parametrat biokimikë të gjakut:

| *Parametrat* | *Dita 1 e Ramazanit* | *Dita e 26 e Ramazanit* |
|---|---|---|
| Pesha e trupit ,Kg | 51.9+_ 3.5* | 2.6+_ 4.0 |
| Glukoza ,mg/dl | 84.1+_9.8 | 82.3+_82.3+_10.7 |
| Urea,mg/dl | 21.8+_7.7* | 49.8+_19.1 |
| Ac.uric,mg/dl | 3.0+_0.5 | 31+_0.4 |
| Proteinat,(totale)g/dl | 7.8+_0.7 | 7.2++0.7 |
| Albuminat,g/dl | 4.9+_0.7 | 4.6+_0.5 |
| Kolesteroli(t),mg/dl | 192+_0.7 | 180+_32 |
| HDL-Koles,mg/dl | 46+_12 | 43+_10 |
| LDL-Koles,mg/dl | 130+_23 | 91+_28 |
| Trigliceridet,mg/dl | 80.5+_38.5* | 92.5+_34.7 |

Praktikumi i Biokimise Klinike i Varleyt *
Devijimi standard
Diferenca sinjifikante ndërmjet 2 p<0.05

Nga tabela vërehet qartë ulje sinjifante e LDL - kolesterolit dhe ngritje e lehtë e HDL - kolesterolit.

Gjatë agjërimit tajitja e hormoneve të hipofizës rritet. Hormonet anabolike për sintezën e proteinave dhe kolagjenit prodhojnë baraspeshë pozitive të azotit. Gjithashtu stimulohen eritropoeza dhe sinteza e kolagjenit. Gjatë agjërimit ripërtërihet në trup substanca endogjene, që quhet opoide. Beta endorfina është më aktive që është njëzet herë më e fuqishme se morfiumi.



Nga veprimi i tyre eliminohet dhembja dhe shkaktohet ndjenjën e fuqishme e euforisë. Krahas kësaj, për një njeri obez (me peshë të madhe), Ramazani është muaji më ideal për të humbur peshë. Agjëruesve u këshillohet të bëjnë kujdes për të ngrënë në masë dhe në mënyrë të ekuilibruar, në mënyrë që ushqimi të përmbajë nga të gjitha lëndët ushqimore, si fruta, perime, mish pule, peshk, bukë, qumësht dhe nënprodhime të qumështit.

### USHQIMET E SKUQURA JANË TË PASHËNDETSHME DHE DUHEN KUFIZUAR

Ata që pinë duhan, ta fillojnë pakësimin e pirjes dalëngadalë që prej disa javë para Ramazanit. Të gjithë e dimë mirë se çfarë dëmesh sjell duhani dhe se ai duhet lënë plotësisht.

Veçse të mos harrojmë se ka konsumues që e lënë krejt pirjen e tij duke përdorur si pretekst muajin e Ramazanit. Me pak durim e zell, është e mundur që njeriu të shpëtojë plotësisht nga vesi i thithjes së duhanit.

Në fund, të themi se thesari shpirtëror, si gjëja më e çmuar, është pikërisht ndërtimi i këtij sistemi vlerash në personalitetin dhe karakterin tonë, me qëllim që jetën dhe energjinë shpirtërore, që na ka dhuruar Allahu i Madhërishëm, t'i përjetojmë dhe kanalizojmë në formë të dobishme për veten, familjen dhe shoqërinë tonë.

Uroj të bëni agjërim të lehtë, të këndshëm dhe të pranuar. Amin!

Bernard Tahirbegolli

# Mjekësia dhe agjërimi

O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (El-Bekare, 183)

Agjërimi është një nga pesë shtyllat e fesë Islame. Sikurse dihet, përveç myslimanëve të cilët agjërojnë për të plotësuar një adhurim ndaj Krijuesit Fuqiplotë, këtë e bëjnë edhe jomyslimanët, për arsye të ndryshme. Disa jomyslimanë agjërojnë për të humbur peshë, disa për të qenë më të shëndetshëm, disa e kanë emërtuar agjërimin si "operim pa brisk" dhe agjërojnë për shërim nga sëmundjet, etj.. Diçka të ngjashme ka thënë edhe filozofi Paracelcus: "Ata që agjërojnë, janë në duart e mjekut të brendshëm". Për shembull, rreth 14% e të rriturve amerikanë raportojnë që kanë agjëruar për të kontrolluar peshën e trupit, dhe kjo qasje ka kohë që mbështetet nga mjekët si një trajtim për mbipeshën. Shumë personalitete të famshme, që mbajnë fjalime të shpeshta në publik, kanë një rregull, e ajo është: "Agjëro përpara një fjalimi të rëndësishëm, dhe ha më vonë".

### "AGJËRONI QË TË JENI TË SHËNDETSHËM". (MUHAMEDI A.S.)

Agjërimi është një adhurim, në të cilin nga shumë gjëra të mira për organizmin, si ushqimi, pijet dhe kontaktet intime, privohet njeriu për një kohë të caktuar. E kjo kohë është prej para se të lindë dielli e derisa të perëndojë, në ditë të caktuara brenda vitit. Këto ditë janë ditë të numëruara ose, thënë ndryshe, i tërë muaji Ramazan."(ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit (Ramazanit) në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi dhe që ta falënderoni".(El-bekare, 185)Duke marrë parasysh që kalendari islam është lunar, i cili ka 11 ditë më pak në vit sesa viti sipas kalendarit georgejan, vijmë në përfundimin që muaji Ramazan, i cili njëherit është muaji i nëntë lunar, çdo vit vjen për 11 ditë më herët, duke e përmbushur një cikël rrotullimi për 33 vjet, në mënyrë që të vijë në të njëjtën kohë (stinë). Kjo bën që brenda një vendi (shteti të madh, shënimi i përkth.),



muaji Ramazan të vijë në stina të ndryshme, kur edhe gjatësia e ditës ndryshon. Kështu që mund të presim një ndryshim të gjatësisë së ditës prej 12 orëve, sa është në ekuator, e deri në 22 orë në vendet afër poleve të Tokës.

Sa herë që afrohet muaji i Ramazanit, vijnë dhe u bashkohen debateve e diskutimeve në shoqëri edhe diskutimet e shumta se çfarë të mirash shëndetësore sjell ky adhurim. Duke e ditur se organizmi i njeriut funksionon në bazë të parimit të shfrytëzimit të energjisë së liruar nga metabolizmi i materieve ushqyese (karbohidrate, yndyra, proteina), si është e mundur që Krijuesi i Gjithëdijshëm të obligojë njeriun që të mos konsumojë ushqim për aq kohë? Organizmi i njeriut vërtet që funksionon me energjinë e liruar nga metabolizmi i materieve ushqyese që merr njeriu, por shkencëtarët kanë vërtetuar se po ky organizëm mund të jetojë pa marrë asnjë pikë ujë deri në një javë, kurse po piu ujë një herë në javë, mund të jetojë 70-75 ditë pa ushqim. Kjo nga rezervat yndyrore që siguron organizmi nga ushqimi "i tepërt" që konsumohet dhe i cili në organizëm shndërrohet në yndyra. Pra, agjërimi për një kohë prej para lindjes së diellit e deri në perëndim të tij, nuk është ndonjë pengesë e papërballueshme për organizmin e njeriut. Sepse edhe Vetë Zoti Fuqiplotë na ka njoftuar: "Ne nuk ngarkojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij". (El-En'am, 152).

Në anën tjetër, ndryshimi në mes të agjërimit dhe ushqimit të rregullt qëndron aty se gjatë agjërimit sipas traditës profetike, ushqimi konsumohet para lindjes së diellit dhe pas perëndimit të tij. Pra, shujtat e rregullta të mëngjesit dhe darkës lëvizin pak dhe shujta e drekës nuk merret fare gjatë agjërimit. Pra, kemi të bëjmë me një mëngjes shumë të hershëm-syfyrin, dhe me një darkë-iftarin në një distancë pak më të gjatë nga njëra-tjetra.

Kjo për disa njerëz bëhet relativisht e papërballueshme për arsye të "varshmërisë" që kanë ndaj ushqimit, varshmëri kjo që ndikon edhe në përballimin e urisë. Këta njerëz, që kanë "varshmëri" ndaj ushqimit, në hulumtime mjekësore kanë treguar se nuk mund të përrballojnë njësoj sfidën e urisë me vetëm pak ujë as deri në 40 ditë. Njerëzit thjesht nuk e kuptojnë që ata e "ndotin" trupin me shumë ushqime jonatyrale dhe të parregullta, duke ndihmuar kështu që organizmi të fillojë ta humb adaptueshmërinë e tij. Personave të tillë, të cilët nuk mund të agjërojnë plotësisht tërë ditën, u rekomandohet që të bëjnë një "gjysmë agjërimi" parapërgatitor para Ramazanit, duke e privuar veten nga ushqimi gradualisht, derisa të arrijnë agjërimin e plotë. Ndërsa personave të shëndoshë, që nuk vuajnë nga "varshmëria" e ushqimit, ashtu si grupi që cekëm më lart, u rekomandohet parapërgatitja për agjërimin e Ramazanit duke bërë agjërim synet dhe nafile në ditët e caktuara para Ramazanit.

Derisa në vendin tonë mbizotëron tradita e ngrënies së vetëm këtyre dy shujtave gjatë Ramazanit, në vende të tjera, si Maroku, popullata atje edhe gjatë Ramazanit konsumon të tri shujtat, veçse iftarin e konsumojnë si një shujtë të lehtë "hapëse" të agjërimit, kurse pas tij dhe para syfyrit kanë edhe një darkë "të rregullt". Ndërrimi i orarit të shujtave, d.m.th.ngrënia e ushqimit në syfyr dhe falja e namazit të sabahut bëjnë që organizmi të fillojë funksionimin në bazë të orës biologjike, orë kjo që është në raport të drejtë me lindjen dhe perëndimin e diellit dhe me prodhimin e hormoneve në organizëm. Thënë ndryshe, me zgjimin e hershëm, me ngrënien e ushqimit dhe faljen e namazit të sabahut, duke u përgatitur kështu për një ditë me plot aktivitete, organizmi funksionon ashtu sikurse e ka të programuar orën biologjike. Sipas hulumtimeve që janë bërë, nuk është gjetur ndonjë ndryshim në sasinë e kalorive të marra në Ramazan dhe jashtë tij, kjo për arsye se nga tërë ushqimi që konsumojmë, ne shpenzojmë vetëm 35% të kalorive që marrim dhe një ndërrim në orarin e shujtave nuk ndikon në mënyrë të konsiderueshme në sasinë e kalorive, ky ndërrim ka treguar që kaloritë e shfrytëzuara nga ushqimi që konsumojmë, të arrij deri në 85%. Nëse i referohemi kulturës së popullit tonë që për Ramazan përgatisin ushqime "më të mira" për iftar dhe syfyr, atëherë themi se në këtë "festival ushqimesh" nuk mbetet organizmi keq për substancat e nevojshme ushqyese.

Sido që të jetë, agjërimi është një mundësi e mirë që të hiqen kilogramët e tepërt nga trupi duke konsumuar ushqim të mjaftueshëm dhe jo duke ngrënë ushqim "sa për dy ditë", ngase kjo vetëm do të ndikojë në shtimin e ndonjë kilogrami edhe gjatë "dietës" së agjërimit.

## AGJËRIMI RREGULLON TË RRAHURAT E ZEMRËS

Hulumtimet e shumta rreth agjërimit dhe shëndetit, dita-ditës po nxjerrin në pah dobitë shëndetësore të



tij. Do të përmendim shkurtimisht disa nga dobitë shëndetësore të agjërimit, duke lënë pa përmendur shumë të tjera në këtë artikull të shkurtër. Ajo që duhet theksuar këtu, është që agjërimi ndikon edhe në shëndetin mendor edhe në atë fizik të agjëruesit. Qendra Emergjente e Spitalit Numune në Ankara, ka bërë evoluimin e pacientëve me sëmundje akute koronare gjatë viteve 1991-1997 dhe ka ardhur në përfundimin se këto sëmundje janë shumë më të rralla në Ramazan sesa jashtë tij. Kjo ndoshta për arsye se zemra e agjëruesit pas drekës punon më ngadalë, dhe llogaritet që brenda një dite zemra e një agjëruesi të rrahë 15 000 herë më pak se zemra e një joagjëruesi. Për arsye se në traktin digjestiv nuk ka ushqim për t'u tretur dhe i gjithë trakti ndodhet në një çlodhje të lehtë pasdite, bashkë me të as zemra nuk ka nevojë të pompojë shumë gjak drejt këtij trakti. Po ashtu, një dietë pa ujë bën që organizmi ta kondensojë ujin që ka, dhe po ashtu ta zvogëlojë edhe sasinë e gjakut që dërgon në veshka. Krahas mungesës së ushqimit në traktin digjestiv, këtij trakti i mundësohet një ripërtëritje e qelizave të epitelit, të cilat kanë një jetë mesatare prej 30 ditësh. Ndërkohë që edhe mëlçia kalon në një gjendje të relaksuar për arsye të mungesës së ushqimit të vazhdueshëm në traktin digjestiv. Fatmirësisht, mëlçia nuk pushon së punuari dhe së detoksifikuari organizmin nga substancat toksike, ngase, po të pushonte 24 orë, atëherë organizmi do të shkatërrohej nga substancat toksike që qarkullojnë në të.

## ORGANIZMI GJATË AGJËRIMIT MOBILIZOHET

Dr. Joel Fuhrman në librin e tij "Fasting and eating for health", thotë: "Agjërimi nuk bën vetëm detoksifikimin, ai po ashtu largon dhjamin e tepërt, qelizat anormale, pllakat ateromatoze, tumoret, si dhe liron qelizat e sëmura dhe produktet e tyre në qarkullim, për t'i eliminuar. Materiet toksike qarkullojnë në gjak e limfë dhe depozitohen në indin dhjamor. Një element shumë i rëndësishëm i agjërimit është se i mobilizon këto substanca prej vendeve ku janë ruajtur dhe i detoksifikon". Është mahnitës mobilizimi i organizmit gjatë urisë së agjërimit. Ai, gjatë urisë dhe mungesës së glukozës në gjak, fillon dhe përmes një procesi metabolik mobilizon rezervat e glikogjenit në organizëm, po ashtu edhe yndyrnat e depozituara i shndërron në glukozë. Ndërsa në krejt këtë proces qelizat "e dobëta" sakrifikohen dhe eliminohen për t'u lënë vend qelizave të reja dhe "të forta". Në një hulumtim me studentë të Universitetit të Shkencave Mjekësore Rafsanjan, Departamenti i Infermierisë, kanë gjetur se agjërimi i Ramazanit mund të jetë një faktor i rëndësishëm për përmirësimin e shëndetit mendor dhe për eliminimin e depresionit tek studentët. Agjëruesit nganjëherë ankohen për kokëdhembje, plogështi, mundim, vjellje, takikardi, etj., shenja këto që janë shpesh pasojë e stresit të tepërt, për shkak të pagjumësisë, hipoglikemisë dhe dehidrimit, mungesës së kafeinës. Pra, një kujdes optimal që gjatë Ramazanit agjëruesit duhet të kenë për konsumimin e shujtave të mjaftueshme me ushqim dhe për të mos e tepruar të ngrënët në iftar për shkak të urisë së tepërt. Pastaj pirja e sasive të konsiderueshme të ujit prej iftarit deri në syfyr, të rekomandueshme janë 10 gota ujë, si dhe konsumimi i sasive të kufizuara të karbohidrateve, -ndikojnë që të parandalohen çrregullimet e lartcekura. Duke e ditur se organizmi i njeriut ka aftësi të mëdha adaptueshmërie për situata të ndryshme, prej tyre edhe për uri dhe etje, edhe vetë agjëruesit shprehen se, pas ditës së tretë të agjërimit, nuk ndiejnë kokëdhembje dhe toleranca ndaj urisë dhe etjes rritet gradualisht, saqë, kushtimisht, mund të themi që agjëruesit nga fundi i Ramazanit nuk i merr uria dhe as etja gjatë agjërimit.

Nëse nga praktikumi i agjërimit gjatë tërë muajit të Ramazanit arrijmë që ushqimin tonë ta rregullojmë dhe ta vendosim në shujta të rregullta ditore, kjo për ne do të jetë një fitore e madhe në ruajtjen e shëndetit. Kjo sepse një pjesë e madhe e sëmundjeve vijnë si pasojë e ushqimeve jo të rregullta. Në një mbishkrim në piramida të Egjiptit shkruan: "Njerëzit jetojnë në një të katërtën e asaj që hanë, në tri të katërtat e tjera jeton doktori i tyre". Ndërsa Allahu në Kur'anin famëlartë thotë: "Hani dhe pini e mos e teproni, sepse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë".( El A'raf, 31).

Kur'an-i Përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Sherif Ahmeti; Mjekësia e të dërguarit Muhammed, Ibn-Kajjim el-Xhevzi, Gjakovë 2003; Din ve Bilimin Işığında ORUÇ VE SAĞLIK , Prof.Dr. Alparslan Özyazıcı; Fasting and eating for health, Joel Fuhrman, M.D; Beneficial effects of intermittent fasting and caloric restriction on the cardiovascular and cerebrovascular systems, Mattson MP, Wan R. 2005.



Prof. Dr. Hamdi Döndüren

# Ushqimet e lejuara dhe ndryshimet kimike

Në bazë, çdo gjë është e lejuar (mubâh). Allahu i Madhëruar tregon: "Ai (Allahu) është që për ju krijoi gjithçka ka në tokë"[1] dhe po ashtu thekson se edhe kafshët dhe bimët e tjera janë krijuar për njeriun. Në Kur'anin fisnik po ashtu flitet se për njeriun janë bërë hallall mishi, qumështi apo fuqia e kafshëve, që mund t'i përdorim, disa lloje të zogjve dhe gjahu nga deti.[2] Në Kur'an është zgjedhur që, përveç gjërave të lejuara, të ceken në mënyrë të veçantë vetëm ato që janë të ndaluara – haram dhe të shëmtuarat, të papëlqyerat – mekruh. Në këtë çast, duke u vendosur edhe disa principe, është siguruar që dijetarët islamë të nxjerrin norma përmes analogjisë – kiasit. Caktimi i hallallit dhe haramit u takon vetëm Allahut dhe Pejgamberit të Tij. Ndërsa njerëzve një e drejtë e tillë nuk u është dhënë, dhe është cekur një ajet për ata që i kundërvihen kësaj: "Mos i thoni asaj rrenës së gjuhëve tuaja: "Kjo është hallall e kjo është haram" e të shpifni ndaj Allahut rrenën. Vërtet, ata që shpifin rrenën ndaj Allahut, nuk kanë shpëtim".[3] Vendosja e normave për hallall apo haram në Islam obligon mbështetjen në rregullin "Sigurimi i së mirës dhe parandalimi i së keqes". Për gjërat e pastra dhe të shëndosha në Kur'an është përdorur shprehja "et-tajjibatu", kurse për ato të dëmshmet dhe të ndaluarat "el-habaithu". Këtë e konkretizon edhe ky ajet kur'anor: "O ju që besuat, hani nga të mirat që ju kemi dhënë, dhe falënderoni Allahun, nëse jeni që vetëm Atë E adhuroni".[4] Pastaj: "O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë dhe bëni vepra të mira, se Unë e di atë që ju veproni".[5] Dhe ajeti: "Që pranojnë të dërguarin (Muhamedin), Pejgamberin arab (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), tek ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta".[6]

## DISA MISHRA DHE KAFSHË TË NDALUARA SIPAS KUR'ANIT

Prodhimet dhe ushqimet e disa kafshëve që Kur'ani i ndaloi, ndahen në ndalimin e dy sojesh në Mekë dhe dy të tjerave në Medinë, të gjitha në katër ajete.[7] Njëri ajet kishte zbritur në periudhën e Mekës, në bazë të pyetjes së Malik in Avfit, që ishte nga mushrikët, që i kishte thënë Pejgamberit a. s.: "Ti je duke na e ndaluar cofëtinën, gjakun dhe mishin e derrit, e gjyshërit tanë këto i llogarisnin të lejuara". Ajeti që zbriti në bazë të kësaj, është ky: "Thuaj: "Në atë që më është shpallur mua (në Kur'an) nuk po gjej diçka të ndaluar nga ushqimi, përveç në qoftë se ai (ushqimi) është: cofëtinë, gjak i derdhur ose mish derri, ai i ndytë, dhe përveç asaj që është therur jo në emër të Allahut (por të ndonjë idhulli) e që është mëkat. E kush detyrohet (t'i hajë këto të ndaluara), por duke mos pasur për qëllim shijen dhe duke mos e tepruar; Zoti yt është që fal e mëshiron shumë".[8] Kurse ajeti i fundit në lidhje me këtë çështje, që ka zbritur në Medinë, është: "Juve u janë ndaluar (t'i hani): ngordhësira, gjaku, mishi i derrit, ajo që theret jo në emrin e Allahut, e furura, e mbytura, e rrëzuara, e shpuara (nga briri i tjetrës), ajo që e ka ngrënë egërsira, përveç asaj që arrini ta therni (para se të ngordhë), ajo që është therur për idhuj, dhe (ju është e ndaluar) të kërkoni me short fatin. Kjo është mëkat ndaj Allahut...".[9] Derisa Pejgamberi a. s. po lexonte suren Maide, gjatë haxhit të lamtumirës, kishte thënë: "O njerëz! Kjo është surja e fundit e zbritur. Kështu që ju hallallet që janë përmendur në të, pranoni hallall, kurse haramet haram".[10]

## ZGJERIMI I NDALESAVE NGA THËNIET E PEJGAMBERIT A. S.

Sipas Kur'anit, ajo që është cekur hallall, në bazë të saj me shprehjen mubah – e lejuar, mund të bëjmë këtë vlerësim: "Të pyesin ty (Muhamed), ç'u është lejuar atyre? Thuaju: "U janë lejuar të gjitha ushqimet e mira (tajibat).[11] Se cilat janë të mira (et-tajjibatu) dhe jo të mira (el-habaithu) Allahu xh. sh. i ka lënë në kompetencë të Pejgamberit a. s., që ai të vazhdojë t'i cekë ato, në bazë të ajetit: "i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme (tajjibat) dhe u ndalon ato të pakëndshmet (habath)".[12] Për këtë autorizim që Allahu i kishte dhënë Pejgmberit a. s., në këtë grup ndalesash Pejgamberi a. s. kishte futur edhe disa kafshë tokësore me llojin e maceve, nga lloji i shpezëve kishte ndaluar zogjtë me kthetra shqyese dhe grabitqarë. Në hadith është urdhëruar: "Pejgamberi a. s. kishte ndaluar të hahen kafshët shqyese si macet dhe shpezët me kthetra dhe grabitqarë".[13] Sipas hadithit që ka transmetuar Xhabiri r. a., Pejgamberi a. s. "Në luftën e Hajberit kishte ndaluar – ka bërë haram ngrënien e mishit të gomarit shtëpiak".[14] Me një thënie tjetër, të gjitha kafshët që kanë karakteristika të ngjashme me ato që u cekën më lart, hyjnë në rangun e atyre të ndaluarave, të ndoturave (el-habaithu). Sipas mendimeve të Ebu Hanifes, Shafiiut, Ahmed ibni Hanbelit dhe İmam Malikut, mishi i kafshëve të ngjashme me këto që janë theksuar në hadith, është i ndaluar të hahet. Ndërsa mendimi i dytë i Imam Malikut është se, hadithet që u theksuan më lart, nuk tregojnë ndalimin e tyre të rreptë, por tregojnë se ngrënia e mishit të tyre është gjë e shëmtuar dhe afër haramit, pra janë në rangun e keraheteve.[15] Shumica e juristëve janë të mendimit se akrepi, gjarpri, miu, bretkosa, buburreci dhe insektet e ngjashme me këto, janë të ndyra për t'i ngrënë dhe nuk është mirë të hahen. Në anën tjetër, përsëri pjesëtarët e mendimit të malikinjve thonë se, përderisa diçka nga insektet nuk dëmton shëndetin e njeriut, me kusht që ato të përgatiten sipas rendit të duhur, ngrënia e tyre lejohet. Ata, si kusht për ngrënien e gjarprit, vënë se atij duhet t'i nxirret helmi dhe të pastrohet mirë.[16] I duhet bërë një vlerësim dhe analizë këtij mendimi lidhur me ngrënien e insekteve në vendet ku hahen ato. Po, në anën tjetër, Pejgamberi a. s. nuk e kishte ngrënë një lloj hardhuce të shkretëtirës (Lacertus), pasi nuk ishte zakon të hahej në vendet ku jetonte Pejgamberi a. s., mirëpo ai i kishte lejuar që shokët e tij që ishin në sofër, ta hanin atë.[17]



## KAFSHËT DETARE

Edhe kafshët detare janë krijuar që njerëzit të kenë dobi prej tyre. Në Kur'an është cekur: "Ju është lejuar gjuetia në det".[18] Po ashtu edhe Pejgamberi a. s. thotë: "Neve na janë lejuar dy cofëtina dhe dy gjakra; nga cofëtinat, karkaleci dhe peshku, kurse nga gjaku: mushkëritë e zeza (mëlçia) dhe shpretka".[19] Sipas hanefinjve, lejohet të hahen vetëm ato kafshë detare që hyjnë në grupin e peshqve. Argumenti i kësaj është ajeti i sures Maide (5/96) dhe hadithi që thekson se peshku dhe karkaleci janë nga të lejuarat, për shkak se hyjnë në grupin e ngordhësirave të lejuara.[20] Sa për ato gjallesa që nuk hyjnë në grupin e peshqve, si: oktapodi, kali i detit (hippopotamus), luani i detit, gaforrja, midhja (mythus edulus), breshka e ujit etj., meqë janë habaith – të papastra për ngrënie, atëherë janë mekruh. Sipas hanefinjve, qëllimi i ajetit për gjueti detare ka të bëjë me çdo lloj peshqish. Sipas tri medhhebeve të tjera përveç hanefinjve, ajeti "Ju është lejuar gjuetia në det" nuk ka kufizuar diçka konkrete dhe me këtë kuptohet gjithçka që jeton në det, pra çdo gjallesë që del nga ai, lejohet të hahet. Në anën tjetër, Pejgamberi a. s. ka thënë: "Uji i detit është i pastër dhe cofëtina e tij është e lejuar".[21] Por disa të tjerë nga kjo kanë përjashtuar derrin e ujit dhe qenin e ujit. Në këtë çështje është bërë një kias – analogji në këtë mënyrë: Gjallesat e detit nuk kanë gjak, e gjaku është ai që është ndaluar – është bërë haram. Për këtë shkak të gjitha gjallesave e detit sikur peshku, mund t'u hahet mishi, pra të gjitha atyre gjallesave të gjalla që jetojnë në det.

## MËNYRA E PRERJES SË KAFSHËS SIPAS ISLAMIT

Pejgamberi a. s. ka thënë: "Kur të preni kafshën, prerjen bëjeni në mënyrën më të mirë".[22] Qëllimi i prerjes tek kafsha është që të derdhet gjaku i papastër i saj dhe të ndahet pjesa e gjakut të pastër nga ai. Kjo mund të bëhet me çdo lloj mjeti prerës. Kur të bëhet prerja e kafshës, duhet të fillohet me madhërimin e Allahut dhe që gjahu të jetë zënë sipas rregullave të lejuara. Allahu xh. sh. thotë: "... andaj përmendni Emrin e Allahut duke qenë ato (të përgatitura për therje) në këmbë".[23] Pejgamberi a. s. në këtë kontekst thotë: "Çdo punë që fillon pa bismil-lah, është e mallkuar".[24] Sipas hanefinjve, nëse thënia e besmeles është lënë anash nga harresa dhe pa qëllim, lejohet të hahet ai ushqim i asaj kafshe të prerë nga një mysliman ose një pjesëtar i ehl-i kitabit. Hanefinjtë këtë më së shumti e bazojnë në faktin se gjatë periudhës mekase, kur ata, derisa po pritnin kafshë në emër të putave, duhej të priteshin në Emër të Allahut[25] dhe në faktin se Pejgamberi a. s. ka porositur që punët e mira dhe të rëndësishme të fillojnë me bismil-lah. Sipas një transmetimi që ka ardhur nga Aliu r. a., lejohet të hahet ushqimi i asaj kafshe të prerë nga një pjesëtar i feve hyjnore. Sepse ata thonë se i besojnë vetëm një zoti. Ndërsa, në anën tjetër, Allahu xh. sh. na e ka bërë mubah – të lejushëm ushqimin e tyre. Argumenti i kësaj është: "Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar)".[26] Kurse, sipas shafiinjve, sikurse është synet apo mubah që të bëhet bismil-lah në fillim të çdo pune, lejohet të hahet edhe ushqimi i asaj kafshe që e pret një mysliman, edhe nëse e braktis besmelen, ose nga dikush që e pret prej ehli-kitabëve. Edhe çështja e kafshës së gjuajtur qëndron kështu. Në transmetimin e Bera ibni Adhib, bërë nga Ebu Hurejre, Pejgamberi a. s. ka thënë: "Ajo është e prerë në emër të Allahut qoftë myslimani ta ketë përmendur emrin e Allahut apo jo".[27] Dhe "Përmendja – përkujtimi i emrit të Allahut është në zemër të çdo myslimani".[28] Aishja r. a., ka thënë: "Bedevitë na binin mish, ndërsa ne nuk e dinim nëse ata kanë thënë bismil-lah apo jo. E Pejgamberi a. s. na ka thënë: Ju bëni bismil-lah kur të hani, dhe vazhdoni ngrënien". Po të ishte kusht që të bëhet besmelja kur të pritet kafsha, nuk do të lejonte gjindjen e tyre që të hanin mishin e prurë nga bedevinjtë.[29] Ka disa prodhime cilësia e të cilave ndryshon dhe ato llogariten nga të papastrat – el-habaithu -, mirëpo ato mund të kalojnë në grupin e të pastrave, të mirave – et-tajjibatu. Si p. sh. shndërrimi i pijes alkoolike në uthull, apo i prodhimeve ushqimore që përmbajnë cilësi të ndyra, si mjalti dhe vaji – këto mund të pastrohen duke i djegur në zjarr apo duke i zier. Mirëpo është e nevojshme që, pasi të bëhen këto procedura, të bëhet edhe analiza nëpër laboratorë. Në ditët e sotme duhet zgjedhur nga ato kafshë që priten sipas rregullores islame, prej të cilave mund të përftojmë farën e parë të djathit dhe xhelatinën. Sot duhen bërë analizat mjekësore të atyre produkteve që përmbajnë anomali, alergji, astma, urtikarie, alergji e fituar nga bimët e bari, dhe kërkohet që këto prodhime të etiketohen në grupin e prodhimeve ushqimore. Konsumatori ka të drejtë të informohet në mënyrë të drejtë e të saktë për prodhimet para se ta marrë prodhimin për përdorim. Sepse ai ka të drejtë të organizojë sistemin e jetës sipas besimit që ka. Lusim Allahun që të na mundësojë fitimin e kafshatës hallall, të fitojmë pasurinë përmes rrugëve të lejuara dhe të na mundësojë që ne, familja jonë dhe të afërmit tanë, të hamë nga ajo që është e lejuar – hallall.

Revista Altınoluk, Nr. 288, f. 25-28, İstanbul, 2010

Përktheu: Mr. Zymer Ramadani



Besart Shala

# Rëndësia e Bajramit dhe manifestimi i drejtë i tij

Me të vërtetë trupi lëngon që të ketë raste për të manifestuar dhe shprehur gëzimin dhe harenë, të paktën herë pas here, në mënyrë që për sado pak çaste të harrohen brengat dhe preokupimet e jetës. Prandaj festat janë të pranishme tek të gjithë popujt pa marrë parasysh përkatësinë fetare a kombëtare, meqë kjo ndërlidhet me vetë intuitën e njeriut.

Festat tek jomyslimanët zakonisht janë ngjarje apo evenimente që kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote, pra të dynjasë, siç janë festat shtetërore, ngjarjet historike, karnavalet e ndryshme apo besëtytnitë. Në disa raste ka festa edhe me motive fetare, siç janë tek çifutët apo të krishterët festa të cilat kryesisht ndërlidhen me ngjarje historike, si krishtlindja, viti i ri sipas kalendarit

gregorian, pashkët, e të tjera. E pra, si qëndron puna tek myslimanët? Në Islam festat dhe manifestimet në të vërtetë ndërlidhen me përmbushjen e ndonjë obligimi fetar, siç janë Fitër-Bajrami, i cili vjen si festë pas përmbushjes së obligimit të agjërimit të Ramazanit, i cili është një nga shtyllat e fesë Islame, ose Kurban-Bajrami, i cili vjen si festë pas përmbushjes së obligimit të Haxhit, që po ashtu është një nga kushtet që duhet të përmbushë myslimani. Por nuk duhet harruar as festa javore e myslimanëve, që është dita e xhumasë. Transmetohet nga Enesi, r.a., se Pejgamberi a.s., kur arriti në Medinë, i gjeti banorët e Medinës duke i festuar dy ditë. I pyeti: Ç'janë këto dy ditë? Thanë: Në këto dy ditë luanim në injorancë. Atëherë Pejgamberi a.s., tha: "Allahu jua ka zëvendësuar me dy ditë të tjera, të cilat janë më të mira se ato: dita e Kurban-bajramit dhe dita e Fitër-Bajramit." (Ebu Davudi).

Meqë jemi në muajin e bekuar të Ramazanit, do të flasim rreth festës së Fitër-Bajramit, si duhet kremtuar ajo. Agjërimi i muajit të Ramazanit është një nga shtyllat e fesë islame dhe veçohet për agjërimin e tij. Meqë rutina jonë jetësore ndryshon në këtë periudhë kohore, për shkak të agjërimit, intensifikimit të ibadeteve, siç është namazi i teravive, leximi i Kur'anit, i cili duhet të shpeshtohet në këtë kohë, lëmosha dhe vepra të tjera të mira, -natyrisht që pas përmbushjes me sukses të të gjitha këtyre adhurimeve nga ana e besimtarit, vjen edhe koha për kurorëzimin e këtij mundi, që është Dita e Fitër-Bajramit, e cila është në ditët e para të muajit Sheval. Dhe vërtet ai që u mundua të realizojë me përpikëri Urdhrat dhe Këshillat e Allahut dhe Pejgamberit të Tij, ka arsye për festim.

### EIDU-L-FITRI, KTHIM NË NATYRSHMËRI

Quhet Eidu-l-Fitr, që domethënë kthim në natyrshmëri, meqë gjatë muajit të Ramazanit bëhet ndryshimi i regjimit tonë ditor, kurse pas kalimit të këtij muaji të bekuar, secili prej nesh, u kthehemi përsëri rregullave të përditshme të jetës sonë.

### POR ÇFARË DUHET TË BËJË BESIMTARI NË KËTË DITË?

Pa dyshim, nga punët që duhet të kryejë në këtë ditë, janë: pastrimi i trupit, veshja e rrobave të bukura e të pastra, parfumosja, ngrënia e ndonjë ushqimi të ëmbël para se të shkohet për namazin e bajramit, për ta veçuar kështu këtë ditë nga ditët e kaluara në agjërim, të ndërrojë rrugën gjatë kthimit në shtëpi nga xhamia, e kështu me radhë.

Duhen bërë vepra të mira, siç janë madhërimi dhe falënderimi ndaj Allahut për mundësinë që na është dhënë për kryerjen e obligimeve ndaj Tij me sukses, duke shpresuar kështu shpërblimin nga Zoti për të



gjitha lutjet e bëra, pastaj vijnë dhënia e lëmoshës dhe solidarizimi me të varfrit dhe jetimët, vizita ndaj të afërmve, falja dhe shuarja e armiqësisë dhe hidhërimeve eventuale që mund të kemi pasur, si dhe ripërtëritja e lidhjeve shoqërore dhe farefisnore, e dashurisë vëllazërore dhe e respektit të ndërsjellë.

Allahu në Kur'anin fisnik thotë: "Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu…"(Tevbe, 71) Por, natyrisht, myslimani i mirë nuk duhet ta kufizojë veten që të kryejë vepra të mira vetëm në këtë kohë, po duhet t'i kryejë vazhdimisht përgjatë tërë vitit. Tek ne,

shqiptarët në Kosovë, kemi disa veçori të mira për sa i përket festimit të bajrameve, që është kalimi i kohës me familjen, solidarizimi, dhurata për fëmijët dhe vizita e të afërmve për të uruar njëri-tjetrin për këtë ditë të rëndësishme. Mirëpo, çfarë është brengosëse dhe shkak për t'u shqetësuar, janë shumë devijime dhe risi të inkorporuar në kremtimin e këtyre festave, duke pretenduar se kjo ditë është festë e gëzim, dhe se festimi mund të shprehet në forma të ndryshme.

### FESTIM NË KUADËR TË RREGULLAVE FETARE

Do të veçojmë disa prej gabimeve të shpeshta dhe të rënda që bëhen në popullin tonë. Pa dyshim, në modë janë ahengjet që organizohen në kafiteri të ndryshme, ku sillen njerëz të njohur të estradës, për ta joshur popullatën (që janë kryekëput komerciale dhe shërbejnë vetëm për përfitime të individëve dhe bizneseve, e nuk organizohen për nder të festës apo në të mirë të besimtarëve, dhe, si të tilla, janë nxitëse për shthurjen e moralit tek të rinjtë). Duke u shoqëruar në këto tubime në një përzierje të pakontrolluar djem e vajza, këto me veshje provokative që nuk i kanë hije një gruaje myslimane, aty dëgjohet muzikë, konsumohet alkool e gjëra të tjera të tilla, të cilat i japin imazh krejtësisht të kundërt nga vlerat dhe mesazhi që ngërthen në vete festa e Bajramit dhe Islami në tërësi. Për këtë arsye, veprimi i gjërave të tilla është amoral, joetik dhe krejtësisht i papranueshëm sepse ato janë në kundërshtim me dispozitat kur'anore dhe Synetin e Pejgamberit a.s., dhe gjithsesi janë të ndëshkueshme. Po ashtu, prej gabimeve të besimtarëve janë edhe veçimi i kësaj dite për t'i vizituar varrezat duke u kthyer nga falja e namazit të Bajramit, një gjë që nuk ka bazë në praktikën e Pejgamberit a.s., meqë kjo duhet të jetë ditë gëzimi dhe të kalohet në mënyrë sa më të dinjitetshme me familjet tona e me të afërmit dhe miqtë tanë. E të mos flasim për vizitën dhe lutjet tek tyrbet e ndryshme për kërkim fati apo për përmbushjen e nevojave të tjera, një rrugë kjo që shpie në idhujtari dhe mosbesim, sa kohë që Islami bën thirrje për besimin e Zotit dhe përkushtimin ndaj Tij, e kjo do të thotë bindje ndaj Urdhrave të Allahut dhe udhëzimit të Pejgamberit a.s.. Prandaj nuk ka nevojë për kurrfarë ndërmjetësimi në mes besimtarit dhe Krijuesit të gjithësisë, ndërsa çdo veprim që nuk bazohet në Kur'an dhe Synet, dhe nuk ka për qëllim kënaqësinë e Allahut, është i papranueshëm dhe i refuzuar. Lusim Allahun e Madhëruar që të na ketë nën mbrojtjen e Tij, të na udhëzojë ne dhe familjet tona në rrugë të drejtë, dhe të na e shtojë devotshmërinë dhe sinqeritetin në zemrat tona, duke na bërë prej atyre që zbatojnë me përpikëri Fjalët, Urdhrat dhe Këshillat e Tij. Dhe lusim Allahun Fuqiplotë, që të na mëshirojë për gabimet tona, të na ruajë nga ndëshkimi i Tij dhe të na shpërblejë me Xhenetin e Tij të lartë. Amin!

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME FERIZAJ**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të punës - imam, mualim dhe hatib në xhaminë e fshatit Doganaj - Ferizaj.**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1. Të kenë kryer FSI-në ose fakultetin islam jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia), ose të kenë mbaruar medresenë e mesme;
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese me xhematin;
4. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

- Kërkesa për punësim;
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore.
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Diploma e fakultetit,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë ( nëse paraprakisht kanë qenë në punë),
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejnë të gjitha shërbimet fetare.

**VËREJTJE :**

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Ferizajt.
- Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".




Mexhid Yvejsi

# Jeta, Ramazani dhe Kur’ani

**Të jesh i informuar në mënyrë adekuate, do të thotë të jetosh në mënyrë efikase**
**(Norbert Wiener, Babai i informatikës moderne)**

A jeni të informuar në mënyrë adekuate? A jetoni në mënyrë efikase? Si duhet të jetojmë? Këto janë pyetje filozofike. Filozofia bën pyetje të tilla.

Filozofia merret me idetë për botën, me idetë për njerëzit dhe idetë se si duhet jetuar. Qëllimi i filozofisë është të konceptojë pyetjet e duhura dhe jo të gjejë përgjigjet e sakta.

Filozofia e vetme, e pranueshme, e cila i drejtohet “shpirtit” në hemisferën perëndimore, është pragmatizmi. Pragmatizmi paraqet besimin se e vërteta është relative, ndryshon sipas llogarisë së fitimit ose humbjes. E vërteta matet me atë se sa kryen punë në praktikë. Çdo individ, thonë pragmatistët, të vërtetën e ndërton me veprat e tij, duke pasur parasysh gjithmonë fitimin sa më të madh. Por, fitimi sa më i madh, jo rrallë, ju krijon probleme edhe më të mëdha…Fitimi sa më i madh, ju sjell shpesh humbje edhe më të mëdha…Absurdi i jetës…! Për individin, në këtë shoqëri, ka vetëm vetmi, mungesë, zbrazëti, mungesë vlerash, mungesë identiteti dhe dëshpërim, që janë pjellë e kushteve njerëzore të shoqërisë materialiste perëndimore. Një numër në rritje autorësh shpirtërorë kritikojnë shoqërinë perëndimore për cektësi në përpjekjet për të shmangur problemet, vuajtjet e dhimbjet. Një prej tyre, Matew Fox (1983) komenton: “Sot në Amerikë… do të gëlltiten shtatëdhjetë e pesë milionë valiume….

Veç kësaj, rreth tridhjetë milionë njerëz do të nguliten përpara telenovelave; duket se kultura jonë nuk di të reagojë ndaj dhimbjes. Dhimbja ndeshet kudo- e thellë, e patregueshme, e pafundme, kozmike…”.

Kjo dhimbje e dhimbshme ndeshet kudo nëpër trojet shqiptare: vrasje, plaçkitje, krime, mashtrime, përdhunime, droga, prostitucioni, korrupsioni, ngujimi përpara telenovelave që përhapin plehra, bërllok, luftëra për pushtet, pa shtet,…aman o Zot…! Absurdi i jetës! Për të rregulluar jetën e vet e të shoqërisë dhe për të arritur lumturinë, njeriu ka nevojë për besim në Krijuesin, Allahun xh.sh., i Cili i drejtohet shpirtit të tij, e udhëzon atë nga mirësitë e largon nga ligësitë dhe e frymëzon drejt devotshmërisë…. Njeriu, për të shpëtuar, duhet udhëzuar jo sipas mençurisë njerëzore, por në pajtim me këshillat hyjnore.

## MUAJI I RAMAZANIT

Meqë jemi në muajin e bekuar të Ramazanit, le të fillojmë nga agjërimi. Ç'është agjërimi? Allahu i Madhnueshëm u drejtohet besimtarëve: “O ju që keni besuar, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm”. (El-Bekare,183) Po të kthehemi në histori, do të gjejmë plot dëshmi për agjërimin. Dëshmitë kryesore janë në Shkrimet e Shenjta Hyjnore. Në Besëlidhjen e Vjetër, në Librin e Levitikut, është ky urdhër: ”Ky ligj le të jetë për ju i pandryshueshëm: agjëroni e mos bëni asnjë punë…” (Besëlidhja e Vjetër, Levitiku, 16:29-31)Kurse në Besëlidhjen e Re, në Ungjillin sipas Mateut, shënohet Mësimi mbi Agjërimin, ku, ndër të tjera, shkruan: “Edhe kur të agjëroni, mos u mrrolni porsi shtiracakët…” (Besëlidhja e Re, Mateu, 6:16).

Për besimtarët myslimanë, agjërimi është bërë obligim në vitin e dytë të Hixhretit, ose në 623, sipas kalendarit gregorian, - që të bëhemi të devotshëm. Të devotshëm ka kuptimin: të kemi dashuri, nderim të thellë, të jemi të bindur dhe besnikë deri në fund… Me devotshmëri rritet vetëdijshmëria, shtohet ndjeshmëria. Këtë e kuptojnë vetëm besimtarët dhe besimtaret, e kuptojnë të gjithë që agjërojnë në emër të Allahut. Besimtarët e devotshëm agjërojnë me gëzim, me kënaqësi, sepse e kuptojnë që agjërimi u ndihmon shumë jo vetëm në sferën shpirtërore, po edhe në anën fizike, trupore dhe mendore.

Ka nga ata ose nga ato që agjërojnë sa për të agjëruar, ka nga ata që agjërojnë për ta përjetuar.

## MUAJI I QËNDRESËS

Agjërimi sa për të agjëruar, nuk sjell dobi, përveçse etje dhe uri. Agjërimi i përjetuar është vërtetë i bekuar. I bekuar, siç është edhe vetë muaji i Ramazanit, muaj aq i madhëruar… Po përse është i bekuar ky muaj, muaj aq i madhëruar? Po përse ky muaj është caktuar për të agjëruar? Krijuesi i Gjithësisë e zgjodhi këtë muaj për të mirën e njerëzisë, sepse: “Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të shpallej) Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë e dallues (i së vërtetës nga rrena, mashtrimi.) (Kur'ani, 2,185). Kur'ani është Fjala e Allahut që i është shpallur, zbuluar, frymëzuar, Muhammedit (a.s.), nëpërmjet Shpirtit të Shenjtë, Ruhul Kudus. Kjo shpallje, pra, ka filluar në këtë muaj të bekuar. Ky muaj i bekuar, i madhëruar, i shenjtëruar, është caktuar si muaj agjërimit, sepse është muaj i shpërblimit. Ramazani është muaj i zbulesës, i qëndresës, i shpresës. Është muaj i mirësive, i begative i fshehtësive. Ramazani është muaji i barazisë, i afërsisë, i pjekurisë, i gjallërisë. Është muaj i vështirësive, i lehtësive, i befasive. Ramazani është muaj i vlerave superiore, muaj që sjell fitore, muaj i Mëshirës Hyjnore, muaji kur bleron pranvera shpirtërore, muaji i Zbulesës Hyjnore…

## KUR'ANI

Zbulesa Hyjnore-Kur'ani i Madhëruar është Libri i Librave, Libër i Shenjtëruar; është më i lexuari, më i kërkuari, më i nderuari Libër. Kur'ani është Libër përkujtues, sqarues, udhëzues, dallues, shërues, bekues, është Libër mëshirues. Kur'ani është Libër plot dituri, është Libër plot urtësi. Dituria dhe urtësia e Tij s'ka të sosur, sepse Kur'ani është Libër i përsosur. Kur'ani është Dritë nga Drita që është përmbi çdo Dritë… Ramazani është hapi i parë për sigurimin e nevojave shpirtërore, ndërsa Kur'ani është kushtetuta më thelbësore për t'u informuar në mënyrë adekuate, për të jetuar në mënyrë efikase... Kur e pyetën Albert Ajnshtajnin (1879-1955), shkencëtarin më të madh të shekullit të kaluar, se cili është kuptimi i jetës njerëzore, ai tha: “ Përgjigjja e kësaj pyetjeje kërkon një fe…”

Shumica e kombit shqiptar, rreth 90 %, zgjodhën një fe, Fenë Islame. Shekuj më parë, kur shqiptarët u islamizuan-atëherë shpëtuan. Shpëtuan, sepse nuk u asimiluan… Sot, nga të gjitha anët, brenda e jashtë trojeve shqiptare, feja Islame, e cila na shpëtoi, e cila është mburojë, - akuzohet me shpifje, fyhet, pengohet, sulmohet nga armiq të llojllojshëm. Por, megjithëkëtë, fakti se ka armiq, tregon mjaft qartë se ka merita. Besimtarët me shembullin e tyre i bindin edhe të tjerët për vërtetësinë e besimit të pastër, të vërtetë, me qëndrueshmëri, besnikëri, me devotshmëri… Këtë më së miri e dëshmon jeta, e dëshmon Ramazani, e dëshmon Kur'ani.

Mr. Musa Vila

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e haditheve (2)

### SHQYRTIMI DHE POLEMIZIMI I PIKËS SË DYTË

Bindja se ashabët posedojnë kriter të lartë fetar bie në kundërshtim me atë që ka ardhur në Kur'an lidhur me nënçmimin e ashabëve, ngase prej tyre kishte hipokritë, gënjeshtarë, mëkatarë me mëkate të mëdha, sikurse ata që morën pjesë në shpifjen ndaj Aishes r.a.; kishte prej atyre për të cilët Pejgamberi a.s., ka thënë:"Disa njerëz prej ashabëve që do të vijnë pas meje, do të dezertojnë...(ditën e Kiametit) do të them: hidhini në zjarr, hidhini në zjarr (dënoni)". Dhe në kontekst me këtë, në Kur'an ka zbritur kaptina për nënçmimin e tyre, e quajtur "El munafikun" - Hipokritët. Këtij mendimi i kundërvihemi në këtë mënyrë: Në Kur'an, përveç kësaj kaptine, kanë zbritur edhe kaptina e quajtur "El Mu'minun" – Besimtarët, dhe shumë ajete, që trajtojnë lëvdatat e tyre. Në aspektin tjetër, kaptina "El munafikun" – Hipokritët dhe ajetet e tjera kanë zbritur lidhur me poshtërimin dhe nënçmimin e hipokritëve, e jo të ashabëve. Dhe kush është ai që mynafikët i konsideron prej ashabëve? Kush është ai që në shkrimet dhe librat e tij ka cekur se mynafikët janë prej ashabëve? A mos, vallë, i kanë theksuar Buhariu, Muslimi, Hakimi, Ibn Munde, Ibn Abdul Berri, Ibn Hibani, Ibn el Ethiri, Ibn Haxheri, etj.?! Ebu Rejje ka theksuar definicionin e ashabit duke thënë: "Ka thënë Buhariu se ashab quhet ai që e ka shoqëruar ose e ka parë Pejgamberin a.s., prej myslimanëve". Atëherë a përfshihen brenda këtij përkufizimi mynafikët? Sigurisht që jo.

### CILËSITË E MUNAFIKËVE

Pa dyshim, mynafikët kanë qenë të njohur për Pejgamberin a.s., ashtu siç kanë qenë të njohur edhe për ashabët, edhe numri i tyre, edhe cilësitë e tyre. Sqarime të mjaftueshme për mynafikët ka dhënë edhe vetë Kur'ani. Ai ka treguar sjelljet, lëvizjet, qëndrimet si dhe çdo gjë që ndërlidhej me mynafikët. Vetë Ebu Rejje ka cekur disa cilësi të mynafikëve, të theksuara në Kur'an. Në mesin e shumë fjalëve, ai thotë: "Juve lexues ju ofroj sqarime rreth çështjes së tyre (mynafikëve) në betejën e Tebukut, si dhe veprat dhe sjelljet e hipokrizisë së tyre. ...vetë marrja e lejes për mospjesëmarrje në betejë, nuk i takon besimtarit...Kishte prej atyre që kërkonin leje që të mos merrnin pjesë në betejë duke u arsyetuar se kishin frikë se nëse sprovohen nga bukuria e grave romake, nuk mund të përmbahen".[15] Kjo cilësi dhe shumë cilësi të tjera të mynafikëve, të cilat Ebu Rejje i ka nxjerrë nga Kur'ani, janë argumente kundër mynafikut. Sepse ata që kishin këto cilësi të liga, ishin të njohur në atë shoqëri të pastër. Ashabët i njihnin fort mirë ata që nuk morën pjesë në betejën e Tebukut si dhe ata që kinse nuk mund të përmbaheshin nëse sprovohen me gratë e romakëve. Këtë më së miri e dëshmon hadithi i Ka'b bin Malikut, i cili është njëri prej tre personave që nuk morën pjesë në betejë. Në mes të tjerash, ai thotë: "Pasi Pejgamberi a.s.,. doli (në betejë), kur unë shëtisja ndër njerëz. Ajo që më mërziste, ishte se unë nuk shihja njerëz të tjerë përveç njërit që ishte i zhytur në hipokrizi (nifak) ose ndonjë njeriu që tek Allahu e kishte arsyetimin se ishte prej të dobëtve (të pamundshmëve)"[16] Ndoshta këto thënie mund të konsiderohen pak a shumë problemore, duke u bazuar në transmetimin që vjen nga Hudhejfi, se Pejgamberi a.s. ia kishte treguar atij emrat e mynafikëve, kështu që, madje edhe Omeri r.a. e kishte pyetur për vetveten e tij. Dhe Ai e përcillte Hudhejfin se a merrte pjesë në xhenaze apo jo, e nëse Hudhejfi prezantonte, Omeri e falte atë xhenaze, e nëse ai nuk prezantonte, Omeri r.a. nuk e falte atë xhenaze. Kësaj thënieje mund t'i kundërvihemi edhe me këto fjalë: Kjo gjendje tregon për imanin e plotë të Omerit, ngase ai ishte shumë i ndjeshëm ndaj atyre mynafikëve dhe kurrsesi nuk mund të diskutohet se ai dyshonte në imanin e tij, sidomos për faktin se ai këtë gjë e dinte shumë mirë, sepse ai është prej dhjetëshit që Pejgamberi a.s., i ka përgëzuar drejtpërdrejt me Xhenet.[17]

### E PAMUNDSHME QË CILËSITË E HIPOKRITËVE T'U VISHEN ASHABËVE

Dhe, sikur të pranohej diskutimi, se disa mynafikë nuk njiheshin dhe se i vetmi që e njihnin ata, ishte Hudhejfi r.a., atëherë në një gjendje të tillë na ndihmojnë Kur'ani dhe Syneti i Pejgamberit a.s., duke përshkruar cilësitë e mynafikëve. Dhe, nëse dikush dëshiron t'i njollosë ashabët e njohur, në transmetime, me këto cilësi të mynafikëve, kjo çështje mund të gjykohet shumë lehtë, ngase në këtë drejtim biografia e ashabëve, e përcjellë tek ne, është e bollshme. Nga e gjithë kjo që u theksua, mund të konstatojmë se numri i mynafikëve ishte i vogël, ndryshe nga ajo që kuptohet nga thënia e Ebu Rejjes, i cili ka thënë: "Kush dëshiron t'i dijë emrat e mynafikëve nga fisi El Hazrexh dhe ai El Evs, le të shohë vëllimin e parë të librit "El Eshraf", ku do




të gjejë më se dhjetë faqe të plota me emrat e tyre, nga faqja 272 deri në 283".[18] Në të vërtetë, thënia e tij është një spekulim i qartë, ngase, sipas asaj që del nga fjalët e tij, nënkuptohet se ekzistojnë afro pesëqind emra (të mynafikëve), sepse dhjetë faqet e librit të botuar përfshijnë 250 rreshta. Dhe, nëse themi se çdo rresht përmban dy emra, atëherë na del se në të gjenden gjithsej pesëqind emra. Ndërkohë që El Beladheriu thekson se numri i tyre sillet afër dyzet vetash. E, nëse në Medinë kishte dyzet ose pesëdhjetë apo njëqind mynafikë, atëherë a është e mundshme që një numër i tillë të strehohej dhe të fshihej në mesin e ashabëve, kur dihet se cilësitë e tyre kanë qenë fort mirë të njohura prej tyre.Në aspektin tjetër, është pamundshme që këto cilësi të hipokrizisë t'u vishen ashabëve, që kanë transmetuar më së shumti hadithe nga mijëra dhe qindra ashabë. Në këtë drejtim një studim i thukët duhet të bëhet për të gjithë ashabët, mirëpo, me qëllim që kjo temë të mos zgjatet e të bëhet monotone, do të kufizohemi vetëm tek ashabët që janë të njohur për nga shuma e transmetimeve të hadітheve. Ata janë: Ebu Hurejra, i ka transmetuar 5374 hadithe; Ibn Omer që ka transmetuar 2630 hadithe; Enes ibn Malik ka transmetuar 2286 hadithe; Aisheja ka transmetuar 2210 hadithe; Ibn Abbasi ka transmetuar 1660 hadithe; Xhabir bin Abdilah ka transmetuar 1540 hadithe; Ebu Seid el Hudrij ka transmetuar 1170 hadithe; Ibn Mes'udi ka transmetuar 848 hadithe; Abdullah bin Amr ka transmetuar 700 hadithe; Omer bin el Hattab ka transmetuar 537 hadithe; Alij bin ebi Talib ka transmetuar 536 hadithe; Ummi Seleme ka transmetuar 378 hadithe; Ebu Musa el Esh'arij ka transmetuar 360 hadithe; El Beru bin Azib ka transmetuar 305 hadithe; Ebu Dherr el Gaffarij ka transmetuar 281 hadithe.[19] Këta numra nuk tregojnë vetëm hadithet, po këtu përfshihen rrugët dhe senedet e hadітheve, sepse përndryshe, vetëm numri i hadітheve është shumë i vogël. Biografia e këtyre ashabëve është shumë e pasur dhe në mënyrë të gjerësishme gjendet në librat monografikë dhe bibliografikë. Kush dëshiron të hulumtojë të vërtetën rreth cilësive të tyre, le të kërkojë në këta libra, ku do të shohë se pjesa dërrmuese e ashabëve ishin muhaxhirë, kurse cilësia e hipokrizisë (nifaku) ishte pjesë e mbeturinave të Medinës dhe fshatarësisë. Këta persona (ashabët) pas vdekjes së Pejgamberit a.s., as që kanë qenë prej renegatëve dhe as prej devijuesve (bidatxhijve), sa të argumentohet me hadithin: "Ti nuk e di çka kanë shpikur ata pas teje."

### S'KA DYSHIM, MYNAFIKËT DO TË JENË NË SHTRESËN MË TË THELLË (NË FUND) TË ZJARRIT. (EN-NISA, 146)

Nuk ka dyshim se një grup i vogël i mynafikëve kanë ekzistuar edhe në kohën e Pejgamberit a.s., dhe kjo sidomos në epokën (periudhën) e Medinës. Të supozojmë se ishte i pamundshëm dallimi i mynafikëve nga të tjerët. Por mynafikët në këtë botë u nënshtrohen dispozitave sikurse besimtarët, - ajo që vlen për besimtarët, vlen edhe për mynafikët, edhe pse nuk ka farë dyshimi se mynafikët janë më të këqij sesa çifutët dhe të krishterët, një fakt që e bazojmë në ajetin:"S'ka dyshim, mynafikët do të jenë në shtresën më të thellë (në fund) të zjarrit".(En-Nisa, 146).Përveç kësaj, mynafikëve nuk u ishte ndaluar martesa me besimtaret ashtu sikur është ndaluar me çifutët, të krishterët dhe politeistët. Fëmijët e tyre dolën myslimanë dhe trashëguan nga prindërit e tyre mynafikë. Ndërsa për të tjerët (çifutë dhe të krishterë) është e ndaluar trashëgimia, në bazë të hadithit të Pejgamberit a.s.:"Pabesimtari nuk trashëgon nga myslimani."

Pra ata (mynafikët) në këtë jetë në dispozitat ligjore islame janë të njëjtë me myslimanët. Për t'i pasur më afër mendjes, do të sjellim edhe dy pika tjera:

E para: aty ku ligji është funksional dhe ka rend e norma, problemet ndoshta janë të shkallës së vogël. Një vend ka sipërfaqe të madhe e nuk ka asnjë fabrikë. Një njeri mendon për hapjen e një fabrike. Kjo do të ishte një përbuzje dhe jologjike, sikur nga ai njeri të kërkohej që t'u përmbahej kushteve të një sistemi të shteteve të zhvilluara industriale, që të përdorë mekanizma dhe mjete të veçanta e të shtrenjta, për të zgjidhur problemin e ndotjes së ambientit, duke pasur parasysh se ky kushtëzim është i patjetërsueshëm dhe efektiv për sa u përket shteteve të zhvilluara industriale, ku jeta e njerëzve, për shkak të ndotjes së ambientit, është e rrezikuar shumë. Gjithashtu, nëse shikohet devotshmëria, sinqeriteti dhe drejtësia e ashabëve, vijmë në përfundimin se këto kanë qenë të vërteta dhe mbizotëruese në personalitetin e tyre.

## ISLAMI ËSHTË FE REALE

E dyta: Islami nuk është fe filozofike, që jeton në iluzione, po është fe reale, praktike, që jetën e trajton në mënyrë serioze. Lidhur me këtë, Islami bindje të plotë absolute kërkon vetëm në Akide –besim, siç janë Njëshmëria e Allahut (tevhidi), mesazhi (relevata), besimi në jetën tjetër, etj.... Ndërsa në shumë çështje të tjera të jetës mjafton supozimi dhe mendimi mbizotërues. Islami nuk është i vetmi që në shumë çështje merr dhe pranon mendimin mbizotërues, veçse kjo botë në tërësi është e ngritur në këtë bazë. Sikur të dëshirojmë e të kërkojmë fakte dhe bindje të plotë në çdo send, ne do të humbim qetësinë dhe stabilitetin, madje do ta humbnim edhe vetë jetën. Për më tepër sqarim: Njerëzit thirren sipas emrit të prindërve të tyre. Fëmijët që lindin nga gratë e tyre, njerëzit i konsiderojnë se u përkasin atyre (prindërve). Mirëpo nëse këtë çështje e shikojmë nga këndvështrimi logjik, atëherë cili është argumenti logjik që konfirmon se me të vërtetë dikush është babai i dikujt ose dikush është djali i dikujt. A nuk është e mundshme që ndonjëherë edhe në spitalin e gjinekologjisë të bëhen gabime dhe fëmijën në vend që ta linin aty ku ka lindur, e dërgojnë tek ndonjë grua tjetër. Dhe, vallë, në bazë të këtyre ndodhive të rralla, a duhet të dyshojnë njerëzit tek prindërit dhe fëmijët e tyre? Çfarë do të ishte nëse praktikojmë teorinë - e mundshmja logjike, ose ndodhitë e rralla, në këto çështje? A nuk është e mundshme që njeriu të dyshojë në pastërtinë e atij ushqimi që i ofrohet për ta ngrënë? A nuk është e mundshme që ai ushqim të jetë i helmuar? Kur dihet fakti se jo rrallë dëgjojmë në radio e TV dhe lexojmë në shtyp për raste helmimesh dhe vdekjesh nga helmimi. E mu për këto arsye, a nuk lejohet për ne të dyshojmë për helmim në çdo pije dhe ngrënie- dhe as që ekziston tek ne bindja e plotë se ushqimet nuk kanë helmim. Atëherë, sipas kësaj, del që ne duhet të heqim dorë përfundimisht nga ushqimet. E si do të jetë e ardhmja jonë pas disa ditësh të kemi hequr dorë nga ushqimet?! Shitësi, në bazë të përvojës së gjatë që gëzon, klientit të tij i jep borxh pa e shkruar dhe pa dëshmitar. Këtë e bën, sepse ai ka qenë me të i sinqertë dhe besnik gjatë dhjetë vjetësh. Por në aspektin logjik, është e mundshme që klienti (blerësi) ta mashtrojë shitësin edhe pas përvojës për dhjetë vjet. Mu për këtë teori- e mundshmja logjike ose e mundshmja tradicionale, që ndodhë rrallë, të gjithë njerëzit të dyshojnë dhe me ta të mos punojmë ndryshe përveçse në suaza të kushtëzimeve dhe dëshmitarëve? Nuk mendoj se një veprim të tillë njerëzit e mençur do ta miratojnë, po dijetarët kurrsesi. Bazuar në këtë, na bëhet e qartë se ne vërtet duhet të gjendemi dhe të veprojmë në bazë të arritjes së mendimit mbizotërues, qoftë negativ ose pozitiv, pavarësisht nga ekzistimi i së mundshmes logjike, për lejimin e së kundërtës që mund të reflektojë mendimi mbizotërues. Nëse vërtetojmë në mënyrë decidive se transmetuesi ka gabuar (e ai ka qenë i drejtë dhe ekspert), në transmetimin e një hadithi, këtë nuk duhet ta kërkojmë si pretekst për të dyshuar në të gjitha transmetimet e tij.

## VETMIA NË TRANSMETIM NUK SHKAKTON PROBLEM DHE AS DYSHIM

E kjo as që diskutohet të aplikohet për transmetimet e të gjithë transmetuesve të saktë. E sikur ta refuzojmë këtë plotësisht, me këtë veprim e kemi kundërshtuar ligjin (traditën) e jetës. E sikur të mendojmë se dyshimi gjendet tek disa transmetues dhe tek disa transmetime të tyre, kështu ai (dyshimi) do të gjendet te të gjithë transmetuesit dhe transmetimet e tyre. Lidhur me këtë ne nuk mund të kemi besim në transmetime dhe nuk ka dyshim se kjo është e mundshme logjike dhe rezultat logjik, por një gjë e tillë është e pamundshme në realitetin e kësaj jete. Jo, parimisht transmetimin e tij e konsiderojmë të vërtetë, po nëse vërtetohet se ka gabuar në atë hadith, ky hadith refuzohet pa lënë hapësirë që për shkak të këtij hadithi të akuzohet ashabi vetvetiu.

Ibn Haxheri ka thënë: "Transmetimi (që nuk arrin shkallën e mutevatirit) i bartur nga transmetuesi i drejtë (me kriter të lartë fetar) i përpiktë, me sened të ngjitur, i pastër nga dobësia dhe i vetmi (në transmetim), është autentik në veten e tij". E nëse ka lëshime për sa i përket përpikshmërisë, atëherë ai (transmetim) është i shkallës së mirë në veten e tij."[20] Bazuar në këtë definicion, tek transmetuesit patjetër duhet të vërtetohen dy kushte pozitive, (dy kushte që i kishin plotësuar dhe merituar ashabët. Këto dy kushte duhet të vërtetohen patjetër tek secili transmetues, në mënyrë që transmetimi i tyre të konsiderohet i pranuar. Këto kushte kanë të bëjnë me gjeneratat pas ashabëve, d.m.th. me transmetuesit që nuk kanë qenë ashabë. (vijon)




Dr. Lulzim Esati

# Pendimi i vërtetë

*"O ju që keni besuar, pendohuni tek All-llahu me një pendim të sinqertë,*
*në mënyrë që Zoti juaj t'i largojë prej jush të këqijat,*
*t'ju shpjerë në xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj ditën kur All-llahu nuk e turpëron Pejgamberin,*
*e së bashku me të as ata që kanë besuar.*
*Drita e tyre ndriçon para tyre dhe në të djathtë të tyre, e ata thonë:*
*"Zoti ynë, vazhdona dritën tonë, falna ne. Vërtet, Ti je i Plotfuqishëm për çdo send".*
*(Et-tahrim, 8)*

Thirrje e bekuar për secilin mëkatar nga Gafurri Rrahim (Falësi, Mëshiruesi), që t'i drejtohen Atij me sinqeritet, dhe të kërkojnë nga i Gjithëmëshirshmi faljen e mëkateve dhe pastrim prej tyre. Këtë thirrje Allahu ua drejtoi robërve të Vet që i besuan, me fjalën: "O ju që keni besuar, pendohuni tek Allahu me një pendim të sinqertë", një thirrje në të cilën demonstrohet dëshira e Tij për t'i falë robit çdo mëkat e gabim që ka bërë, me qëllim a pa qëllim, nëse vetë robi përgatitet për një falje të tillë. Ai është i gatshëm për një gjë të tillë. Por, shtrohet pyetja: Si përgatitet robi për një falje të tillë?

## PA DYSHIM QË FALJA BËHET ME ANË TË PENDIMIT TË SINQERTË

Por si arrihet, vallë, pendimi i sinqertë që u përmend në ajetin e sipërm? Ai arrihet në saje të këtyre kushteve, vijuese:

1. Çrrënjosja nga mëkati, për të cilin tashmë ke vendosur të pendohesh me plot sinqeritet, pendim të cilin e bën vetëm për hir të Allahut.
2. Moskthimi kurrë më në mëkatin nga i cili je penduar [1].
3. Të ndiesh keqardhje për mëkatin e bërë në të kaluarën.

Imam Neveviu thotë: "Pendimi, përpos tri kushteve të lartpërmendura, posedon edhe një kusht, i cili ka të bëjë me ndonjë të drejtë (hak) të njerëzve, atëherë duhet patjetër t'ia kthejë atij të drejtën e vet apo trashëguesve të tij"[2] Nëse besimtari bën një pendim të sinqertë, duke përmbushur kushtet e lartpërmendura, s'ka dyshin që Allahu do t'ia pranojë pendimin e tij. Më pas, besimtari që bën një pendim të tillë për mëkatet çfarëdo qofshin ato, duhet të lirohet nga kompleksi i tyre dhe të jetë i bindur se tashmë është një person i ri tek Allahu. Pendimi është rruga e pejgamberëve a.s.; nuk ka njëri që nuk gabon, e as besimtar, qoftë ai edhe në gradën e pejgamberëve. I pari që ka bërë pendesë (teube), ishte Ademi a.s., edhe bashkëshortja e tij, Hava a.s.. Kjo ndodhi menjëherë pas mëkatit që kishin bërë duke ngrënë nga pema e ndaluar. Shih se ç'thotë Kur'ani për ketë: "E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit". (Bekare, 37).

Ndërsa fjalët që i mori nga Allahu, ishin: "Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë ( dëm) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!" (El-earaf, 23). Shih mëshirën dhe butësinë e Tij ndaj robërve, që nuk mjafton me falje të mëkateve, po edhe u dikton se si të pendohen!! Kjo është një kurajë dhe mbështetje shumë e madhe për besimtarët, që të mos turpërohen të bëjnë pendim (teube) për mëkatet e bëra dhe ende i vazhdojnë. Meqë e dimë fort mirë se pejgamberët a.s. kanë bërë gabime, po, pa u vonuar fare, kanë bërë pendesë, gjegjësisht tevbe, pra, ne si njerëz të rëndomtë, nuk duhet të ngushtohemi nga kjo, sepse nuk ka njeri pa gabime. Thotë i Dërguari i Allahut: "Sikur të mos bëni mëkate, Allahu do të krijonte njerëz që bëjnë mëkate, dhe më pas t'ua falë atyre mëkatet".[3] "Çdo njeri është gabimtar, më të mirët nga ata janë penduesit e mëdhenj".

Pa dyshim që, për pendimin që bën robi, Allahu gëzohet shumë, madje këtë gëzim të Allahut, Pejgamberi a.s., na i krahason, për ta kuptuar sa më qartë, me gëzimin e të zotit të devesë së humbur në shkretëtirë, mbi të cilën kishte të ngarkuara ushqimin dhe pijen, pra, nga e cila varej edhe jeta e tij, e që humbja e saj zakonisht do të sillte vdekjen, e ai, në çastin kur e gjeti, nga emocionet e tepërta prej gëzimit, s'mundi ta kontrollojë veten e tij dhe tha: O Allah! Ti je robi im dhe un jam zoti yt!

Ajo që dëshmon atë që u tha, është se prej emrave të bukur të Allahut është edhe emri (Et-Tevab) - Falës i shpeshtë i mëkateve të njeriut. Le të dëgjojmë disa shembuj nga Kur'ani famëlartë, që dëshmojnë për këtë proces. I Lartmadhërishmi, për Ejupin a.s. thotë: "Sa rob shumë i mirë ishte ai dhe i kthyer te Zoti". (Sad, 44).

Po ashtu edhe për Davudin a.s. thotë: "Dhe kujto robin Tonë Davudin, të fuqishmin (në fé e trup), vërtet ai gjithnjë i drejtohej All-llahut". (Sad, 17). Gjithashtu për Sulejmanin a.s. thotë: "Ne Davudit i falëm Sulejmanin, rob shumë i mirë dhe shumë i kthyer nga Zoti". (Sad, 30). Të kthyerit tek Zoti, për t'u pastruar nga mëkatet, është rrugë e pejgamberëve a.s., siç na bëjnë me dije ajetet fisnike, kështu që besimtari nuk ka pse të hezitojë nga kjo rrugë e bekuar.

## CILAT JANË MËKATET PËR TË CILAT MUND TË PENDOHEMI?

I Lartmadhërishmi në Kur'an thotë: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së All-llahut, sepse vërtet All-llahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që fal shumë dhe është mëshirues"! (Zummer, 53).

Ndërsa ajeti kur'anor: "Është e vërtetë se All-llahu nuk fal (mëkatin) t'i bëhet Atij shok, e përveç këtij (mëkati), të tjerat ia fal atij që dëshiron. (Nisa, 116). Tregon se Allahu xh.sh., ia fal mëkatet atij që dëshiron, nëse vdes pa u penduar, nëse mëkati i tij është diçka tjetër përveç shirkut - politeizmit. I Lartësuar është mëshirën të Cilit nuk mund t'ia kufizojë asgjë!! Ky ajet nuk ka të bëjë me ata që janë penduar para vdekjes, se përndryshe nga gjenerata e parë e Islamit masa dërrmuese ishin paganë kur kaluan në Islam.

Pas një pendimi të sinqertë, do të jemi prej atyre xhenetlinjve të ngritur në nivele të larta. Dëgjoni se ç'thotë Pronari i Xhenetit:"Ndërsa besimtarëve të ruajtur xhenneti u afrohet krejt afër. Kjo është ajo që u premtohej për secilin që pendohet dhe që ruan besën e dhënë. Për secilin që I është frikësuar Zotit pa e parë, dhe ka qenë i kthyer tek Ai me zemër të sinqertë. (U thuhet) Hyni në të shpëtuar, se kjo është dita e përjetshme. Ata aty kanë çka

të dëshirojnë, e te Ne ka edhe më shumë”.(Kaaf, 31-35). Gjithashtu thotë: “Dhe ngutuni (me punë që meritoni) për falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhenet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e Tokës, i përgatitur për të devotshmit. Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi, dhe që frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit. Edhe ata të cilët, kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetvetes, E përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i fal mëkatet përveç Allahut? - dhe që duke ditur, nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar (në të keqen). Shpërblimi i të tillëve është falja nga Zoti i tyre dhe xhenetet nëpër të cilët rrjedhin lumenj, e aty do të rrinë përgjithmonë. Sa i mirë është shpërblimi i atyre që punojnë”. (Ali Imran, 133-136). Këta ishin të devotshmit; edhe pse kishin bërë mëkate të shëmtuara, ose, sikur i quan Kur’ani, fahishe, dhe në to radhiten mëkatet më të mëdha, si imoraliteti etj., ata prapë ishin prej të devotshmëve. Krejt ç’kërkohet, është një kthesë e sinqertë nga Mëshirëploti. Por ka diçka edhe më tepër për ata që bëjnë pendim të vërtetë: “Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve All-llahu të këqijat ua shndërron në të mira. All-llahu është mëshirues, prandaj Ai fal shumë”. (Furkan, 70). Pra, veprat e këqija ua shndërron në të mira!!.. Ky ajet ka ardhur pas numërimit të mëkateve më të mëdha: “Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk e mbysin njeriun që e ka ndaluar All-llahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë. Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve All-llahu të këqijat ua shndërron në të mira. All-llahu është mëshirues, prandaj Ai fal shumë”. (Furkan, 68-70). E tërë kjo ndodh, sepse Allahu i do të penduarit dhe ata që pastrohen, siç njofton në Kur’ani Kerim: “All-llahu i do ata që pendohen dhe ata që ruhen prej punëve të ndyta e të neveritshme”. (Bekare, 222)

## ALLAHU DI TË DUKSHMEN DHE TË PADUKSHMEN

Sepse gjërat nuk maten me peshoren e kilogramëve, por me vullnetin e zemrës e të shpirtit, dhe qartësinë e pozicionimit të robit, ndaj së mirës ose të keqes . Në momentin që njeriu, ose thënë më mirë, robi i Allahut. vendos ta përkrahë të mirën dhe të votojë për të kundër së keqes, atëherë nuk kërkohet diçka tjetër përveç një pastrimi të shpirtit e të zemrës me anë të pendimit të sinqertë. Ndërkaq, mëkatet e mëparshme, sado të kishin qenë të mëdha, nuk çojnë peshë tek i Gjithëmëshirshmi. Sepse tek Ai peshë ka vetëm sinqeriteti dhe vendosmëria e brendshme e robit. Se cilën po e zgjedh: Atë që ka zgjedhur Allahu xh.sh., apo atë që ka urryer Ai? Ndërsa vepra është vetëm një dëshmi për atë që fshihet brenda robit. Ajo që është më thellë në shpirt dhe në zemrën e njeriut, është më me peshë sesa puna e dukshme, tek Allahu xh.sh., i Cili e di të dukshmen dhe të fshehtën. Sepse aty fshihet realiteti i njeriut, aty fshihet vlera e tij, aty fshihet pesha e tij, aty qëndron personaliteti i njeriut, aty, po ashtu, qëndron shfaqja e sinqertë e robërisë së vërtetë ndaj Allahut, prandaj Ai vlerëson brendinë e njeriut më shumë sesa punën e dukshme, e cila mund të bëhet edhe vetëm sa për sy e faqe. Pra, mu këtu qëndron arsyeja se pse Allahu i do të penduarit dhe ata që pastrojnë thellësinë e shpirtit të tyre dhe brendësinë e zemrës. Kjo është arsyeja pse veprat e dukshme nuk janë rezistuese ndaj vlerave të brendshme. Dhe, posa të rregullohet brendësia e robit, dhe kur e mira dhe ajo që pëlqen Allahu xh.sh., gjen vend dhe mbështetje në thellësinë e shpirtit të tij, - atëherë shndërrimi i veprave të këqija në të mira është një proces fare i natyrashëm nga ana e Krijuesit Fuqiplotë. Kjo është bërë më se e ditur përmes porosive të shumta nga Pejgamberi i mëshirës, a.s., se: punët vlerësohen sipas nijetit.[4] Allahu nuk shikon fytyrat tuaja, po shikon zemrat tuaja.[5]

Apo ndoshta e keni harruar personin që mbyti 99+1 prej beni-Israilëve, dhe, megjithëkëtë, hyri në Xhenet!! Transmeton Ebu Said el-Hudri r.a. nga Resulullahu a.s., që thotë: Kishte qenë një njeri nga mesi i ben- Israilëve, i cili kishte mbytur 99 njerëz, pastaj doli për të pyetur dhe arriti tek një prift dhe e pyeti: A ka pendim (teube) për mua? I thotë: Jo. E mbyt edhe priftin. Pastaj takoi një njeri, i cili e udhëzoi që të shkonte në një fshat tjetër dhe ta braktiste fshatin ku kishte bërë krimin. Përderisa vazhdoi rrugën për fshatin tjetër, e zuri vdekja në mes të rrugës! Pastaj lindi mosmarrëveshje në mes Melaqeve të mëshirës dhe Melaqeve të dënimit! Allahu i urdhëroi Melaqet që ta masnin largësinë në mes dy fshatrave, se cilin e kishte më afër. Pas llogaritjes, doli se ishte një pëllëmbë më afër fshatit që i kishte mësyrë për pendim, dhe iu fal mëkati![6] Për t’u njohur sa më bindshëm me sinqeritetin e temës në fjalë, duhet t’ju njoftojmë se thirrja që u bëhet besimtarëve nga i Gjithëmëshirshmi, për pendim të sinqertë, vjen pas thirrjes kërcënuese, e cila i paraprin kësaj thirrjeje dy ajete më përpara: “O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët..”.(Et-tahrim, 6). Më pas vjen ajeti për pendim të sinqertë, me numrin 8 të kësaj sureje!

Në fund, e përmbyllim këtë temë duke bërë thirrje që pendimi i sinqertë të ndodhë sa më shpejt, pa u vonuar fare, dhe pendimi të bëhet për çdo mëkat, qoftë ai i madh a i vogël, - ky është vendim unanim i dijetarëve.[7]

(1) Et-Taberi, -tefsir-Xhamiul Bejan, vëll: 23, f. 107.(2) El-Alusi, -tefsir-Ruhul Meani, vëll: 28, f: 158.(3) Ibn Dakik el-Iid, v, 702h, Sherah Elerbain Ennevavijeh, botimi: I-rë, 2004, sh.b: Muesseseturr rrisale, Bejrut, f.122. Muslim:2748.(4) Sahihul Buhari, kitabu: bed’ul vajhi, babu: bed’ul vajhi, nr. had. 1.(5) Sahihul Muslim, kitabu: el birru ve siletul adabi, babu: terhimudh-dhulmil muslim, nr. had. 4651.(6) Sahihul Buhari, kitabu: ehadithul enbija’ë, babu: hadithul gar, nr. had. 3211. (7) El-Alusi, -tefsir-Ruhul Meani, vëll: 28, f. 159

Mr. Sabri Jonuzi

# Fejesa dhe dispozitat e saj
(2)

Islami ndaloi shikimin e grave të huaja, pa marrë parasysh se a bëhet ky shikim me epsh a pa epsh, për arsye se shikimi është ngacmues i epshit, është faktor i cili personin e shpie në amoralitet, për këtë arsye Pejgamberi a.s., atë e quajti "shigjetë nga shigjetat e shejtanit". Në Kur'anin fisnik Allahu xh.sh., i urdhëron besimtarët të jenë të kujdesshëm lidhur me shikimin, duke u thënë: "Thuaju (O Muhamed) besimtarëve të ulin shikimin e tyre". Gjithashtu i Dërguari i Allahut thotë: "Çdo myslimani që shikon (befas) bukuritë e një femre, dhe më pastaj ul shikimin e tij, Allahu do t'ia zëvendësojë këtë (vepër të mirë) me një adhurim, shijen e të cilit do ta gjejë në zemrën e tij" . Në anën tjetër, lejohet shikimi i një gruaje me qëllim të fejesës, sepse kjo ndikon në lumturinë dhe vazhdimësinë e jetës bashkëshortore. Duke e shikuar, personi do ta njohë gruan dhe bukurinë e saj, që do ta motivojnë për t'u fejuar, ose do ta largojnë nga fejesa. Shikimi është element praktik dhe real para fejesës, sepse mund të ndodhë që pas fejesës dhe pas njohjes midis familjeve, e edhe pas shpenzimeve që bëhen zakonisht, të pasojë ndarja si shkak i mosnjohjes së çiftit më herët. Prandaj, i urtë dhe i mençur është ai që nuk vendos për një çështje, derisa nuk i ka të qarta të mirat dhe të ligat e asaj çështjeje. Të shikuarit para fejesës nuk është element që kërkohet vetëm nga mashkulli, por kjo kërkohet edhe nga gruaja, sepse asaj mund t'i pëlqejë ose të mos i pëlqejë i fejuari, prandaj edhe ajo për këtë zgjedhje ka të drejtë sikur mashkulli. Zaten edhe Omeri –Allahu r.a.,këshilloi besimtarët t'ua mundësonin vajzave të tyre që të shihnin të fejuarin e ardhshëm, sepse siç tha ai: "Atyre (grave) u pëlqen nga ata, ajo që u pëlqen (burrave) nga ato". Argumentet që nxisin besimtarët për t'u parë para fejesës, janë të shumta, prandaj, sa për ilustrim, do të cekim disa prej tyre:

a- Transmetohet nga Xhabir ibn Abdullahi se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nëse ndonjëri nga ju dëshiron të fejojë një grua, le të shohë çfarë e nxit për martesën e saj". Thotë Xhabiri r.a.,: Kam fejuar një grua dhe fshihesha në mënyrë që të kisha mundësi ta shikoja atë, derisa pashë tek ajo tipare që më nxitën për t'u martuar me të.

b- Transmetohet nga Ebu Hurejre se një burrë (nga muhaxhirët, sh.p.) kishte fejuar një grua nga ensarët, ndërsa i Dërguari i Allahut e kishte pyetur burrin: A e ke parë (gruan)? Burri tha: Jo. E i Dërguari i Allahut i tha: Shko shikoje, sepse në sytë e ensarëve ka diçka".(d. m.th.nuk i kanë sytë të mëdhenj, që është një shenjë e bukurisë, - sh.p.)

c- Po ashtu transmetohet nga Mugire ibn Shu'be se kishte fejuar një grua, e i Dërguari i Allahut e pyeti: A e ke parë?

Mugire i tha: Jo. Ndërsa i Dërguari i Allahut -paqja dhe shpëtimi qofshin për të- i tha: Shko shihe, sepse kjo ju afron, ju bashkon më shumë. Nga hadithet e cekura më lart, kuptojmë se personi mund ta shikojë gruan që dëshiron ta fejojë, me dijen ose pa dijen e saj, dhe po ashtu lejohet ta shikojë disa herë, nëse dëshiron. Mirëpo nuk lejohet të shohë përveç fytyrës dhe shuplakave të dorës, për arsye se të shikuarit konsiderohet domosdoshmëri e fejesës, e domosdoshmëria caktohet sipas nevojës. Sikur dihet, fytyra është tregues i bukurisë së femrës, ndërsa duart janë tregues i trashësisë dhe ngjyrës së lëkurës. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve . Porse ka një transmetim nga Ahmedi dhe Evzaiu, se lejohet të shihen ato pjesë të trupit që rëndom janë të zbuluara, kur gruaja qëndron në shtëpi gjatë kryerjes së punëve të shtëpisë, siç janë: fytyra, qafa, duart, këmbët deri tek "zogu i këmbës" dhe flokët. Ata argumentojnë me faktin se i Dërguari i Allahut -paqja dhe shpëtimi qofshin për të- lejoi për ta parë gruan që dëshiron ta fejojë dikush, pa dijen e saj, e kjo aludon pamjen e atyre pjesëve që zakonisht shihen tek gratë, kur janë në prani të familjarëve .

## VETMIMI ME TË FEJUARËN

Në fillim kemi cekur se fejesa është vetëm premtim i një çifti se do të martohen në të ardhmen. Prandaj nuk lejohet që të fejuarit të vetmohen në një shtëpi, ose edhe në vende publike, pa praninë e të afërmve të së fejuarës. Nuk ka asnjë argument nga Kur'ani dhe Syneti që lejojnë vetmimin e të fejuarve. Përkundrazi, ka mjaft argumente që ndalojnë vetmimin, siç është hadithi: "Të mos vetmohet asnjëri nga ju me një grua të huaj, përveçse në praninë e të afermve të saj . I fejuari në këto kushte konsiderohet i huaj për të fejuarën, përderisa të mos lidhet kontrata e martesës.

## ÇËSHTJE SERIOZE DHE AKTUALE TË TË FEJUARVE

Çështja e parë: Disa mendojnë dhe pretendojnë se i fejuari duhet ta njohë të fejuarën, moralin dhe sjelljet e saj, gjë që është shumë normale. Mirëpo defekti qëndron në faktin se, sipas këtij grupi, "për ta njohur sa




më mirë njëri-tjetrin të fejuarit, duhet të vetmohen, të takohen më shpesh dhe të qëndrojnë së bashku për një kohë, dhe kjo është mënyra e vetme për njohjen e njëri-tjetrit”. Ata që mendojnë kështu dhe u lejojnë vajzave të tyre të vetmohen me të fejuarit e tyre, pa asnjë kontroll, sigurisht që janë të gabuar. Si rezultat i këtij mendimi, femra u ekspozohet problemeve dhe vështirësive të ndryshme, siç është humbja e nderit, çrregullimi i personalitetit, demoralizimi, frika nga martesa etj..

Po ashtu, jemi dëshmitarë të krimeve të rënda, vrasjeve dhe vetëvrasjeve, që ndodhin në jetën e përditshme, si pasojë e prishjes së fejesës të të fejuarve që do të jenë vetmuar dhe do të kenë zbuluar sekretet më të ndjeshme ndaj njëri-tjetrit. Kësaj i shtohet edhe fakti se të fejuarit, në këtë periudhë, jetojnë si njerëzit më të lumtur, ndërsa prishja e fejesës, pasi të kenë marrë çështjen më të shenjtë nga njëri-tjetri, pa dyshim që lë pasoja të paparashikueshme në personalitetin dhe të ardhmen e tyre.

Çështja e dytë: Ndryshe nga grupi i parë, ka disa persona të ngurtë, të cilët i ka kapluar xhelozia (e xhelozia, nëse nuk ka ndonjë shkak të duhur, është e nënçmuar), të cilët nuk lejojnë që dikush të shohë vajzat e tyre para fejesës, dhe as pas fejesës. Të tillët, sidomos më herët, nuk lejonin që i fejuari të shihte vajzën e tij, më konkretisht të fejuarën, përveçse në natën e martesës. Po, takimi për herë të parë në këtë kohë apo në këtë natë, mund të sjellë probleme të ndryshme, prandaj as kjo nuk përkon me konditat islame, sepse lejohet të vizitohet e fejuara në praninë e të afërmve të saj.

Çështja e tretë: Në mes këtyre dy ekstremeve qëndron grupi i tretë, të cilët veprojnë, kinse në emër të Islamit. Këta, pasi të jenë fejuar, lidhin kontratën e martesës, e më pastaj qëndrojnë një kohë të gjatë ashtu të pamartuar (formalisht), për arsye të ndryshme, si mundësitë financiare, arsimimi, punësimi etj. Në thelb, në këtë veprim nuk ka ndonjë të metë, pasi me lidhjen e kontratës së martesës, të fejuarit konsiderohen bashkëshortë legjitimë. Mirëpo, me dije apo pa dije, kjo formë zbeh rëndësinë e martesës, e cila është esenciale, e fejesën në këtë formë e bën më me vlerë dhe më të rëndësishme sesa martesën. Konkretisht, mund të themi se kjo formë ia ka humbur vlerën reale martesës, sepse këta “të fejuar” kanë zbuluar të gjitha sekretet që kanë në mes tyre. Përveç kësaj, kjo kontratë martese, e cila realisht është martesë legjitime, ka të drejtat e saj, siç është mbulimi i shpenzimeve të bashkëshortes, sigurimi i vendbanimit, mehri, trashëgimia në rast të vdekjes së ndonjërit prej tyre etj.. Po këto kushte nuk plotësohen po të ndodhin raste të tilla. Prandaj, shfrytëzoj rastin që t’i këshilloj besimtarët që veprojnë kështu, që të martohen sa më parë, të mos qëndrojnë “të fejuar” një kohë të gjatë, dhe, së fundi, të mos sjellin risi në fe dhe në traditë, në emër të zbatimit të dispozitave islame.

## PRISHJA E FEJESËS DHE RREGULLAT E SAJ

Martesa nuk është e detyrueshme për të fejuarit, prandaj të fejuarit kanë të drejtë të prishin fejesën, nëse konsiderojnë se ajo është më mirë për ta. Natyrisht, kjo nuk bëhet për arsye të thjeshta, dhe sidomos kur kemi parasysh se fejesa është premtim për martesë, sa kohë që besimtari i drejtë e mban premtimin e tij, duke pas parasysh fjalët e të Dërguarit të Allahut -paqja dhe shpëtimi qofshin për të-: “Shenjat e hipokritit janë tri: Nëse flet - gënjen, nëse premton - të mashtron dhe nëse i beson - të tradhton”. Kështu, besimtari, duke mos dashur të jetë pjesë e këtij hadithi, duhet të japë maksimumin e tij për të ruajtur fejesën, dhe nuk e prish atë përveçse për ndonjë arsye të fortë dhe reale. Në rastet e fejesës kur jepet mehri i tërë ose një pjesë e tij, me prishjen e fejesës, kthehet mehri i dhënë ose kundërvlera e tij. Ndërsa dhuratat që jepen me rastin e fejesës, duhet të kthehen, nëse janë të ruajtura. Mirëpo, nëse nuk janë ruajtur për ndonjë arsye, si kanë humbur, janë shpenzuar, p.sh. kanë qenë të holla ose ushqim dhe janë shpenzuar, ose kanë pësuar ndryshime, si psh. ka qenë stof dhe janë qepur rroba, - në këso rastesh dhuratat nuk duhet të kthehen.

1-Transmeton Ahmedi 2-Subuli selam, 3 / 112. 3-Sahih Muslim.4-Nilul evtar, 6 /109. 5- Dijetarët e medhhebit Hanefij konsiderojnë se lejohet të shihen fytyra, shuplakat e dorës dhe shputat e këmbës. Shiko: Fikhul hanefij fi thevbil xhedid 2 / 54. Mugni muhtaxh, 3 /128 . Kavanin fikhije, f. 193.6- Mugni , 6 /552. Keshful kina’, 5 /13 . 7-Mutefekun alejhi.8- Redul muhtar, 2 /600.



Avni Xhemajli

# Harta gjeopolitike e Kosovës kundrejt Serbisë

*Nëse Kosova rregullon dinamikën e punës dhe angazhohet me përkushtim në politikën e saj të jashtme, ka gjasa reale të fitojë vendin e saj të merituar në mesin e shteteve të rajonit dhe më gjerë. Fakti se presidenti i Serbisë Boris Tadiç nuk mori pjesë në Bërdo, po aty ishte i pranishëm Kryeministri i Kosovës Hashim Thaçi, tregon se Kosova mund të avancojë politikisht para Serbisë, në rajon.*

Angazhimet e fundit shtetërore të Republikës së Kosovës në pjesëmarrjen e aktiviteteve; si në Konferencën rajonale të Bërdos në cilësi të shtetit përmes Kryeministrit Thaçi, e organizuar nga Kroacia dhe Sllovenia, hapja më herët e Ambasadës së Kosovës në Kroaci nga Presidenti Sejdiu dhe prania e tij në solemnitetin e Presidentit të ri kroat Josipoviç, si dhe vizitat e intensifikuara të zyrtarëve të lartë të Kosovës me shtetin e Turqisë, - shënojnë për Kosovën një pikë të re në avancimin e marrëdhënieve me shtetet e rajonit kundrejt Serbisë. Kjo politikë e përafrimit, me gjithë pengesat që po i shkakton Serbia për integrimin e Kosovës me vendet e rajonit, pritet të ndiqet nga Kosova edhe në të ardhmen. Para pak kohe, Kryeministri Thaçi deklaroi: "Edhe në samitin e ardhshëm të Sarajevës, që pritet të mbahet në fund të muajit maj ose në fillim të muajit qershor, Kosova do të marrë pjesë si shtet i pavarur dhe sovran". Në qoftë se konferenca do të mbahet në Sarajevë dhe Kosova arrin të merrë pjesë në të, kjo do të shënojë fitoren e saj të radhës. Kursi i politikës integruese që po ndjek Kosova me shtetet e rajonit, po i jep asaj avantazhin kundrejt Serbisë në rajon. Pjesëmarrja e Kosovës në këto takime rajonale dhe vizitat ndërshtetërore, po e nxjerrin Serbinë jashtë loje. Ajo nuk mori pjesë në Konferencën rajonale të Bërdos për të ardhmen e Ballkanit dhe as në inaugurimin e Presidentit të ri kroat Josipoviç. Në këtë kontekst, megjithatë, duket se Kosova nuk është e vetmja arsye për mospjesëmarrjen e Serbisë në takimet rajonale. Arsye po aq e madhe pse Serbia refuzon të marrë pjesë në takimet rajonale të iniciuara nga shtetet e saj fqinje, është se ajo nuk dëshiron që roli i liderit të Ballkanit t'i takojë ndonjë shteti tjetër përveç saj. Në këto rrethana, Serbia po mundohet të përdorë përsëri Kosovën, për të mbuluar qëllimet e veta politike deri në realizimin e tyre. Mirëpo, kjo qasje ndaj vendeve të rajonit, po i nxjerr në shesh Serbisë pikat e dobëta dhe disavantazhet e saj. Serbia ka një serë të metash me vetveten dhe në relacion me shtetet e rajonit, sidomos me shtetet e saj fqinje. Mëkatet nga e kaluara dhe kujtesa e freskët e luftërave të përgjakshme që zhvilloi kundër vendeve të ish-Jugosllavisë, po i mban shtetet e rajonit syhapur dhe të rreshtuara krah për krah njëra-tjetrës kundrejt Serbisë.

## SERBIA PËRFUNDIMISHT DUHET NDRYSHUAR QASJEN

Ky mesazh duket të jetë i qartë: Në asnjë mënyrë Serbia nuk duhet lejuar të bëhet lidere e shteteve të rajonit! Kjo tregon se frika nga dhuna e ushtruar prej Serbisë është ende e pranishme. Prandaj shtetet, si Kroacia, Sllovenia, Shqipëria, Mali i Zi, Maqedonia, Bullgaria, madje edhe Bosnjë e Hercegovina (e cila, me gjithë shantazhet e Serbisë, mori pjesë në Bërdo) nuk do ta lejojnë Serbinë të bëhet lidere e shteteve të rajonit.

Njohja e Kosovës nga Serbia, që në rrethanat e tashme do të ishte një çudi, ka mundësi ta ndryshojë këtë qasje, sikurse edhe mundësinë e integrimeve euroatlantike për Serbinë.

Mirëpo politika që Serbia po ndjek tash, bën që ajo vazhdon të shikohet si 'fëmijë grindavec' i Ballkanit. Marrëdhëniet e tensionuara me Kroacinë për shkak të ngritjes së aktpadive të ndërsjella në GJND, marrëdhëniet e ftohta me Bullgarinë për shkak të përkrahjes së fuqishme të Kosovës në GJND (gjë që e troniditi Serbinë), loja më herët me tërheqjen e ambasadorëve nga Mali i Zi dhe Maqedonia dhe kthimi i tyre përsëri, problemet që po vazhdon t'i shkaktoj Bosnjë e Hercegovinës që nga paslufta e këndej si dhe Kosovës në veri, - nuk janë probleme që po u shkakton vetëm vendeve të saj fqinje, por edhe gjithë Bashkësisë Ndërkombëtare, e cila, në një formë a në një tjetër, është ende e pranishme në Bosnjë e Hercegovinë, dhe sidomos në Kosovë, duke shpenzuar për shkak të Serbisë, pa kuptim, shuma të larta parash të taksapaguesve të qytetarëve të vet, në misionet e saj civile dhe ushtarake. Duke mbajtur parasysh gjithë këto probleme që po i shkakton Serbia në rajon, është vërtet paradoksal për BE liberalizimi i vizave për Serbinë. Megjithatë, problemet dhe shantazhet që po zhvillon Serbia në rajon, do ta mbajnë atë peng drejt integrimeve euroatlantike. Në këto rrethana, Kosova, përmes një politike integruese dhe të bashkëpunimit reciprok në sfera të ndryshme, duhet të shfrytëzojë këtë kohë të çmueshme për avancimin e raporteve të veta shtetërore me vendet e rajonit.

## VENDET E RAJONIT TA NJOHIN KOSOVËN

Shtetet e rajonit, me të cilat Kosova ka disavantazh në marrëdhëniet ndërshtetërore, janë: Rumania, Sllovakia dhe Greqia. Këto dy të fundit, megjithëse kanë njohur pasaportën e Kosovës, vazhdojnë lojën e tyre të dyfishtë dhe ende hezitojnë të njohin pavarësinë e saj. Arsyeja është se marrëdhëniet e Serbisë me këto shtete janë shumë më të forta sesa të Kosovës. Prandaj edhe Republika e Kosovës duhet t'u kushtojë vëmendje të posaçme këtyre shteteve për ngritjen e urave për marrëdhënie më të mira me to, pasi njohja nga ana e tyre është një hap përpara drejt përafrimit të integrimeve evropiane dhe një fitore e radhës kundrejt Serbisë, në një kohë kur ajo mundohet 'të gozhdojë' e minojë zhivllimin ekonomik dhe avancimin politik të shtetit të ri në rajon dhe më gjerë. Ngritja e politikës së jashtme në një performancë më të lartë për arritjen e këtyre synimeve, është e domosdoshme. Angazhimi i njohësve të politikës është një mundësi e mirë për formimin e strategjive politike më efikase në këtë drejtim. Nëse Kosova rregullon dinamikën e punës dhe angazhohet me përkushtim në politikën e saj të jashtme, ka gjasa reale të fitojë vendin e saj të merituar në mesin e shteteve të rajonit dhe më gjerë. Fakti se presidenti i Serbisë Boris Tadiç nuk mori pjesë në Bërdo, po aty ishte i pranishëm Kryeminstri i Kosovës Hashim Thaçi, tregon se Kosova mund të avancojë politikisht para Serbisë në rajon. Për të arritur këtë avancim, Kosova duhet të ketë një qasje të posaçme për secilin shtet veç e veç. Turqia, për shembull, ka një simpati të veçantë për Kosovën. Kjo u dëshmua më herët me njohjen e shpejtë nga ana e Turqisë. Pastaj me heqjen e vizave për shtetasit e Kosovës, të cilët tani mund të udhëtojnë lirshëm në Turqi, si dhe dhënia në dispozicion e aeroplanit personal nga Presidenti i Turqisë Abdullah Gyl, për kthimin e Presidentit të Kosovës Fatmir Sejdiu nga vizita e tij e fundit që pati para do kohe në Turqi. Arsye për këtë është se një numër i madh i bashkatdhetarëve tanë me origjinë nga Kosova dhe viset e tjera shqiptare, jetojnë në Turqi, por sidomos edhe për shkak të vlerësimit pozitiv të Turqisë për integrimin e qytetarëve turq në jetën qytetare dhe institucionale të Kosovës. Këto marrëdhënie të mira në mes Kosovës dhe Turqisë duhet të ruhen dhe të përforcohen edhe në të ardhmen, sikurse edhe marrëdhëniet me shtetet e tjera ku jetojnë shqiptarët.

## KOSOVA, MAQEDONIA DHE MALI I ZI

Gjithnjë me këtë synim, Kosova duhet t'u kushtojë vëmendje edhe dy shteteve të saj fqinje, Maqedonisë dhe Malit të Zi, nga njëra anë, sepse janë shtete fqinje dhe se Serbia mundohet vazhdimisht t'i instrumentalizojë për vete e t'i shantazhojë në dëm të Kosovës, dhe, nga ana tjetër, sepse në të dyja shtetet jetojnë shqiptarë, të cilët kanë nevojë për mbeshtetjen politike të Kosovës për evitimin e diskriminimit që u bëhet dhe të trajtimit të tyre si qytetarë të dorës së dytë atje. Këto veprime do të avanconin pozitën e Kosovës në hartën gjeopolitike të rajonit dhe do të përmirësonin jetën e qytetarëve të saj. Fundja, kjo dhe është esenca e ekzistimit të një shteti: Mbrojtja e shtetasve dhe të interesave të tyre në mënyrën më të mirë të mundshme. Veprimi aktiv apo qëndrimi indiferent shtetëror, institucional e qytetar në këtë rrafsh, do të përcaktojnë një pozitë politikisht më të favorshme ose më pak të favorshme të Kosovës kundrejt Serbisë në rajon.

# DEKLARATË E MYFTIUT TË KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA

# PAS VENDIMIT TË GJYKATËS NDËRKOMBËTARE TË DREJTËSISË,

# PËR LEGJITIMITETIN E SHPALLJES SË PAVARËSISË SË KOSOVËS

*Të dashur qytetarë të Kosovës!*
*Të respektuar udhëheqës të institucioneve të Kosovës!*
*Vëllezër e motra!*

Vendimi i Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë (GJND), në Hagë, shënon një ndër ngjarjet më të rëndësishme për popullin dhe shtetin e Kosovës. Me këtë vendim, drejtësia ndërkombëtare, ashtu siç është pritur i njohu popullit të Kosovës të drejtën legjitime për të krijuar e ndërtuar shtetin e tij sovran e të pavarur.

Vendimi nga GJND, njeh në mënyrë meritore, përpjekjet, sakrificat dhe luftën e drejtë të popullit tonë për liri e pavarësi.

Me ketë vendimin Kosova shënoi një fitore diplomatike e juridike në përmasat ndërkombëtare, përse s'ka dyshim se më meritori është populli i Kosovës, por me këtë rast duhet përgëzuar edhe bartësit e institucioneve që me punën e tyre të palodhshme, pas shpalljes së pavarësisë bënë që të funksionalizojnë të gjitha mekanizmat e shtetit, duke përfaqësuar atë në mënyrë të denjë në forumet ndërkombëtare.

Me këtë rast, falënderojmë edhe një here të gjithë miqtë tanë ndërkombëtarë që mbështetën edhe në GJND të drejtën e popullit të Kosovës për sovranitet e pavarësi.

Është obligim i yni që tani kur shteti ynë veç është njohur nga 69 vende dhe pas vendimit të GJND në Hagë, të angazhohemi në forcimin e unitetit të brendshëm, një shtet ku sundon rendi e ligji, ku të gjithë pa marrë parasysh përkatësinë etnike a fetare të jenë të barabartë, për zhvillim ekonomik me se Kosova do të bëhej vend ku mund edhe të jetohet e punohet me dinjitet.

*Me fat, e urime!*



# MYFTIU TËRNAVA KËRKON ANULIMIN E UDHËZIMIT ADMINISTRATIV 6/2010

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në një konferencë shtypi, më 30 qershor 2010, përmes një deklarate, ka shprehur qëndrimin e Bashkësisë Islame përkitazi me mohimin e së drejtës së nxënëseve për të bartur shaminë gjatë ndjekjes së mësimeve në shkollimin e rregullt në kuadër të sistemit publik të arsimit. Në këtë deklaratë, Myftiu ka kërkuar shfuqizimin e Udhëzimit Administrativ nr. 6/2010, ( neni 4 paragrafi 1.13) të nxjerrë nga Ministria e Arsimit, për të cilin Myftiu tha se është kundërkushtetues. "Në të kundërtën, - tha Myftiu, Bashkësia Islame së shpejti do t'i drejtohet Gjykatës Kushtetuese me kërkesën për shfuqizimin e këtij udhëzimi". Myftiu kërkoi anulimin edhe të Udhëzimit Administrativ 04/2008 (neni 4.1, pika VIII), të nxjerr nga Ministria e Administratës Publike, me të cilin rregullohet veshja dhe paraqitja e nëpunësve civilë, të cilin e quajti diskriminues. Myftiu Tërnava ka ripërsëritur edhe kërkesën për futjen e lëndës së edukatës fetare në sistemin publik të arsimit. Ndërsa, i pyetur nga gazetarët nëse Gjykata Kushtetuese nuk do të marrë vendim në favor të BIRK-së për çështjen e shamisë në shkolla, Myftiu Tërnava nuk mohoi mundësinë që lëndën ta dërgojë në Gjykatën e Strasburgut.

Në vazhdim po e japim të plotë deklaratën e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tënava:

# DEKLARATË

BIRK ka qenë dhe është e përkushtuar për respektimin e plotë të kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë në vend, në suaza të sistemit demokratik, që garanton respektimin e plotë të lirive dhe të drejtave të njeriut, përfshirë liritë dhe të drejtat fetare të qytetarëve të Republikës së Kosovës. Në pajtim me këtë, BIRK ka qenë në vazhdimësi e përkushtuar që, ekskluzivisht në mënyrë institucionale, të jetë përfaqësuese dhe mbrojtëse e interesave të shumicës absolute të qytetarëve të Kosovës të besimit islam. Duke pasur parasysh këto fakte, BIRK ka pritur me habi dhe indinjatë veprimin e Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë (MASHT) të Kosovës, që nxori Udhëzimin administrativ 6/2010, datë 11.05.2010 "Kodi i mirësjelljes dhe masat disiplinore për nxënës të shkollave të mesme të larta", me të cilin në nenin 4, paragrafi 1.13, shkelet në mënyrë të vrazhdë e drejta kushtetuese për shfaqjen publikisht të bindjeve ose besimit fetar, nëpërmjet formulimit se nxënësit i ndalohet "bartja e uniformës fetare". Në bazë të kësaj dispozite nënligjore, me formulim tejet të paqartë, që mund të interpretohet në shumë mënyra, janë përjashtuar disa nxënëse të besimit islam nga procesi mësimor, për shkak të bartjes së shamisë, e cila nuk është simbol e as uniformë fetare, por është normë islame. Si rrjedhojë e kësaj, është iniciuar procedura e nxjerrjes së Rregulloreve të veçanta me përmbajtje të njëjtë diskriminuese në disa asamble të komunave të Kosovës. Shkelje e ngjashme e të drejtave dhe lirive fetare është bërë edhe me nenin 4.1, pika (Vlll) të Udhëzimit administrativ 04/2008 të Ministrisë së Shërbimeve Publike (MSHP) - "Për veshjen dhe paraqitjen e nëpunësve civilë", datë 11.06.2008, me të cilin është kufizuar liria e manifestimit publik të bindjeve ose besimeve fetare në shërbimin civil të administratës publike të vendit.

BIRK konsideron se me këto akte nënligjore, MASHT dhe MSHP kanë shkelur në mënyrë të vrazhdë nenin 38, paragrafin 3 të Kushtetutës së Republikës së Kosovës, që thotë: "Askush nuk mund të detyrohet ose të ndalohet, në kundërshtim me ndërgjegjen e vet, që të marrë pjesë në praktikimin e fesë si dhe të bëjë publike bindjet ose besimin e tij/saj"; si dhe paragrafin 4 të të njëjtit nen, që thotë: "Liria e manifestimit të fesë, e besimit dhe e ndërgjegjes mund të kufizohet me ligj, nëse një gjë e tillë është e domosdoshme për mbrojtjen e sigurisë dhe rendit publik, të shëndetit, ose të të drejtave të personave të tjerë". Me aktet e sipërpërmendura nënligjore, MASHT dhe MSHP kanë shkelur dispozitat kushtetuese të vendit në dy raste: (1) duke ndaluar shfaqjen publikisht të bindjeve ose besimeve fetare të nxënëseve dhe nëpunëseve civile, në kundërshtim me nenin 38 paragrafi 3; si dhe duke e bërë këtë kufizim me akt nënligjor dhe jo me ligj, siç e parasheh neni 38, paragrafi 4 i Kushtetutës së vendit.

Arsyetimi i MASHT se bazë juridike për nxjerrjen e aktit të sipërpërmendur nënligjor është neni 8 i Kushtetutës së vendit, është i pabazë, sepse ky nen rregullon marrëdhënien e institucioneve shtetërore dhe të atyre fetare, ndërkaq nuk rregullon marrëdhënien e institucioneve shtetërore dhe qytetarëve, kur shtrohen çështje të lirive dhe të drejtave të tyre fetare, që rregullohen me nenin 38 të Kushtetutës.

Në pajtim me këtë, BIRK kërkon nga Kryeministri i vendit, respektivisht nga Ministri i arsimit, që në mënyrë urgjente të bëjë shfuqizimin e paragrafit 1.13 të nenit 4 të Udhëzimit administrativ 06/2010 të MASHT, dhe nenit 4.1 pika (Vlll) të Udhëzimit administrativ 04/2008 të MSHP-së. Në të kundërtën, BIRK paralajmëron nisjen e procedurës gjyqësore para Gjykatës Kushtetuese të Kosovës, si e vetmja mënyrë e mbetur për mbrojtjen institucionale të të drejtave kushtetuese të besimtarëve myslimanë. Në mënyrë që të shmanget kjo procedurë e panevojshme e realizimit të lirive dhe të drejtave fetare të garantuara me konventat ndërkombëtare për të drejtat e njeriut dhe Kushtetutën e vendit, BIRK apelon te Presidenti i vendit, institucioni i Avokatit të Popullit , si dhe në Këshillin për Mbrojtjen e Lirive dhe të Drejtave të Njeriut të Kosovës, - që të ushtrojnë kompetencat e tyre kushtetuese dhe ligjore në këtë drejtim.

Me këtë rast, BIRK rithekson kërkesën e vet për zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkollat fillore dhe të mesme të vendit, në pajtim me standardet evropiane, si nevojë urgjente me të cilën do të fuqizohej roli edukativ i sistemit publik shkollor në vend dhe në mesin e rinisë shkollore do të parandaloheshin dukuritë shqetësuese negative, siç janë përdorimi i substancave narkotike, dhuna në shkolla, vetëvrasjet, etj.. BIRK thekson se nëpërmjet zbatimit të lëndës së edukatës fetare në shkolla, do të parandaloheshin edhe format e ndryshme të ekstremizmit fetar si dhe do të fuqizohej kodeksi i vlerave të definuara fetare të popullit të Kosovës, që ka krijuar në shekuj tolerancën dhe bashkëpunimin e lakmueshëm ndërfetar si dhe integrimin optimal të vlerave të tij kombëtare dhe fetare.

BIRK mbështet kërkesat e ngjashme të të gjitha subjekteve politike dhe shoqërore të vendit dhe ato i konsideron si kontribut konkret për përparimin e proceseve demokratike në vend. Identiteti fetar islam i shumicës absolute të popullatës së Kosovës duhet konsideruar nga institucionet e vendit si pasuri e popullit të Kosovës dhe në asnjë mënyrë si pengesë në proceset e shtetndërtimit të vendit, për se, fatkeqësisht, ekzistojnë disa indikacione. BIRK do të vazhdojë të japë kontributin për fuqizimin e vlerave etike dhe morale të shoqërisë kosovare; thellimin e tolerancës ndërfetare në vend; shpejtimin e proceseve shtetndërtuese në vend si dhe njohjen ndërkombëtare të shtetit të Kosovës



# MYFTIU TËRNAVA LETËR KONFERENCËS ISLAMIKE DHE LIGËS ARABE

*Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, pas vendimit pozitiv të GJND-së për ligjshmërinë e pavarësisë së Kosovës, me qëllim të sensibilizimit të shteteve të Botës Islame që ende nuk e kanë njohur Kosovën, i ka dërguar letër Sekretarit të Përgjithshëm të Konferencës Islamike (OKI), dr. Ekmeludin Ihsanoglu dhe Sekretarit të Përgjithshëm të Ligës Arabe, Omer Musa.*

Në letrën e Myftiut Tërnava ndër të tjerat thuhet:

Data 22 korrik 2010, është një ditë historike për popullin e Kosovës, ku GJND-ja deklaroi në Hagë se shpallja e pavarësisë së Kosovës nuk ka shkelë të drejtën ndërkombëtare. Vendim i GJND nuk ka lënë më as një pretekst ose arsye për çdo vend tjetër në botë që të mos e njoh e pranoj Republikën e Kosovës - shtet sovran.

Unë, nga përgjegjësia ime morale dhe zyrtare, nga pozita e Myftiut të Republikës së Kosovës u bëj thirrje tek shkëlqesia Juaj, tek shtetet anëtare të Konferencës Islamike (OKI) dhe të Ligës Arabe, të cilat ende hezitojnë ta njohin Republikën e Kosovës, që sa më parë ta njohin Kosovën si shtet i pavarur e sovran. Marrëdhëniet vëllazërore e miqësore mes Kosovës dhe botës arabe diktojnë që të qëndrojnë së bashku në të gjitha rrethanat, ne e vlerësojmë lartë se qeveritë dhe popujt e botës arabe e islame nuk hezituan për të mbështetur popullin e Kosovës në rrethanat më të vështira duke ndihmuar dhe mbështetur popullit tonë në përvojën e tij të hidhur gjatë luftës së fundit. Për këtë populli i Kosovës është mirënjohës për të gjitha vendet dhe popujt që e mbështeten.

Kosova aktualisht ka nevojë për mbështetje të fuqishme politike në arenën ndërkombëtare, sidomos në kërkesën tonë që të bëhemi anëtare të OKB-së. Ne shpresojmë që ju të na mbështesni dhe të angazhoheni në kërkesat tona legjitime.

*Me respekt,*
*Myftiu, Mr. Naim Ternava"*

Letra e myftiut i është dërguar edhe televizionit "Al-Jazira".

# DELEGACIONI I BIK-SË NË MALAJZI

Nga data 21 deri më 30 qershor 2010 zyrtarët e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) – z.Ahmet Sadriu dhe Dr. Islam Hasani qëndruan në Malajzi për vizitë zyrtare. Qëllimi i kësaj vizite ishte që të arrihej një bashkëpunim në fusha të ndryshme, në fushën e ekonomisë, arsimit dhe në organizimin e Haxhit. Gjatë qëndrimit atje, ata patën takime të shumta, ndër të cilat veçohen: Takimi në institucionin JAKIM- Department of Islamic Development Malaysia. Me këtë institucion, i cili është në nivel qeveritar, është biseduar për bashkëpunim në themelimin e një institucioni të karakterit të njëjtë edhe në Kosovë. Si përfundim, ata dhanë sugjerimet e veta në lidhje me fillimin e punës së një institucioni të tillë edhe në Kosovë. Instituti në fjalë është i nivelit qeveritar dhe ka autorizim për të lëshuar certifikata, të cilat janë të besueshme, sepse prodhimet a shërbimet që mbajnë certifikatën me logon hallall, janë të ekzaminuara dhe në të vërtetë janë të lejuara bazuar në rregullat e Sheriatit. Takimi i radhës ishte në institutin HDC (Halal Industry Development Corporation), i cili merret me hulumtime dhe trajnime në industrinë e prodhimit dhe shërbimeve hallall.



**BIK ANËTAR I "HALAL FOUNDATION"**

Ky fondacion, krahas gjërave ushqimore, higjienike dhe kozmetike, kohën e fundit ka filluar t'u bëjë analizat edhe prodhimeve mjekësore. Me këtë institucion kemi arritur një marrëveshje bashkëpunimi që të ofrojë standardet, të cilat do të merren prej tyre pa paguar për të drejtën autoriale dhe të ofrojë trajnime në këtë fushë të rëndësishme. Takimet me HDC kanë vazhduar edhe pas takimit të parë, sepse pati shumë gjëra për të diskutuar dhe për formën e bashkëpunimit. Pas përkthimit dhe adaptimit të standardeve të marra prej tyre, pritet fillimi i bashkëpunimit me këtë institut. 'Halal Foundation' merret kryesisht me trajnime në lëmin e përgatitjes së shërbimeve dhe ushqimeve hallall. Përveç të tjerash, këta na ofruan që, pasi të themelojmë institutin për të cilin tashmë ka marrë një nismë Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës për bërjen e analizave të prodhimeve dhe certifikimin e tyre me certifikata Hallall, - të bëhemi anëtar i këtij rrjeti ndërkombëtar për t'i njohur certifikatat që do t'i lëshojmë, si legjitime dhe të pranuara në mbarë botën. Kjo do të mundësonte që prodhimet e Kosovës të eksportohen dhe të jenë të pranuara në vende të ndryshme si prodhime hallall.

**BIK DËRGON 25 STUDENTË NË MALAJZI**

Takimi në Tabung Haji, institucioni më i vjetër financiar Islam në Botë

Në këtë institucion është biseduar dhe diskutuar për mënyrën se si ky institucion kishte filluar veprimtarinë dhe ç'mund të përfitojë populli i Kosovës nga ky shembull i mirë. Ajo që vlen të përmendet nga ky institucion, është se, për të shkuar në Haxh, besimtarët fillojnë të kursejnë në mënyrë graduale që prej moshës fëmijërore dhe, kur të vijë koha për ta kryer Haxhin, ata nuk e ndiejnë barrën ekonomike për këtë ibadet. Pjesë e këtij institucioni janë - Departamenti i kursimeve, ai i investimeve dhe ai i Haxhit. Ky është një shembull shumë i mirë edhe për popullin e Kosovës.

**TAKIM ME PËRFAQËSUESIT E UNIVERSITETIT AL-BUKHARY INTERNATIONAL UNIVERSITY**

Ky universitet gjendet në qytetin Alor Setar në Kedah, rreth 500 km në veri të Kuala-Lumpurit. Qëllimi i këtij takimi ka qenë që të arrihet një marrëveshje me këtë universitet për t'u mundësuar studentëve nga Kosova vijimin e studimeve duke u siguruar ndonjë bursë për të mbuluar shpenzimet e studimit në atë vend. U arrit marrëveshja që ata të pranojnë 25 studentë nga Kosova me financim të plotë të studimeve, përfshirë gjithçka përveç shpenzimeve të udhëtimit nga Kosova në Malajzi.
*(I. Hasani)*





## 180 NXËNËS NË KURS INTENSIV

Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, xhamia qendrore në Shtime edhe këtë verë organizoi kursin veror nga 05.07 deri më 18.07.2010. Interesimi i nxënësve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, ishim të detyruar të kufizonim numrin e vijuesve, kështu që në këtë kurs mësimet i vijuan vetëm 180 nxënës Ky kurs u organizua në tri nivele,: për fillestarë, të mesëm si dhe i avancuar. Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht me nga tri orë mësimi, nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh, dhe Edukatë Islame. Në fund të kursit nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura, me çka dëshmuan sukses shumë të mirë, ku mbi 70% të vijuesve testin e kishin plotësuar mbi mesatare. Në fund të kursit u organizua një piknik-sheti në Prevallë. Falënderojmë donatorin "WAMY" duke e lutur Krijuesin e gjithëmëshirshëm që ta shpërblej me Xhennetin Firdevs.Ligjëruesit: Isa Tërshani, imam i xhamisë: fikh. (niveli i dytë dhe tretë), Emin Ademaj, imam në fsh.Zborc: Edukatë Islame. (niveli i dytë dhe tretë ), Hajredin Haxha, student në Jemen: Akide. (niveli i dytë dhe tretë ), Blerim Arifi, student në Jemen: Akaid. (niveli i parë), Arton Bajrami, student në Medinë: Edukatë Islame (niveli i parë), Ismet Hoxha : Fikh (niveli i parë). (I.Tërshani)

## VUSHTRRIA NDERON HOXHALLARËT

Për nder të Ditës së Çlirimit të Vushtrrisë, 17 Qershori në këtë qytet shënohet me manifestime dhe aktivitete të ndryshme. Këtë vit, kjo ditë disi ishte më madhështore, për faktin se KK-Vushtrri, në mesin e të përzgjedhurve për mirënjohje, me propozimin paraprak të disa dashamirësve të Islamit dhe KBI-së, nderoi edhe veteranin e Këshillit të Bashkësisë Islame në Vushtrri, M. Ferat ef. Gërgurin. Hoxha i nderuar shërbeu për disa dekada në detyra të ndryshme në BI, duke filluar nga imam në xhaminë "Gazi Ali Beg", pastaj në "Xhaminë e Madhe", arkëtar e më pastaj sekretar i KBI-së të Vushtrrisë, anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës etj.. KBI e Vushtrrisë mendon se kontributi i Hoxhës së nderuar meriton më shumë se një mirënjohje, megjithatë falënderon shumë Kuvendin komunal të Vushtrrisë për këtë nderim që na e ka bërë, dhe lutet që ky gjest i tyre shembullor të jetë model edhe për komunat e tjera, ngase shembuj të hoxhës sonë mund të gjesh anekënd Kosovës. *(S. Islami)*

## U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË RUBOVC TË MADH

Më datën 17.07.2010 në Rubovc të Madh u vu gurthemeli i xhamisë së këtij fshati . Në këtë gurthemel morri pjesë kryetari i KBI të Lipjanit Xhevdet ef. Bytyqi me stafin e tij, pastaj përfaqësues nga kuvendi komunal e shumë xhematlinjë tjerë. Me këtë rast kryetari i KBI te Lipjanin Xhevdet Bytyqi duke përshëndetur këtë tubim ka falenderuar KK për ndarjen e parcellës 20 ari për ndërtimin e Xhamisë, dhe ka falenderuar donatorët e kësaj xhamie. Ky tubim është përshëndetur edhe nga një përfaqësues i KK i cili në emër të Kryatarit Shukri Buja i përshëndeti të pranishmit dhe uroj për këtë iniciativë të mirë të qytetarëve. Fshati që numëron 70 shtëpi asnjëherë nuk ka pasur xhami dhe së shpejti do të kenë mundësin që t'i kryejënë obligimet fetare pasiqë këta xhemat deri më tani janë falur në xhamin e fshatit Babush. Kjo Xhami do t'i lidh tre fshatra, Rubovc i Madh, Rubovc i Vogël dhe Kojskë. Mjetet për ndërtimin e xhamisë janë grumbulluar nga disa mërgimtar të këtij fshati nga Kanadaja. *(B. Arifi)*

## PËRFUNDON KURSI I KUR'ANIT DHE TEXHVIDIT

Në kuadër të aktiviteteve të tij Departamenti i të Rinjve i BIK-së organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kur'anit dhe texhvidit. Ky aktivitet zgjati një muaj e gjysmë, nga 1 maj deri më 18 qershor 2010. Nga ky kurs u certifikuan gjithsej 10 veta, studentë, nxënës, punëtorë etj.. Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave dhe ai i rregullave të texhvidit. Të diplomuarit janë: N. Berisha, polic, A. Bujupi, student, V. Berisha, student, I. Bytyçi, pensionist, E. Pllana, punëtor, E. Gllasoviku, punëtor, F. Qufaj, student, L. Raçi, student, H. Maçastena, nxënës, K. Tahiri, nxënës.



### TRIBUNË PËR LEJLETUL MIRAXHIN

Me rastin e natës së madhe të Israsë dhe Miraxhit, Departamenti i të Rinjve i BIK-së (DRBIK) organizoi një tribunë për nder të kësaj nate. Tribuna u mbajt në ambientin e xhamisë së Arbërisë në Prishtinë. Të pranishmëve, në emër të (DRBIK) iu drejtua Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i këtij departamenti, me një fjalim rasti. Ai, ndër të tjera, tha: "Sot në këtë ditë të madhe ne myslimanët përkujtojmë një ngjarje madhore, e cila në Botën Islame shënoi një kthesë të madhe shpirtërore, një pastrim të madh shpirtëror, një bindje të thellë se Allahu i ndihmon të sinqertët". Më pastaj mbajti një ligjëratë Muharrem Tërrnava, profesor në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, i cili këtë temë e trajtoi në të gjitha dimensionet e saj në mënyrë të qartë dhe efektive, duke filluar



nga kuptimi i Israsë dhe Miraxhit, për të vazhduar për vlerat dhe rëndësinë e saj dhe, së fundmi, përfitimet dhe mësimet e nxjerra nga kjo ngjarje historike.*(F. Spahiu)*

### DUA HATMEJE NË RAHOVEC

Më 17 qershor, në xhaminë e çarshisë në Rahovec, 47 vijues të mësimbesimit tek imamët Shani ef. Sylka e Adnan Palqa, në një manifestim solemn, pas namazit të drekës, bënë Duanë e Hatmes. Në këtë solemnitet, përveç vijuesve të mësimbesimit, prindërve të nxënësve, imamëve nga Rahoveci e rrethina, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora. Myftiu Tërnava, në fjalën e tij, pasi ka përgëzuar nxënësit dhe imamët për rezultatet e arritura, tha: "Është kënaqësi e veçantë për mua sa herë që marr pjesë në tubime të ndryshme, mirëpo, kur marr rrugën për tubime çfarë është ky i sotmi, unë me kolegët e mi shpejtojmë për të qenë prezentë, ngase e dimë që do të jemi në një manifestim ku është mësuar e punuar në edukimin e brezit të ri me mësime hyjnore. Me punën e imamëve tuaj të vyeshëm, këta fëmijë që janë sot para nesh, kanë zbatuar Urdhrin e parë të Allahut xh. sh.- nxënien e diturisë, sepse, siç e dini, ajeti i parë që i zbriti Muhamedit a.s., ishte "Ikre..." (Lexo, studio, mëso me emër të Allahut!...). E këtë sukses këta fëmijë e arritën vetëm falë bashkëpunimit të mirë të prindërve me imamët". Myftiu më tutje tha: "Ne këtu, sot, pamë e dëgjuam bashkërisht se këta nxënës tashmë janë në gjendje të lexojnë Fjalën e Allahut-Kur'anin, të gjithëve na bëjnë të ndihemi mirë e krenarë, por në të njëjtën kohë na obligojnë të angazhohemi edhe më shumë që të punojmë me brezin e ri. Të nderuar të



pranishëm, kjo praktikë e mirë e hatmeve duhet ndjekur, ngase përmes tyre rinia jonë mëson parimet themelore të fesë. Edukimi është një ndër prioritetet e Bashkësisë Islame. Një shoqëri e edukuar është shoqëri e shëndoshë".Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i Këshillit të BI-së të Rahovecit, Shani ef. Sylka, i cili edhe një herë shprehu gatishmërinë e imamëve e mualimëve të Rahovecit që të jenë në shërbim të edukimit të brezit të ri. Shani efendiu falënderoi prindërit e nxënësve për bashkëpunim korrekt me imamët gjatë vijimit të kursit të mësimbesimit. Ai u bëri thirrje edhe prindërve të tjerë që t'i udhëzojnë fëmijët e tyre për të ndjekur mësimbesimin. Vijueset e mësimbesimit, përveçqë shfaqën një program me ilahi, kaside e recitale, para të pranishmëve kënduan pjesë nga Kur'ani, me se shënuan përfundimin e leximit të Kur'anit. Duanë e hatmes e bëri Shani ef. Sylka, ndërsa kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, u shpërndau certifikatat vijuesve të mësimbesimit. Nxënësit që kanë përfunduar hatmen:

**Vijuesit e mësimbesimit tek Shani ef. Sylka:**

1. Ajna Sheqajdin Durguti
2. Anesa Ibrahim Durguti
3. Arbesa Mifterem Haxhimeri
4. Argonita Nusret Durguti
5. Bahrudin Qamil Cena
6. Besar Luan Mullaliu
7. Enisa Mustafë Haxhijaha
8. Enis Sabajdin Durguti
9. Emrane Destan Pista
10. Ermin Muharem Durguti
11. Esma Shani Sylka
12. Esra Atim Pista
13. Hadisa Selajdin Shtavica
14. Hafsa Nusret Abazibra
15. Hajrullah Halil Hajrullaga
16. Hanëmshahe Sinan Haxhihamza
17. Haris Sebajdin Durguti
18. Haris Rexhep Kadiri
19. Hasib Bylbyl Haxhimeri
20. Ihsan Asaf Vuciterna
21. Jakub Bezad Shehu
22. Laureta Behlul Mullaliu
23. Lejla Qani Canziba
24. Merisa Sefer Sharku
25. Mevlide Ahmet Durguti
26. Muhamed Milaim Mullabazi
27. Ramadan Sokol Sokoli
28. Riad Nazim Durguti
29. Sabina Abdurrahman Durguti
30. Suada Qamil Dërmala
31. Subhadre Bajram Sylka
32. Sufjan Masar Durguti
33. Venera Shehab Hoxha

**Vijuesit e mësimbesimit tek Adnan ef. Palqa:**

1. Albulena Sinan Sharku
2. Allmira Jusuf Durguti
3. Anesa Jusuf Kollari
4. Bleton Imer Abazi
5. Elvis Selajdin Durguti
6. Halime Mustafë Durguti
7. Hana Jusuf Kollari
8. Kenan Sinan Haxhihamza
9. Lejla Veli Ejupi
10. Medina Hamëz Haxhihamza
11. Suhad Bajram Sylka
12. Suhejb Elhami Hoxha
13. Teuta Hilmi Lama
14. Zuhra Imer Abazi

*(R.Shkodra)*

### STAMBOLLI NIKOQIR I ASAMBLESË SË PËRGJITHSHME TË UNIONIT BOTËROR TË ULEMAVE MYSLIMANË

Asambleja e Përgjithshme e Unionit Botëror të Ulemave Myslimanë (UMAB) u mbajt në Stamboll. Kjo mbledhje do të organizohet me kontributin e Unionit të Organizatave Joqeveritare të Botës Islame (IDSB) dhe do të mbahet me praninë e mendimtarëve, ulemave dhe ekspertëve myslimanë nga mbarë bota, e do t'i zhvillojë punimet në hotel 'Xhevahir' të Stambollit. Pjesëmarrësit do të diskutojnë rreth çështjeve të ndryshme të Botës Islame, veçanërisht rreth çështjes së shtetrrethimit të Gazesë nga ana e regjimit sionist të Izraelit dhe sulmit të ushtrisë izraelite ndaj anijes humanitare për çblokimin e Gazesë. Disa ditë më parë, 30 ulema myslimanë, shumica prej të cilëve anëtarë të Unionit Botëror të Ulemave Myslimanë, me anë të publikimit të një deklarate, kanë shprehur përkrahjen e tyre ndaj veprimit të Turqisë, për të dërguar ndihma humanitare në Gaza dhe kanë kërkuar nga myslimanët e botës që, për të ofruar përkrahjen ndaj Turqisë, të blejnë prodhimet e këtij vendi. Regjimi sionist i Izraelit, për të luftuar politikat islamike të Turqisë dhe për të penguar përkrahjen e këtij vendi ndaj Palestinës, ka sanksionuar prodhimet e Turqisë.

### IHSANOGLU KËRKON SHQYRTIMIN E HALLEVE TË MYSLIMANËVE TË KINËS

Ekmeludin Ihsanoglu, Sekretar i përgjithshëm i OKI, ka kërkuar nga Qeveria e Kinës që, duke u kushtuar vëmendje më të madhe brengave të myslimanëve të Kinës në rajonin Ujgur, të shqyrtohen problemet kulturore të myslimanëve të atij rajoni. Ai këtë kërkesë të matur e ka bërë gjatë vizitës së tij në rajonin Sin Kijang, në prag të përvjetorit të trazirave nacionale vdekjeprurëse të pesë qershorit në këtë rajon. Ihsanoglu, para se të largohej nga Kina, sot në Pekin u tha gazetarëve: "Shpresojmë që zhvillimi kulturor të ecë gjithashtu krahas zhvillimit ekonomik". Gjatë vizitës shtatëditëshe në Kinë, ai dy ditë ia kushtoi vizitës në rajonin Sin Kijang, në veripërëndim të këtij vendi.





### EZ'HERI NJEH ZYRTARISHT MEDHHEBIN SHII

Ahmed El-Tajjib, shejhu El-Ez'her, refuzoi thirrjen e myftiut nga Arabia Saudite, në bazë të së cilës kërkohet të mos njihet zyrtarisht medhhebi shii – Dymbëdhjetë imamët, për se deklaroi: Ne zyrtarisht e njojim medhhebin shii. Ahmed Tajjib, shejhu El-Ez'her, lidhur me këtë, ka deklaruar: Kjo kërkesë nuk është e pranueshme dhe askush nuk e pranon këtë kërkesë, sepse pozicionimi i palëkundur i Ez'herit është për realizimin e bashkimit në mesin e myslimanëve. Ai shtoi: Gjatë 14 shekujve të jetës së fesë islame, shiizmi dhe sunizmi kanë qenë dy krahët e Islamit dhe gjatë kësaj periudhe këta nuk kanë luftuar asnjëherë ndërmjet tyre, ndërsa ajo që po ndodh sot, është dobësimi i myslimanëve me anë të armës së quajtur ''lufta ndërmjet medhhebeve''. Ahmed Tajjib ka theksuar: Afrimi ndërmjet medhhebeve islame është prej prioriteteve më të rëndësishme të Ez'herit, kurse mospajtimet ndërmjet shiinjve dhe suninjve janë çështje sekondare dhe të një rëndësie më të vogël, sepse të dyja këto kanë të përbashkëta parimet kryesore fetare dhe çështjet e padiskutueshme të fesë islame. Shejhu El-Ez'her ka rikujtuar: Ez'heri ecën në rrugën e afrimit në mes shiinjve dhe suninjve, të cilën gjë e kishin theksuar i ndieri Mahmud Sheltut, ish-shejhu i Ez'herit, dhe Tekiudin Kumij, autoritet i lartë shiit, në kohën kur është themeluar ''Shtëpia për afrim në mes medhhebeve islame''. Ahmed bin Sa'ad bin Hamdan El-Hamdan El-Gamidi, njëri nga myftinjtë të Arabisë Saudite, ka kritikuar njohjen zyrtare të medhhebit shii dhe vënien e tij në pozitën e medhhebeve tjera islame në Ez'her. Ai, me anë të një mesazhi me titull ''Një thirrje për ulematë e Ez'herit'', ka theksuar: Shiinjtë Dymbëdhjetë imamët, përveç Kur'anit dhe Synetit të Muhamedit a.s., për të vërtetuar bindjet e tyre, përdorin edhe 12 burime të tjera, dhe kjo çështje është në kundërshtim me vlerat dhe bazat e fesë islame.

### PËRPJEKJE TË MYSLIMANËVE TË BRITANISË SË MADHE PËR TË LUFTUAR IMAZHIN JO TË VËRTETË TË ISLAMIT

Myslimanët e Britanisë së Madhe, në bashkëpunim me Fondacionin Zbulimi i Islamit (EIF), duke vendosur reklama nëpër vende dhe mjete të transportit publik si dhe mbi automjete të taksive, kanë filluar një përpjekje të gjerë për të krijuar një fushë të përshtatshme për njohjen e Islamit e parimeve islame dhe për të luftuar imazhin jo të vërtetë dhe mendimet e gabuara rreth Islamit. Qëllimi i organizimit të kësaj lëvizjeje, e cila quhet ''Inspirim prej Muhamedi a.s.,'' është dallimi dhe vënia në pah e rolit pozitiv të myslimanëve të Britanisë së Madhe në shoqëri, sidomos në tri sfera: të drejtat e grave, drejtësia shoqërore dhe ruajtja e ambientit. Kjo lëvizje e zgjeruar ka dalë si rezultat i një anketimi të bërë anë e mbanë Anglisë në muajin e kaluar me temën ''Islami nga pikëpamja e qytetarëve të Britanisë së Madhe''. Në bazë të këtij anketimi,




është treguar se niveli i keqinterpretimeve dhe keqkuptimeve në mesin e qytetarëve të këtij vendi është mjaft i lartë. Remuna Ali, drejtoreshë ekzekutive e Fondacionit Zbulimi i Islamit, lidhur me këtë, ka thënë: Myslimanët e Britanisë së Madhe përballen në mënyrë të vazhueshme dhe procesuale me keqinterpretime dhe keqkuptime e akuza që u drejtohen atyre në mënyrë të padrejtë, të cilat paraqiten në medie. Ne shpresojmë që, me shtimin e aktiviteteve më të mëdha të myslimanëve me qëllim të rritjes së vetëdijesimit, do të përmirësohet vizioni i qytetarëve rreth fesë islame.

### ITALIA EKSPOZON EMBLEMËN ''HALLALL''

Me qëllim të rritjes së prodhimeve ushqimore hallall sipas rregullave dhe dispozitave të Sheriatit islam, Italia ekspozon emblemën tregtare ''Hallall''. Kjo ceremoni u mbajt në selinë e Ministrisë së Punëve të Jashtme të Italisë, ku ishin të pranishëm Franko Fratini, Ministër i punëve të jashtme i këtij vendi, Ministri i shëndetësisë, Ministri i bujqësisë dhe zëvendësministri për zhvillim i Italisë, si dhe ambasadorët e shteteve anëtare të Organizatës së Konferencës Islamike, në Itali. Ky projekt i Odës Ekonomike-tregtare të provincës së Milanos, e cila ka shpikur një aparat që regjistron emblemën e cilësisë tregtare ''Hallall'' mbi prodhimet ushqimore, prodhimet për zbukurim dhe prodhimet farmaceutike, të cilat janë prodhuar në përputhshmëri me rregullat dhe dispozitat e Sheriatit islam. Ministri i jashtëm i Italisë ka konsideruar se qëllimi i projektimit të emblemës tregtare ''Hallall'' është ofrimi i prodhimeve dhe mallrave të përshtatshme me vendet islame dhe për të respektuar dispozitat e Kur'anit fisnik dhe të fesë islame në shoqërinë e Italisë. Gjithashtu është vendosur që secila kompani prodhuese e prodhimeve të ndryshme ushqimore, higjienike, farmaceutike dhe të tjera, pas prodhimit të prodhimeve hallall, t'i referohet ''Komisionit Special të Emblemës Hallall''.

### UNIVERSITETI ASTON SHQYRTON POZITËN E FESË NË EUROPË DHE AMERIKË

Më datat 12 e 13 nëntor në universitetin Aston të qytetit Birmengam të Anglisë, do të diskutohet pozita e fesë në shtetet anëtare të BE-së dhe në ShBA. Kjo konferencë organizohet me kontributin e zyrtarëve të universitetit Aston dhe zhvillohet në Qendrën e Konferencave të Institutit Tregtar të këtij universiteti. Historia e marrëdhënieve në mes komuniteteve fetare dhe organizatave europiane, vlerat fetare në politikën e shteteve europiane dhe të Amerikës, pozita e fesë në BE dhe OKB, politika dhe ligji në shtetet europiane dhe Amerikë, - janë tema rreth të cilave do të diskutohet në këtë konferencë. Gris Dejvi, profesor në pension i sociologjisë në universitetin Ekster, Kont Valid, profesor i shkencave politike në Universitetin e Floridës, Lora Olsen, profesore e shkencave politike në univerzitetin Klemeson të Kalifornisë Jugore, Xheferi Hins, profesore e shkencave politike në univerzitetin London Metropoliten, Maikël Saten, profesor i politikës dhe historisë së qytetërimit në universitetin Aston, - do të ligjërojnë në këtë konferencë.

### ZELANDA E RE ORGANIZON JAVËN PËR T'U NJOHUR ME ISLAMIN

Ky program organizohet me qëllim të rritjes së njohurive për Islami dhe zhvillohet me moton ''Përhapja e shikimit pozitiv për të pasur një shoqëri të shëndoshë''. Gjatë javës do të zhvillohen programe, si vizita e xhamive të Zelandës së Re, organizimi i një tryeze dhe zhvillimi i dialogut e bisedave të ndryshme, shfaqja e filmave me tematikë islame, organizimi i një ceremonie me ligjërata dhe klasa arsimore-praktike për prezantimin e dimensioneve të ndryshme të jetës së myslimanëve, posaçërisht në fushën e aktiviteteve të femrave, fushën e ligjeve, paqes, mënyrës së të jetuarit etj. Ky program organizohet me kontributin e Qendrës Islamike të Velingtonit e në bashkëpunim me myslimanët e rajonit dhe ka për qëllim prezantimin e bindjeve, vlerave dhe parimeve islame si dhe zhdukjen e imagjinimeve dhe mendimeve jo të vërteta rreth fesë islame, duke prezantuar një imazh të vërtetë të fesë islame.

*(Mr. R. Suma)*

